# *NDEJAT E MUAJIT RAMAZAN*

Bazuar mbi librin "*Mexhalis shehr Ramadan*"
të shejkh Uthejmin rahimehullah

**Ligjëroi: Hoxhë Lulzim Perçuku**

Ndeja (mexhlisi) e parë:[1]

# Vlera e muajit Ramazan

Na ka ardhur një muaj fisnik, i ndershëm, një sezonë madhështore, në të cilën Allahu i shton shpërblimet për njerëzit, shton dhuratat ndaj tyre, hap rrugët e mirësisë për çdo kënd që e synon të mirën. Ramazani është muaj i mirësive, i bereqetit e bekimeve. Është muaj në të cilin Allahu jep dhe dhuron shpërblime e dhurata të shumta. Ai thotë:

**"Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues** (i së mirës nga e keqja)**."** Bekare 185.

[1]Do të sjellim disa mësime (me radhë) të cilat i ka mbajtur shejkh Uthejmin rahimehullah për muajin Ramazan, për çdo ditë (si ligjërata), që pastaj janë transkriptuar në arabisht dhe janë botuar. Shejkhu tregon në parathënie se shumë prej këtyre ligjëratave i ka marrë nga libri "Kurratul-ujun el-mubsirah bitelhis kitab et-tedhkirah", duke bërë përmirësime aty ku e ka parë të nevojshme, si dhe duke shtuar disa dispozita dhe rregulla për shkak të nevojës së madhe që kanë njerëzit për to. Libri i shejkhut quhet "*Ndejat e muajit Ramazan - مجالس شهر رمضان*". Mësimet i ka titulluar "Ndeja (mexhlisi) e parë, ndeja e dytë" e me radhë. Këto mësime i ka ligjëruar hoxhë Lulzim Perçuku, në Qendrën Udhëzimi, në Prishtinë, dhe me ndihmën e Allahut, lexuesit i afrohen të transkriptuara në këtë libër me titull "Ndejat e muajit Ramazan" vetëm mësimet që kanë për tematikë Ramazanin. Allahu i shpërbleftë me të mirat e Tij për këtë dhe bëftë dobi nga këto mësime! Sh.t.

Ky muaj është i rrethuar me mëshirë, ai është i përfshirë me mëshirën dhe faljen e Allahut si dhe me lirim prej zjarrit të xhehenemit.

Hadithet që kanë ardhur për vlerën e këtij muaji janë të shumta dhe të njohur. Etheret dhe hadithet që flasin rreth këtij muaji janë mutewatir[2]. Prej tyre është hadithi i Ebu Hurejres radijAllahu anhu i cili tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Kur vjen muaji Ramazan hapen dyert e xhenetit, mbyllen dyert e zjarrit të xhehenemit dhe prangosen shejtanët."*** Buhariu dhe të tjerët.

Allahu në këtë muaj i hap dyert e xhenetit për shkak të veprave të shumta të cilat i veprojnë besimtarët në këtë muaj, në mënyrë që t'i nxisë e inkurajojë në shtimin e atyre veprave. I mbyll dyert e xhehenemit për shkak të mëkateve të pakta të cilat i veprojnë ata në këtë muaj. Po ashtu, i lidh dhe i prangos shejtanët, andaj nuk kanë mundësi të veprojnë ashtu siç kanë vepruar në muajt e tjerë.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Umetit tim i janë dhënë pesë veçori në muajin Ramazan, të cilat nuk i janë dhënë asnjë umeti më përpara: aroma e***

---

[2]Mutewatir është hadithi që e transmetojnë një grup njerëzish, të cilët është e pamundur të pajtohen dhe të merren vesh për ta trilluar, duke e përcjellë prej një grupi të ngjashëm me ta, si bazë e lajmit që ata e përcjellin janë shqisat.

***keqe e gojës së agjëruesit është më e mirë tek Allahu sesa aroma e miskut (parfumit), engjëjt kërkojnë falje për besimtarët (gjatë ditës) derisa të bëjnë iftar, Allahu çdo ditë e zbukuron xhenetin e Tij dhe i thotë: "Ka ardhur koha që Robërit e mi të devotshëm, punëmirë, të lirohen prej lodhjes dhe vështirësive të dunjasë dhe të vijnë tek ti", prangosen shejtanët e këqij (renegatë) dhe nuk kanë mundësi të veprojnë në këtë muaj siç kanë vepruar në muajt e tjerë dhe Allahu ua fal atyre*** (besimtarëve të këtij umeti) ***mëkatet në natën e fundit të Ramazanit."*** *I kanë thënë: "O i Dërguar i Allahut, a është kjo nata e Kadrit?" Ka thënë*: ***"Jo, porse punëtorit i jepet shpërblimi në fund*** (pasi e kryen punën).**"**[3] Edhe argatit i jepet shpërblimi pasi e kryen punën, thotë se kështu dhe Allahu i shpërblen besimtarët. Këto janë pesë veçori të cilat Allahu i ka përgatitur për besimtarët e këtij umeti, me të cilat i ka veçuar ata në mesin e të gjitha umeteve. Me to i ka begatuar, në mënyrë që të plotësojë mirësinë e Tij ndaj tyre. Allahu thotë:

**"Ju jeni populli më i mirë i dalë për njerëzimin: (sepse) ju urdhëroni që të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun."** Ali Imran 110.

---

[3] Ky hadith është i dobët, mirëpo për disa pjesë të tij ka hadithe të tjera të sakta të cilat e vërtetojnë atë.

Pesë cilësitë me të cilat është veçuar ky umet nga umetet e tjera:

***Cilësia e parë:*** Aroma (خلوف) e gojës së agjëruesit. Në gjuhën arabe "خلوف" ka dy lexime: *khaluuf* ose *khuluuf*, që është aroma e keqe që del prej gojës së agjëruesit kur lukthi i tij është i zbrazur. Shumë prej njerëzve nuk e duan këtë aromë, e urrejnë. Porse, tek Allahu, kjo aromë që del nga goja e agjëruesit, është shumë e dashur, madje siç thuhet në hadith është më e mirë sesa aroma e miskut (parfumit). Kjo ngase ajo ka ardhur si rezultat i një adhurimi të kryer për Allahun dhe bindjes që ka treguar ndaj Tij (duke agjëruar Ramazanin). Andaj, çdo gjë që burimin e ka në adhurimin e bindjen në Allahun, Ai e do atë, ndonëse te njeriu është gjë e keqe apo e urryer, si dhe atë (që burimin e ka tek adhurimi e bindja ndaj Tij) ia zëvendëson besimtarit me diçka më të bukur, me më të mirë e më të vlefshme.

***Cilësia e dytë:*** Engjëjt kërkojnë falje për besimtarët (gjatë ditës) derisa të bëjnë iftar. Siç e dimë, engjëjt janë robër të nderuar të Allahut. Ai i ka nderuar në mesin e krijesave të tjera. Ata nuk krijojnë (tregojnë) mosbindje ndaj Allahut asnjëherë. Çdo gjë me të cilën i urdhëron, ata e veprojnë menjëherë. Nuk bëjnë mëkat ndaj Allahut. Krijesat e tilla meritojnë më shumë që Allahu t'u përgjigjet lutjeve të tyre kur ata luten për besimtarët agjërues, ngase Allahu ka lejuar që ata të kërkojnë falje për ta. Pse ka lejuar? Për ta ngritur lartë çështjen e këtyre besimtarëve (agjërues të

këtij umeti) në mesin e të gjitha umeteve të tjera, Allahu i lavdëron ata dhe e ngrit lartë çështjen e tyre, Ai po tregon se sa i vlefshëm është agjërimi i tyre, saqë u jep leje engjëjve të kërkojnë falje për ta derisa të bëjnë iftar. *Istigfari* është kërkimi i faljes, i magfiretit. *Magfireti* është mbulimi i mëkateve prej Allahut në këtë dunja dhe në ahiret e pastaj falja e tyre; në këtë dunja duke mos t'i përhapur në mesin e njerëzve, duke mos e ditur askush se i ke vepruar, e pastaj falja e tyre, dhe ky është synimi më i lartë që duhet ta ketë besimtari. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Çdo bir i Ademit (njeriu) është mëkatar (gabimtar)."***

Njerëzit veprojnë shumë mëkate duke e ngarkuar shpirtin e tyre me to. Çdo njeri është nevojtar që Allahu t'ia falë mëkatet.

***Cilësia e tretë:*** Allahu çdo ditë e zbukuron xhenetin e Tij dhe i thotë: ***"Ka ardhur koha që Robërit e mi të devotshëm, punë mirë, të lirohen prej lodhjes dhe vështirësive të dunjasë dhe të vijnë tek ti".***

Vdekja, për çdokënd është shumë afër, siç thonë dijetarët: "*Çdo gjë që vjen është afër.*" Pra, përderisa vdekja na afrohet për çdo ditë, atëherë ajo është afër, një ditë do të na arrijë. Dhe, Allahu thotë se është afër kur ata do të vdesin, të ringjallen dhe të vendosen në xhenet, duke shpëtuar prej lodhjes e vështirësive të dunjasë. Allahu e zbukuron xhenetin për çdo ditë të Ramazanit, për robërit e

tij të devotshëm. Allahu përmes kësaj do të na inkurajojë dhe nxisë që të veprojmë sa më shumë vepra të mira, në mënyrë që ato të jenë lehtësim për neve, duke na u lehtësuar vështirësitë e lodhja e dunjasë, që ne të jemi më aktiv e më të vendosur për të kryer sa më shumë punë të mira në këtë muaj. Përmes këtyre veprave arrihet lumturia në këtë botë dhe në tjetrën, arrihet hyrja në xhenet, të cilin Allahu e quan "Shtëpia e paqes, Shtëpia e nderimit", me të i nderon robërit e Tij.

***Cilësia e katërt:*** Prangosen shejtanët e këqij (renegatë) dhe nuk kanë mundësi të veprojnë në këtë muaj siç kanë vepruar në muajt e tjerë, kundër robërve të mirë të Allahut duke i humbur apo dekurajuar prej punëve të mira. Kjo është një ndihmë për neve si ummet, të cilën na jep Allahu. Allahu i lidh me zinxhir dhe pranga shejtanët, armiqtë tanë, për të cilët thotë Allahu: "...**djalli i thërret ata në dënimin e Zjarrit**!" Lukman 21. Allahu na ndihmon (në këtë muaj) duke penguar shejtanët që të mos arrijnë të kenë të njëjtën luftë ndaj nesh sikur që kanë në muajt e tjerë. Për këtë shohim se ata të cilët mundohen të kapen pas fesë, praktikuesit e fesë, njerëzit e devotshëm, në këtë muaj, kanë më shumë ambicie për të vepruar punë të mira, po ashtu largohen nga të këqijat më shumë sesa në muajt e tjerë. Kjo është rezultat i asaj që na ka njoftuar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në këto hadithe, që është lidhja e prangosja e shejtanëve duke mos i lënë të kenë efekt tek ne sikur që kanë në muajt e tjerë.

***Cilësia e pestë:*** Allahu ua fal atyre (umetit të Muhamedit salAllahu alejhi ue selem) mëkatet në natën e fundit të Ramazanit. Kjo është nëse ata kanë vepruar në këtë muaj ashtu siç duhet, duke agjëruar ashtu siç kërkon Allahu dhe duke fal namaz nate ashtu siç ka ardhur në sunetin profetik. Atëherë Allahu në fund të muajit, do t'ua plotësojë shpërblimin duke i falur, ashtu siç qëndron në hadith: ***"...punëtorit i jepet shpërblimi në fund*** (pasi e kryen punën)".

Duhet ta dimë se Allahu na ka begatuar e bekuar me vepra të mira në tri aspekte:

1. Me ligjësimin e tyre. Allahu na ka ligjësuar vepra të mira përmes të cilave arrijmë shpërblim, falje të mëkateve dhe ngritje në shkallë të xhenetit. Sikur të mos na kishte ligjësuar ato, ne nuk do të dinim se si ta adhuronim Allahun, ngase nuk ka mundësi që adhurimi të merret nga mendja e ndokujt apo nga ligjet e tjera. Adhurimet merren vetëm prej ligjeve të shpallura prej Tij. Për këtë, Allahu i refuzon ata të cilët e adhurojnë Atë me vepra të cilat Ai nuk i ka ligjësuar. I kundërshton ashpër dhe këtë vepër të tyre e llogarit se është vepër e shirkut. Ai thotë:

"**A kanë ata idhuj, të cilët u kanë caktuar një fe që nuk e ka lejuar Allahu**?!" Shura 21.

Çdo vepër që nuk ka bazë në Kuran apo në sunet, në ligjet e Allahut, Allahu e llogarit atë si lloj të shirkut, ngaqë

dikush tjetër që e ka ligjësuar atë fe po bëhet i barabartë me Allahun. Ky është një rrezik i madh. Andaj Allahu thotë:

**“Sikur të mos kishte qenë Fjala e vendimit të mëparshëm, ata do të ishin gjykuar menjëherë. Për keqbërësit është përgatitur një dënim i dhembshëm.”** Shura 21.

2. Me dhënien e mundësisë, suksesit dhe inspirimit për t’i kryer ato. Kjo ndërkohë që shumica e njerëzve i braktisin ato (veprat e mira), nuk i veprojnë. Andaj, kjo është mirësi e plotë, e pastër, prej Allahut. Ne nuk kemi asnjë meritë në këtë. Kjo gjë është sukses direkt i ardhur prej Allahut. Sikur mos të ishte ndihma dhe suksesi prej Allahut ndaj nesh në kryerjen e veprave të mira, ne nuk do të mund t’i vepronim (sikur pjesa tjetër e njerëzve). Andaj, duhet ditur se e gjithë mirësia e begatia i takon vetëm Allahut. Allahu thotë:

   **“Ata e quajnë si favor për ty që kanë pranuar Islamin. Thuaju: “Mos e quani si favor për mua se keni pranuar Islamin; përkundrazi, Allahu ju ka dhuruar mirësi dhe ju ka udhëzuar në besim, nëse ajo që thoni është e vërtetë!”** Huxhurat 17.

3. Me shpërblimin prej Tij për kryerjen e tyre. Kjo tregon se sa i Mëshirshëm është Allahu me robërit e Tij, e sidomos me këtë ummet. Ai për një vepër të mirë shpërblen dhjetëfish, deri në shtatëqind fish, e më shumë, aq sa dëshiron Ai, ngase mirësia e Tij është e madhe. Ai na ka ligjësuar veprat e mira, na ka mundësuar t’i kryejmë dhe na shpërblen e fal për to. Andaj, Lavdi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve.

Duhet ditur se arritja e muajit Ramazan, duke e kaluar siç kërkon Ai, me kthim prej mëkatit në bindje ndaj Tij, prej shkujdesjes në përmendjen e Tij, prej largësisë në raport me Allahun në afrim tek Ai me pendim, kjo është një Mirësi e dhunti e madhe prej Tij.

Ndeja e dytë:

# Vlera e agjërimit

Agjërimi është prej adhurimeve më të vlefshme dhe prej bindjeve më madhore me të cilat e adhurojmë Allahun dhe i bindemi Atij. Për vlerën e agjërimit janë transmetuar hadithe të cilat muslimanët ia kanë përcjellë njëri-tjetrit nëpër kohë dhe vende.

Prej vlerave të muajit Ramazan përmendim:

- *Allahu e ka bërë obligim (farz) atë për të gjitha umetet*. Këtë Allahu e përmend në Kuran:

**"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat (që të jeni të devotshëm)."** Bekare 183.

Sikur agjërimi mos të ishte adhurim me pozitë madhështore tek Allahu, duke qenë të panevojshëm njerëzit për ta adhuruar Atë me të (përmes tij) apo të panevojshëm për shpërblimin që vjen si rezultat i kryerjes së tij, atëherë Allahu nuk do të na kishte bërë obligim neve atë dhe umeteve para nesh. Porse, vetë fakti që Allahu ua ka bërë obligim të gjitha umeteve, tregon se sa adhurim i madh është ai.

- *Allahu e ka bërë shkak për faljen dhe shlyerjen e mëkateve tona.* Përcillet nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Ai që e agjëron muajin Ramazan me besim dhe shpresë, do t'i falen mëkatet e kaluara."*** Buhariu dhe Muslimi.

Qëllimi "***me besim***" është: me besim në Allahun duke qenë i kënaqur plotësisht me obligueshmërinë e tij prej Tij. Qëllimi "***me shpresë***" është: me shpresë në shpërblimin e Allahut duke e kërkuar atë (sevapin) prej Tij (për kryerjen e agjërimit). Njeriut nuk i lejohet ta urrejë këtë obligim nëse do që t'i falen mëkatet. Nëse e urren atë, nuk i falen mëkatet, madje vihet në pyetje edhe besimi i tij. Njeriu duhet ta agjërojë Ramazanin me besim e shpresë (siç sqaruam), e jo duke e urryer obligueshmërinë e agjërimit dhe duke pasur mëdyshje në shpërblimin e Tij. Atij që e bën këtë, nuk ia fal Allahu mëkatet e kaluara. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Pesë kohët e namazit, xhumaja deri në xhuma..."***, në një transmetim thotë: ***"...dhe Ramazani deri në Ramazanin tjetër"***, ***"...janë shlyerës të mëkateve të bëra mes tyre, nëse njeriu u largohet mëkateve të mëdha."*** Muslimi.

Kur njeriu i kryen këto adhurime, i shlyhen mëkatet e vogla, porse me kusht që të mos bie në mëkate të mëdha.[4]

*- Allahu e shpërblen pa masë agjëruesin, nuk e ka kufizuar me numër të caktuar shpërblimin për të.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

---

[4] Ndërsa mëkatet e mëdha, siç përmendin dijetarët, shlyhen vetëm me pendim të sinqertë.

"***Allahu ka thënë:* “Çdo vepër e birit të Ademit është për të, përveç agjërimit, ngase ai është (e bën sinqerisht) për Mua dhe Unë shpërblej për të.” *Agjërimi është mburojë. Kur dikush nga ju është agjërueshëm, të mos flasë fjalë të ulëta e as të bërtasë. Nëse dikush e ofendon apo e godet, le të thotë: “Unë jam agjërueshëm!” Pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti i Muhamedit, era e keqe e gojës së agjëruesit është më e mirë tek Allahu sesa era e miskut. Agjëruesi ka dy gëzime: kur bën iftar gëzohet për çeljen e agjërimit të tij dhe kur ta takojë Zotin e tij gëzohet për agjërimin që ka bërë.***" Buhariu dhe Muslimi.

Po ashtu thotë:

"***Çdo vepër e birit të Ademit është për të. Çdo vepër e mirë shumëfishohet dhjetëfish deri në shtatëqindfish. Allahu ka thënë:* “Përveç agjërimit, ai është për Mua dhe Unë shpërblej për Të, ngase agjëruesi e lë epshin dhe ushqimin për hir Timin.”**" Muslimi.

Ky hadith madhështor na tregon për vlerën e agjërimit nga disa aspekte:

1. ***Allahu e veçon agjërimin në mesin e të gjitha adhurimeve (veprave) të tjera dhe ia atribuon Vetes.*** Kjo tregon për pozitën e lartë të agjërimit tek Allahu. Allahu e do shumë agjërimin, Ai do kur njeriu agjëron, ngase kur ai agjëron e shfaq përkushtimin e sinqertë për Allahun. Agjërimi është sekreti mes njeriut dhe Zotit të tij. Askush nuk mund ta dijë

atë. Si kjo? Ndodhë që agjëruesi të jetë në një vend të fshehtë, larg syve të njerëzve, nuk e sheh askush, duke qenë mundësia të hajë e pijë diçka, porse nuk e bën këtë gjë për hir të Allahut, ngase e di se Ai e sheh edhe kur ai është në vetmi, si dhe e di se Allahu ia ka ndaluar konsumimin e tyre, andaj i braktisë ato për hir të Tij, me frikë prej Dënimit të Tij dhe me shpresë në shpërblimin e Tij. Për shkak të këtij sinqeriteti të tij, Allahu e shpërblen aq sa dëshiron Ai (pa kufizim). Për këtë, Allahu e veçoi agjërimin në mesin e adhurimeve të tjera dhe ia atribuoi Vetes, tha: "فإنه لي - ***ngase ai është (e bën sinqerisht) për Mua***", ngase këtu njeriu e shfaq tamam sinqeritetin për Allahun (duke qenë larg syve të njerëzve). Andaj në fund të hadithit gjejmë Fjalët e Allahut: **"ngase agjëruesi e lë epshin dhe ushqimin për hir Timin."**

Dobia e këtij veçimi të agjërimit prej adhurimeve të tjera shfaqet në Ditën e Gjykimit. Sufjan ibn Ujejne rahimehullah ka thënë: *"Në Ditën e Gjykimit Allahu e merr në llogari robin e Tij. Padrejtësitë që ai ua ka bërë të tjerëve*[5] *ia shlyen duke marrë prej veprave të tij të mira (shpërblimet) dhe ua jep të tjerëve"*, siç dhe ka ardhur edhe në hadithe të tjera që e sqarojnë këtë, vazhdon të thotë: *"...derisa harxhohen të gjitha veprat e mira të tij dhe mbetet vetëm agjërimi, mirëpo këtu Allahu ia merr përsipër dhe ia fal ato (padrejtësitë e tjera që ka bërë dhe e shpërblen të dëmtuarin nga mirësitë e*

[5] Si: përgojim, bartje të fjalëve, shpifje, marrje të pasurisë padrejtësisht, goditje etj.

*Tij). Dhe për hir të agjërimit që ka bërë, e fut në xhenet.”* Pra, nuk ia merr agjërimin (si kompensim) për t’ia larë mëkatet e padrejtësitë që ka bërë ndaj të tjerëve. Ky është komentimi nga Sufjan ibn Ujejne për këtë hadith, e të cilin e përkrahë shejkh Uthejmin rahimehullah.

2. ***Allahu shpërblimin e agjërimit ia atribuon Vetes së Tij,*** thotë: “**Unë shpërblej për të”.** Çdo vepër të mirë Allahu e shpërblen me një numër të caktuar shpërblimesh, dhjetëfish deri në shtatëqind fish dhe më shumë, në numër të caktuar, aq sa do Ai. Mirëpo, shpërblimin e agjërimit Allahu ia atribuon Vetes së Tij pa marrë parasysh një numër të caktuar. Çfarë mendon për shpërblimin e Fisnikut, më Bujarit (Allahut), të cilin ia atribuon Vetes së Tij duke thënë: “**Unë shpërblej për të”?!** Patjetër se Ai shpërblen pa masë, siç ka ardhur në hadith. Vlera e një gjëje që dhurohet, është në varësi të atij që e dhuron atë. Përderisa shpërblimin e agjërimit e jep Allahu, pa dyshim se ai është shpërblim i madh, pa masë. Në agjërim mblidhen tri llojet e durimit:

   1. *Durimi ndaj urdhrave të Allahut*, agjërimi është urdhër prej Tij dhe ne agjërojmë,

   2. *Durimi ndaj ndalesave të Allahut*, agjërimi ka ndalesa (për qëllim janë mëkatet) që e mangësojnë shpërblimin e agjërimit (nëse veprohen),

3. *Durimi ndaj caktimit të Allahut*, gjatë agjërimit agjëruesi ka etje, uri, dobësi të trupit etj. Tek agjëruesi arrihet shpërblimi që Allahu e ka premtuar për durimtarët, ngase agjërimi përmbledh të tri llojet e durimit. Allahu thotë**:**

**"Vetëm ata që janë të durueshëm, do të shpërblehen pa masë."** Zumer 10.

Dhe Allahu është më Bujari, më Fisniku, shpërblen shumë.

3. ***Agjërimi është mburojë. "xhunneh** -جُنَّة*, nënkupton: mburojë, pengesë, me të cilën ruhesh prej të këqijave, dhe në këtë rast, agjërimi e ruan njeriun dhe e mbron atë prej mëkateve, fjalëve të kota, të ulëta, prej kotësive në përgjithësi, duke mos rënë në to. Andaj në hadith erdhi: ***"Kur dikush nga ju është agjërueshëm, të mos flasë fjalë të ulëta e as të bërtasë."*** Gjithashtu agjërimi është mburojë nga zjarri i xhehenemit. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Agjërimi është mburojë me të cilën njeriu ruhet dhe mbrohet prej zjarrit të xhehenemit (në Ditën e Gjykimit)."*** Buhariu dhe të tjerë.

4. ***Aroma e keqe e gojës së agjëruesit është më e dashur tek Allahu sesa aroma e miskut.*** Siç kemi përmendur, kjo për arsye sepse kjo aromë është rezultat apo gjurmë e adhurimit dhe bindjes ndaj Allahut, andaj Ai e do këtë

aromë. Kjo tregon për vlerën e lartë të agjërimit, saqë një gjë e cila është e urryer dhe e keqe te njerëzit (aroma e gojës), tek Allahu është më e mirë sesa aroma të cilën më së shumti e duan ata, që është aroma e miskut.

5. ***Agjëruesi ka dy gëzime:*** *kur bën iftar dhe kur e takon Zotin e tij.* Gëzohet kur bën iftar sepse Allahu ia mundësoi ta kryejë një adhurim, që është prej veprave më të dashura tek Ai. Sa shumë njerëz janë privuar nga kjo vepër e mirë, duke mos pasur udhëzimin për ta kryer atë! Kurse ty Allahu të ka zgjedhur, në mesin e shumicës së njerëzve, duke ta mundësuar për ta kryer atë. Besimtari i gëzohet kësaj gjëje. Shumë prej njerëzve, qoftë nga të afërmit e më tej, nuk kanë mundur ta arrijnë muajin Ramazan, ngase i ka zënë vdekja para se të arrijë ai. Andaj, besimtari gëzohet se arriti të kalojë edhe një ditë agjërueshëm. Gjithashtu i gëzohet çeljes së iftarit ngase me çeljen e tij Allahu ia bën të lejuara gjërat, si: ushqimin, pijen, marrëdhënien (intime) me bashkëshorten/in, të cilat i kishte të ndaluara gjatë agjërimit. Ndërsa, gëzimi i agjëruesit kur e takon Zotin e Tij (në botën tjetër) është se ai gjen shpërblimin e madh, që e përmendëm më lartë, të cilin Ai e ka përgatitur për të, të plotë, pa mangësuar, aq sa dëshiron Ai, atëherë kur ai më së shumti ka nevojë për shpërblimin e Tij, pra që ta arrijë atë e të shpëtojë me Mirësinë e Tij nga zjarri i xhehenemit. Në Ditën e Gjykimit, thuhet *"Ku janë agjëruesit, që të hyjnë në xhenet përmes derës Rajan, e askush tjetër nuk mund të*

*hyjë përmes saj përveç agjëruesve?”* Dera Rajan është derë e veçantë prej dyerve të xhenetit, në të cilën futen vetëm agjëruesit.

6. ***Kur dish e ofendon, e shan, apo godet agjëruesin, të mos e kthejë me të njëjtën,*** njëkohësisht dhe të mos tregohet i dobët në këtë rrethanë duke heshtur, por duhet të tregojë se është agjërueshëm, që do të thotë se ajo gjë që po më pengon të ta kthej në të njëjtën mënyrë (ta marrë të drejtën time) është ngaqë jam agjërueshëm dhe unë e respektoj agjërimin tim. Kështu dhe ndërpriten ofendimet, sharjet, lëndimet e armiqësitë mes njerëzve. Thotë Allahu:

   **“Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë. Ky virtyt u dhurohet vetëm atyre që durojnë dhe vetëm atyre që kanë një fat të madh.”** Fussilet 34-35.

7. ***Agjërimi do të ndërmjetësojë për agjëruesin në Ditën e Gjykimit.*** Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

   ***“Agjërimi dhe Kurani do të ndërmjetësojnë për njeriun në Ditën e Gjykimit. Agjërimi do të thotë: “O Zoti im, unë e kam penguar atë prej ushqimit dhe epsheve. Andaj, më bëj ndërmjetësues për të!” Ndërsa, Kurani thotë: “O Zoti im, unë e kam penguar atë nga gjumi i natës. Andaj, më bëj ndërmjetës për të!” Atëherë Allahu i bën ndërmjetës për të.”*** Imam Ahmedi e të tjerë.

Këto ishin disa prej vlerave të shumta të ardhura në tekste. Mirëpo, ne duhet të dimë se këto vlera të agjërimit nuk arrihen derisa muslimani ta kryejë agjërimin me rregullat të cilat i ka caktuar Allahu dhe i Dërguari i Tij. Duhet të mundohemi ta përsosim agjërimin tonë, duke agjëruar në kufijtë që ka caktuar Allahu dhe i Dërguari i Tij. Edhe nëse ndodh ndonjë shkelje apo mangësi, të kthehemi me pendim të sinqertë tek Allahu i Lartësuar.

Ndeja e tretë:

## Gjykimi për agjërimin e Ramazanit

Duhet ditur se agjërimi i Ramazanit është prej shtyllave të Islamit, është një prej bazave mbi të cilën ndërtohet ai. Këtë Allahu e përmend në Kuran:

**"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat (që të arrini devotshmërinë). Agjërimi zgjat disa ditë, por, nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar, le të agjërojë aq ditë sa i ka prishur në ditët e tjera pas. Ata që kanë vështirësi për të agjëruar, duhet të ushqejnë si shpagim nga një të varfër për çdo ditë agjërimi. E, nëse ndonjëri jep më shumë se kaq, kjo është edhe më mirë për të. Por, agjërimi juaj është më i dobishëm, në qoftë se e dini. Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja). Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë! Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar. Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë dhe jo që t'jua vështirësojë. Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë e që ta falënderoni Atë."** Bekare, 183-185.

Ndërsa, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: dëshmia La ilahe ilAllah Muhamedun Resulullah, falja e namazit, dhënia e zekatit, haxhi (në Qabe) dhe agjërimi i Ramazanit."***Buhariu. Te Muslimi agjërimi i Ramazanit vjen përpara haxhit: ***"...dëshmia La ilahe ilAllah Muhamedun Resulullah, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe haxhi (në Qabe)."***

Gjithashtu, të gjithë muslimanët kanë pajtueshmëri të prerë se agjërimi i Ramazanit është prej obligimeve në Islam dhe kjo është prej çështjeve që duhet ta dijë muslimani (se e ka obligim ta agjërojë atë).

Ai që e mohon dhe e refuzon obligueshmërinë e agjërimit të Ramazanit, bën mohim (kufër) dhe del nga feja; prej tij kërkohet pendimi, e nëse nuk pendohet ai vdes si jobesimtar (si murted - i dal nga feja).

Agjërimi i muajit Ramazan është bërë obligim në vitin e dytë hixhri. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka agjëruar nëntë vite radhazi. Si e pamë nga ajetet që sollëm më lartë, obligimi i agjërimit ka kaluar nëpër dy faza.

**Faza e parë:** njeriu ka pasur liri të zgjedhë mes agjërimit apo ushqimit të të varfërve, edhe pse Allahu ka preferuar agjërimin, thotë: "**Por, agjërimi juaj është më i dobishëm".**

**Faza e dytë:** njeriu nuk ka pasur më mundësi të zgjedhë mes agjërimit dhe ushqimit të të varfërve, por tashmë

bëhet obligim agjërimi i Ramazanit. Selemetu ibn el Ekwa radijAllahu anhu ka thënë: *"Kur ka zbritur Fjala e Allahut*:

**"Ata që kanë vështirësi për të agjëruar, duhet të ushqejnë si shpagim nga një të varfër"** Bekare 184, *ai që ka dashur ta prishë agjërimin dhe t'i ushqejë të varfrit ka mundur të veprojë kështu, derisa ka zbritur ajeti pas tij i cili e ka abroguar (shfuqizuar) këtë vendim, ajeti është:* **"Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë! Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar."** *Kështu Allahu e bëri obligim agjërimin e muajit Ramazan për çdo person, pa i dhënë mundësi të zgjedhë mes tij dhe dhënies ushqim."*

Agjërimi i Ramazanit nuk bëhet obligim derisa të pohohet hyrja e tij. Nuk lejohet të agjërohet para se të hyjë ky muaj. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Askush të mos i paraprijë agjërimit të Ramazanit me një apo dy ditë, përveç atij që ka pasur zakon të agjërojë nafile*** (agjërim vullnetar) ***dhe dita e zakonshme e agjërimit përputhet me to."***[6]

[6] Rasti i atij që agjëron të hënave e të enjteve, apo i atij që agjëron një ditë po e një ditë jo, dhe ky agjërim që e ka bërë zakon bie në një apo dy ditë para Ramazanit.

Vendimi për hyrjen e Ramazanit merret nga dy rrugë:

1. *Shikimi i hënës së re (quhet هلال - hileel).*

Thotë Allahu:

**“Kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj (e sheh hënën e re), le të agjërojë!”** Bekare 185.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “ إِذَا رأَيتُمُ الهلالَ فصوموا – **Kur ta shihni hënën e re agjëroni.”** Nuk është obligim për secilin musliman që ta shohë hënën e re. Mjafton një njeri ta shohë. Nëse ai që e sheh është prej atyre dëshmia e të cilit pohohet dhe pranohet, atëherë bëhet obligim agjërimi i Ramazanit nga të gjithë banorët muslimanë të atij vendi.

Për t’u pranuar dëshmia e atij që ka parë hënën e re duhet të plotësojë disa kushte: ai duhet të jetë moshë rritur, i mençur, musliman, që ka shikim të mirë dhe besnik (që i besohet). Nëse është fëmijë i vogël, pa hyrë ende në moshën madhore, atëherë nuk merret në konsideratë dëshmia e tij, as dëshmia e të çmendurit dhe e jobesimtarit. Argument është hadithi që përcillet nga ibn Abbasi radijAllahu anhu: *“Një beduin erdhi te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe i tha: “Unë e kam parë hënën e re (të muajit Ramazan).” Atëherë ai salAllahu alejhi ue selem e pyet:* ***“A e dëshmon fjalën La ilahe ilAllah?”*** *Ai i thotë: “Po.” –“**A dëshmon se Muhamedi është i Dërguar i Allahut**?” – “Po.” –“**O Bilal, ngrehu lajmëroi njerëzit që të agjërojnë nesër!”*** Tirmidhiu dhe të tjerë. Pejgamberi

salAllahu alejhi ue selem nuk ia ka pranuar dëshminë këtij njeriu derisa ka vërtetuar se është musliman.

Nuk i pranohet dëshmia e atij të cilit nuk i besohet lajmit të tij, që njihet se gënjen shumë, apo shpejton në përhapjen e lajmit, apo që e ka shikimin e dobët; në këto raste nuk pohohet hyrja e muajit Ramazan përmes dëshmisë së tij, sepse në origjinë për të kemi dyshim, apo sepse anojmë më shumë se ai edhe në këtë rast mund të gënjejë.

Për hyrjen e muajit Ramazan, siç thamë, pranohet dëshmia e një personi. Për këtë dëshmon fjala e ibn Umerit radijAllahu anhu: *"Njerëzit në kohën e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem dolën ta shikojnë hënën e re. Unë e njoftova të Dërguarin salAllahu alejhi ue selem se e kam parë* (i vetmi që e ka parë atë). *Atëherë ai salAllahu alejhi ue selem urdhëroi të agjërohet dita e nesërme."* Ebu Daudi dhe të tjerë.

Ai që e sheh hënën e re duke qenë i bindur, e ka obligim t'i lajmërojë udhëheqësit apo përgjegjësit e shtetit. Njëjtë është dhe ai që sheh hënën e re të muajit Shewal apo Dhul Hixheh, sepse me këta tre muaj ndërlidhen disa prej adhurimeve në Islam, si: agjërimi në muajin Ramazan, ndërprerja e agjërimit me hyrjen e muajit Shewal duke bërë Bajram, bërja e Haxhit në muajin Dhul Hixheh. Është rregull në Islam se nëse obligimi nuk plotësohet veçse përmes një gjëje, atëherë edhe ajo gjë bëhet obligim. Andaj nëse dikush sheh hënën e re duke qenë i bindur në këtë dhe është në një vend të largët duke mos pasur

mundësi t'i lajmërojë udhëheqësit apo përgjegjësit e shtetit, ai e ka për obligim të agjërojë dhe duhet të mundohet që t'ua përcjellë lajmin të tjerëve sipas mundësive. E nëse njoftohet për hyrjen e muajit Ramazan prej njerëzve kompetentë, përmes radios apo mjeteve të tjera, atëherë njerëzit e kanë obligim ta pranojnë këtë lajm dhe ta fillojnë agjërimin, po ashtu dhe ta ndërpresin atë kur bëhet lajmërimi nga ta për shikimin e hënës së muajit Shewal. Lajmi që vjen prej shtetit, në Islam është argument sheriatik dhe është obligim të punohet me të. E lexuam më lartë hadithin në të cilin tregohet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e urdhëroi Bilalin radijAllahu anhu t'i lajmërojë njerëzit se nesër është Ramazan, kjo me dëshminë e beduinit. Kur është pohuar kjo gjë tek i Dërguari salAllahu alejhi ue selem- e ai ka qenë kryetari i shtetit, udhëheqësi- dhe i ka lajmëruar njerëzit përmes Bilalit, atëherë të gjithë e kanë pasur obligim ta pranojnë këtë lajmërim dhe të agjërojnë Ramazanin. Kur të pohohet hyrja e muajit Ramazan përmes rrugëve e mjeteve sheriatike, siç e kuptuam, duhet ditur se nuk merren parasysh fazat nëpër të cilat kalon hëna (parallogaritja e tyre), ngase Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem këtë vendim e ka ndërlidhur ngushtë me shikimin e hënës së re (hilel), e jo me fazat nëpër të cilat kalon ajo gjatë rrotullimit të saj. Ai ka thënë:

***"Kur të shihni hënën e re, filloni të agjëroni*** (Ramazanin). ***Kur ta shihni përsëri, ndërpriteni atë*** (hyn Bajrami).***"***[7] Dhe ka thënë: ***"Kur të dëshmojnë dy dëshmitarë muslimanë, agjëroni dhe ndërpriteni."***

2. *Plotësimi i 30 ditëve të muajit paraprak, që është muaji Shaban.*

Muaji hënor nuk ka mundësi të ketë më shumë se 30 ditë. Po ashtu as më pak se 29 ditë. Ndodhë nganjëherë që dy, tre apo katër muaj radhazi të kenë nga 30 ditë apo 29 ditë, mirëpo kjo ndodhë rrallë. Zakonisht është një apo janë dy muaj që kanë nga 29 ditë apo 30 ditë. Në rast se hëna e re nuk shihet, atëherë plotësohen 30 ditë të muajit paraprak dhe pas kësaj merret vendimi se ka hyrë muaji i radhës. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Agjëroni kur të shihni hënën e re dhe ndërpriteni kur ta shihni përsëri. Nëse ju pengon diçka për ta parë atë*** (ka vranësira apo pluhur etj.), ***atëherë llogaritni*** (plotësoni) ***30 ditë të muajit."*** Buhariu dhe Muslimi. Dhe thotë: "***Nëse keni pengesë për ta parë hënën e re, plotësojini muajin Shaban 30 ditë."***

Aisha radijAllahu anha ka thënë: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka kushtuar kujdes muajit Shaban më shumë*

[7] Është për qëllim shikimi i hënës së muajit Shewal, që vjen pas muajit Ramazan. Dhe me hyrjen e muajit Shewal ndërpritet agjërimi dhe hyn Bajrami duke u bërë i ndaluar agjërimi.

*se çdo muaji tjetër (për ta parë hënën e re), pastaj kur e ka parë hënën e re të muajit Ramazan ka agjëruar. Nëse ka pasur pengesë duke mos mundur ta shohë, e ka plotësuar Shabanin 30 ditë dhe ka filluar të agjërojë (Ramazanin).”*

Përmes këtyre haditheve e transmetimeve na bëhet e qartë se nuk lejohet të fillohet agjërimi i muajit Ramazan para se të shihet hëna e re e tij. E nëse nuk shihet, duhet të plotësohet muaji Shaban 30 ditë. Nuk lejohet agjërimi i ditës së 30-të të muajit Shaban (ky muaj është para Ramazanit), qoftë nëse nata[8] është me vranësira apo e kthjellët, ngase Amar bin Jasiri radijAllahu anhu ka thënë: *“Ai që e agjëron ditën e dyshimtë (se a është Ramazan apo jo)[9], ka treguar mosbindje dhe mëkat ndaj Ebul Kasimit[10] (Muhamedit salAllahu alejhi ue selem).”* Tirmidhiu dhe të tjerë.

---

[8] Nata i paraprinë ditës në Islam, në këtë rast është fjala për natën e ditës së 30-të.

[9] Duke e filluar agjërimin e Ramazanit pa qenë e qartë hyrja e tij. Për qëllim është se disa njerëz e agjërojnë ditën e tridhjetë të muajit Shaban për të qenë më të sigurt në arritjen e agjërimit të ditës së parë të Ramazanit.

[10] Ka qenë kunja e tij në bazë të asaj sepse djali i tij i madh, që i ka vdekur i vogël, e ka pasur emrin Kasim. Dhe Ebul Kasim apo Ebu el Kasim do të thotë: Babai i Kasimit.

Ndeja e katërt:

# Gjykimi për namazin e natës

Allahu ka ligjësuar adhurime të shumta për njerëzit. Ato i ka bërë të shumëllojshme, në mënyrë që njeriu të mos e kryejë vetëm një lloj prej tyre e pastaj ta kaplojë lodhja e zhgënjimi dhe ta braktisë atë, por i ka bërë të tilla që ai të ketë hise në secilin lloj. Kjo është urtësia pse Allahu ka ligjësuar adhurime të shumëllojshme. Prej tyre, ka bërë që disa të jenë obligime (farze), që nuk lejohet të mos veprohen assesi e as të mangësohen. E disa ka bërë të jenë adhurime vullnetare (nafile), përmes të cilave plotësohen obligimet (farzet) dhe gjithashtu shtohet afrimi tek Allahu. Prej adhurimeve është namazi. Allahu ua ka bërë obligim njerëzve faljen e pesë kohëve të namazit, gjatë ditës e natës, të cilat janë pesë në numër, por në shpërblim e vlerë janë sa pesëdhjetë. Allahu ka ligjësuar dhe pëlqyer për njerëzit që të shtojnë sa më shumë prej namazeve vullnetare, që të plotësojnë namazet farz[11] dhe që të afrohen sa më shumë tek Allahu (përmes veprimit të tyre).

---

[11]Ebu Hurejra përcjellë se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "*Gjëja e parë për të cilën do të merret njeriu në llogari në Ditën e Gjykimit, është namazi i tij. Nëse namazin e ka të saktë (të plotë), ai do të fitojë (shpërblime të shumta) dhe do t'ia arrijë qëllimit. Nëse namazin nuk e ka të saktë (të pranuar), ai do të privohet (nga shpërblimi) dhe do të humbasë shumë (duke u ndëshkuar). E nëse namazet farz (obligative) i ka të mangëta, Zoti do të thotë (engjëjve) – edhe pse Ai e di më mirë:* **"Shikoni se a ka (falë) robi Im namaze nafile (vullnetare), që t'i plotësohen namazet e mangëta (obligative)!"** *Pastaj, kështu veprohet*

Prej namazeve nafile janë:

- **Sunetet e rregullta.**

Këto falen para apo pas namazeve farz. Këto sunete të rregullta janë: dy rekate para farzit të sabahut, katër rekate para farzit të drekës, dy rekate pas farzit të drekës, dy rekate pas farzit të akshamit dhe dy rekate pas farzit të jacisë. Quhen "namaze të rregullta - رواتب (rawaatib)" sepse Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kurrë nuk i ka lënë pa falur (i ka falur rregullisht), përveç rasteve kur ka qenë udhëtar.

- **Namazi i natës.**

Kur Allahu i lavdëron robërit e Tij të devotshëm, të mirë, të cilët ia atribuon Vetes së Tij duke thënë: "**Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata...**" Furkan 63, madje, ata ia atribuon njërit prej Emrave të Tij që është "الرَّحْمَٰنِ – Err Rrahman - I Gjithëmëshirshmi", kjo për të treguar se i ka përfshirë me Mëshirën e Tij, prej cilësive të këtyre robërve të Allahut që përmend, është edhe falja e namazit të natës, siç gjejmë në Kuran (në ajetin vijues): **"...e kalojnë natën duke iu falur Zotit të tyre në sexhde dhe në këmbë..."** Furkan 64. Dhe thotë: "**Ata ngrihen nga shtrati, i luten**[12] **Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që iu**

---

*me të gjitha veprat e tjera të tij." Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Nesaiu. Hadithi është autentik.*

[12] Falin namaz dhe luten tek Allahu.

**kemi dhënë Ne. Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."** Surja Sexhde 16-17. Askush nuk mund ta imagjinojë se si është shpërblimi të cilin Allahu e ka përgatitur për këta robër të Tij të mirë e të devotshëm, të cilët nuk mjaftohen me namazet farze, porse ngritën edhe natën për namaz dhe lutje tek Allahu, me frikë dhe shpresë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Namazi më i vlefshëm pas namazit farz, është namazi i natës***." Muslimi.

Nuk ka namaz nafile më të vlefshëm sesa ai i natës. Dhe thotë***:***

***"O ju njerëz, përhapeni selamin, jepni ushqim, mbani lidhjet farefisnore dhe faluni natën kur të tjerët janë në gjumë, do të hyni në xhenet me selam!***[13]***"*** Tirmidhiu dhe të tjerë.

*Namazi i vitrit*

Prej namazit të natës është edhe vitri. Numri më i paktë i rekateve të këtij namazi është një, më i shumti është njëmbëdhjetë. Njeriu mund të falë qoftë dhe një rekat namaz vitër. Kështu ka thënë dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:

"***Ai që do ta falë vitrin një rekatësh, i lejohet ta bëjë këtë."*** Nesaiu dhe të tjerë.

[13] Pa u ndëshkuar në Zjarr.

Nëse namazi i vitrit falet me tri rekate, lejohet që të falen me një selam të gjitha, pa shkëputje. Transmetohet nga Umer ibn Hatabit radijAllahu anhu se kur e ka falur vitrin me tri rekate, i ka falur të gjitha së bashku, ngjitur, dhe në fund ka dhënë selam. Porse lejohet edhe forma tjetër e faljes së vitrit me tri rekate: pas dy rekateve e bën teshehudin dhe jep selam, pastaj çohet për rekatin tjetër. Kjo është transmetuar prej Abdullah ibn Umerit radijAllahu anhu i cili e ka falur vitrin me tri rekate në këtë formë. Ai ka treguar se pas dy rekateve ka shkuar të kryejë ndonjë nevojë të tij që kishte, e pastaj ka falur dhe një rekat vitër.

Lejohet falja e këtij namazi me pesë rekate. Sunet është falja e pesë rekateve ngjitur të gjitha duke i përfunduar me një teshehud dhe një selam. Për faljen e vitrit me pesë rekate transmetohet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Ai që do të falë vitrin me pesë rekate, i lejohet ta bëjë këtë."*** Nesaiu dhe Ebu Daudi.

Ndërsa, Aisha radijAllahu anha ka thënë: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem gjatë natës ka falur trembëdhjetë rekate* (tetë prej tyre kanë qenë nafile). *Pesë prej tyre i ka falur vitër, ku në fund të tyre është ulur (në teshehud) dhe ka dhënë selam."* Muslimi, Tirmidhiu dhe ibn Maxheh.

Lejohet falja e këtij namazi me shtatë rekate. Po ashtu lejohet të falen ngjitur. Kështu ka vepruar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, siç thamë për pesë rekatet. Për

këtë tregon Ummu Seleme radijAllahu: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e falte vitrin me shtatë rekate, ndonjëherë me pesë, pa i shkëputur me fjalë apo me selam (i ka falur ngjitur).*"

Lejohet falja e vitrit me nëntë rekate. Është sunet falja e tyre në formë të ngjitur e tetë rekateve, pastaj bëhet teshehudi (pa dhënë selam) dhe çohet për rekatin e nëntë, pastaj bëhet teshehudi dhe jepet selam. Kështu përcjell Aisha radijAllahu anha për vitrin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Ajo thotë: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka falur nëntë rekate. Nuk është ulur veçse pas rekatit të tetë, e ka përmendur Allahun, e ka falënderuar dhe është lutur* (d.m.th. në teshehud), *pastaj është ngritur pa dhënë selam dhe e ka falur rekatin e nëntë, pastaj është ulur, e ka përmendur Allahun, e ka falënderuar dhe është lutur dhe ka dhënë selam, duke na mundësuar ta dëgjojmë atë* (e ka bërë selamin me zë)." Muslimi dhe imam Ahmedi.

Po ashtu lejohet falja e vitrit me njëmbëdhjetë rekate. Kur i fal njëmbëdhjetë rekate, nëse do mund të japë selam në çdo dy rekate dhe në fund e falë dhe një rekat. Kështu tregon Aisha radijAllahu anha: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në mes namazit të jacisë dhe namazit të sabahut ka falur njëmbëdhjetë rekate, ku pas çdo dy rekateve ka dhënë selam dhe në fund ka falur dhe një rekat.*" Muslimi.

Është e lejuar falja e namazit të natës me katër rekate dhe jep selam, pastaj dhe katër rekate dhe jep selam dhe në fund fal tri rekate. Aisha radijAllahu anha ka treguar:

"*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem së pari ka falur katër rekate. Mos pyet sa gjatë dhe sa bukur i ka falur,*[14] *pastaj ka falur katër të tjera dhe mos pyet sa gjatë dhe bukur i ka falur. Pastaj ka falur tri rekate.*" Disa prej dijetarëve të fikhut nga medhhebi hanbeli dhe shafi thonë se lejohet që vitri të falet ngjitur (me një teshehud dhe selam) nëse falet me njëmbëdhjetë rekate, apo të falet me dy teshehuda, ku pas rekatit të dhjetë bëhet teshehud dhe çohet për rekatin e njëmbëdhjetë, pastaj bën teshehud dhe jep selam, edhe pse për këtë formë nuk kemi ndonjë tekst të transmetuar nga Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, porse është mendim i disa dijetarëve.

Namazi i natës gjatë muajit Ramazan ka peshë dhe vlerë më shumë sesa në muajt e tjerë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka dalluar atë. Ai ka thënë:

" مَنْ قَام رمضانَ إيْماناً واحتساباً غُفِرَ له ما تقدَّم من ذنبِ - ***Kush fal namaz nate në Ramazan me besim dhe shpresë, do t'i falen mëkatet e kaluara."*** Buhariu, Nesaiu dhe të tjerë.

Qëllimi me fjalën: "إيْماناً – ***me besim***" është: me besim në Allahun dhe në shpërblimin të cilin Ai e ka përgatitur për ata që e bëjnë këtë. Qëllimi me fjalën "واحتساباً – ***me shpresë***" është: duke kërkuar shpërblimin prej Allahut.

Cili është shtytësi dhe qëllimi yt me ngritjen natën për namaz? A është kërkimi i shpërblimit prej Allahut dhe

---

[14] Nuk i ka falur shpejtë, por i ka zgjatur, me ruku me sexhde, me të gjitha.

besimi bindshëm në këtë, apo për syefaqësi, që të tjerët të të shohin dhe lavdërojnë?! Andaj duhet pasur kujdes që namazi i natës dhe çdo vepër tjetër të bëhet për hir të Allahut, sinqerisht për Të. Përndryshe, sado e madhe qoftë vepra, nëse nuk ka sinqeritet, bëhet hi e pluhur para Allahut. Nuk duhet ta kryejmë asnjë adhurim për syefaqësi, apo për ndonjë pasuri a pozitë.

*Namazi i teravive*

Kur themi namaz nate në Ramazan, kjo përfshin tërë natën. Këtu përfshihet edhe namazi i teravive, i cili falet nëpër xhamia. Andaj, faljes të teravive duhet t'i kushtohet kujdes duke i falur me besim në shpërblimin e Allahut dhe duke e kërkuar atë prej Tij. Numri i netëve të Ramazanit është i vogël dhe i paktë, ato shumë shpejt kalojnë. Andaj muslimani duhet t'u shtojë kujdes duke mos i lënë t'i ikin pa falur namaz nate, apo pa falur teravitë me xhematin e muslimanëve.

Pse quhen teravi? Në arabisht "تراويح - teraawiih" do të thotë: "pushime", që është shumësi i fjalës "terwiiha – një pushim". Muslimanët e parë, selefi, për shkak se janë falur gjatë duke e zgjatur leximin e Kuranit, rukunë e sexhdenë, pas katër rekateve janë ulur të pushojnë pak.

Fillimisht Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka ligjësuar që namazi i teravive të falet me xhemat në xhami, e ka falur me shokët e tij në xhami. Pastaj e ka braktisë këtë

nga frika se u bëhet obligim umetit të tij namazi i teravive në Ramazan. Aisha radijAllahu anha tregon: "*Një natë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është falur në xhami. Disa prej shokëve të tij janë falur pas tij. Në natën tjetër është falur përsëri dhe numri i xhematit u shtua. Pastaj në natën e tretë e të katërt njerëzit filluan të tubohen me të madhe. Mirëpo, ai salAllahu alejhi ue selem nuk doli të falet si imam i tyre. Kur erdhi namazi i sabahut doli për ta falë (me xhemat) dhe tha:*

***"Unë kam parë se çfarë keni bërë, mirëpo arsyeja që më ka penguar të dal për t'u falur me ju si imam, është frika se u bëhet obligim (namazi i natës)."*** Buhariu dhe të tjerë.

Pra, kjo ka ndodhur në muajin Ramazan. Transmeton Ebu Dherri radijAllahu anhu: "*Një Ramazan e kemi agjëruar me Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem dhe ai nuk është ngritur të falë namaz nate me xhemat derisa kanë mbetur shtatë netët e fundit. Pastaj kur ka kaluar një e treta e natës* (pjesa e parë) *është ngritur për t'u falur me neve. Pastaj natën e gjashtë* (që ka mbetur prej Ramazanit) *nuk ka dalë të falet si imam me neve. Por, ka dalë në të pestën* (që i bie nata e njëzetepesë e muajit), *kur ka kaluar gjysma e parë e natës. I thamë: "O i Dërguar i Allahut, sikur të vazhdoje të faleshe me neve në pjesën e mbetur të natës* (gjysmën tjetër)*!" Ai tha:*

"***Ai që falet me imamin derisa ta përfundojë namazin, i shkruhet sikur të ishte falur tërë natën."*** Tirmidhiu, Nesaiu dhe të tjerë.

## *Numri i rekateve të teravive*

Dijetarët e selefit kanë mos pajtueshmëri rreth asaj se sa është numri i rekateve të namazit të teravive së bashku me namazin vitër. Disa kanë thënë se janë gjithsej 41 rekate, disa kanë thënë 39, disa 29, disa 23 (siç falen tek ne), disa 19, disa 13, disa 11 rekate. Ka edhe mendime të tjera. Mirëpo, mendimi më i saktë nga këto, është se namazi i natës është sunet të falet me 11 rekate ose 13 rekate. Kështu është transmetuar nga Aisha radijAllahu anha e cila kur është pyetur se si ka qenë namazi i Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem në Ramazan ka thënë: “ ما كانَ يزيدُ في رمضانَ ولا غيرِه على إحْدى عَشرةَ رِكعةً - *Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk ka shtuar më shumë se 11 rekate, as në Ramazan e as jashtë tij.”* Buhariu dhe të tjerë. Po ashtu ibn Abbasi radijAllahu anhu tregon: *“Namazi i Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem gjatë natës ka qenë 13 rekate.”* Buhariu, Tirmidhiu dhe ibn Daudi. Seib ibn Jezid radijAllahu anhu tregon: “*Umeri ibn Hatab radijAlahu anhu e ka urdhëruar Ubejj ibn Keab dhe Temim ed Darin që të falin (si imamë) 11 rekate namaz nate me njerëzit.*” Imam Maliku.

Kur selefi ka falur 11 apo 13 rekate, i kanë zgjatur shumë. Seib ibn Jezid radijAllahu anhu thotë: “*Imami ka falur rekatet duke lexuar qindra ajete. Aq shumë e ka zgjatur leximin e Kuranit saqë ne jemi mbështetur nëpër shkopinjtë tonë.*” Kjo është në kundërshtim me atë që shohim sot te shumica e njerëzve, të cilët i falin teravitë shumë shpejt duke mos pasur mundësi xhemati të kryejë obligimin e

qetësimit dhe prehjes (الطّمأنينة) gjatë faljes, gjë kjo e cila është prej shtyllave të namazit, pa të cilën nuk pranohet namazi. Në këtë mënyrë, duke pasur këtë defekt, namazi i tyre nuk është i saktë ngase nuk e ka qetësinë, po ashtu i lodhin ata që falen pas tyre, që janë të dobët fizikisht, apo të sëmurët, të moshuarit etj. Kështu i bëjnë keq vetes dhe atyre që falen pas tyre. Dijetarët e fikhut, Allahu i mëshiroftë, kanë përmendur se është gjë e urryer falja e imamit aq shpejt duke mos ua mundësuar atyre që falen pas tij të kryejnë sunetet e namazit (gjërat që janë të pëlqyera). E si është puna kur imami falet aq shpejt saqë ata që falen pas tij nuk kanë mundësi t'i kryejnë obligimet apo shtyllat e namazit?! E lusim Allahun të na udhëzojë!

Muslimani duhet të mos e lë anash namazin e teravive gjatë muajit të Ramazanit, në mënyrë që të arrijë shpërblimin e Allahut. E nëse falet pas imamit, nuk duhet ta ndërpresë namazin derisa ai ta përfundojë atë, pra derisa imami ta falë vitrin e të japë selam. Nëse vepron kështu, kjo i llogaritet sikur të jetë falur tërë natën.

Edhe femrave u lejohet të falen në xhami për teravi, kjo nëse është e sigurt se ato nuk bëjnë fitne dhe se të tjerët nuk fitnosen prej tyre. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Mos i pengoni robëreshat e Allahut prej xhamive të Allahut."*** Buhariu dhe Muslimi.

Nëse gruaja kërkon të dalë në xhami për teravi, burri duhet ta lejojë. Edhe gratë e selefit kanë dalë të falen në xhami për namaz të teravive në Ramazan. Kur femra del të falet në xhami për namaz të teravive, e ka për obligim të jetë e mbuluar ashtu siç ka urdhëruar sheriati, me hixhab të plotë, duke mos pasur në të diçka të ndaluar apo të papëlqyer në Islam. Gjithashtu të mos jetë e parfumuar, apo të ngrejë zërin duke u dëgjuar nga të tjerët, apo të zbulojë një pjesë të bukurisë së saj. Allahu thotë:

“**dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre** (pjesët e trupit ku vendosen stolitë) **përveç atyre që janë të dukshme.**” Nur 31.

Qëllimi me Fjalën “**të dukshme**” është xhilbabi apo abaja që e mbulon të gjithë trupin e saj, gjë e cila nuk ka mundësi të fshehët prej njerëzve, i lejohet të dalë jashtë shtëpie me të, dhe këtë e ka obligim. Pra, rroba që shihet bëhet përjashtim prej Allahut (nga fshehja) dhe për të nuk ka gjynah. Transmetohet se kur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka urdhëruar femrat të dalin për të falë namazin e Bajramit së bashku me muslimanët, njëra prej sahabijeve, Ummu Atijeh, i ka thënë: “*O i Dërguar i Allahut, ka prej nesh që nuk kemi xhilbab.*” Atëherë ai ka thënë: “***Le t'ia japë motra e saj një xhilbab të vet.***”[15] Buhariu dhe Muslimi.

Është sunet që femrat të qëndrojnë në radhët (safat) e fundit në xhami, duke qenë sa ma larg meshkujve, e jo në

---

[15] Është fjala që motrat në fe (motrat muslimane) t'ia dhurojnë njëra-tjetrës dhe të dalin (me xhilbab) për të falë namazin e Bajramit.

radhët që janë më afër tyre. Kështu është sunet, femrat të falen në radhët e fundit, ndërsa meshkujt në radhët e para. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Safat më të mirë të burrave janë të parët, kurse safat më të këqij janë ata të fundit. Safat më të këqij të grave janë të parët*** (që janë afër burrave)***, kurse më të mirët janë ata të fundit.”*** Muslimi dhe të tjerë.

Kur gratë dalin në xhami, qoftë për namaz të teravive apo tjetër, si të japë selam imami duhet të dalin prej xhamisë, përveç nëse kanë arsye të ligjshme, sheriatike. Kështu na ka mësuar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem. Ummu Seleme radijAllahu anha ka thënë: *“Kur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka dhënë selam në namaz, menjëherë gratë janë ngritur dhe kanë dalë nga xhamia. Kurse ai ka qëndruar aty ku është falur* (pa lëvizur dhe pa u kthyer kah xhemati)*, për një kohë të shkurtër. Ai ka vepruar kështu që gratë të dalin nga xhamia para se të ngritën burrat.”* Buhariu dhe të tjerë. Burrat e kanë obligim të presin duke mos u ngritur pa u ngritur imami nëse gratë falen bashkë me ta. Ato e kanë obligim që menjëherë si të japë imami selam të dalin nga xhamia, ndërkohë që burrat presin pakës derisa imami të kthehet me fytyrë kah ta dhe pas kësaj u lejohet të largohen.

Ndeja e pestë:

## Vlera dhe llojet e leximit të Kuranit

Allahu thotë: **“Pa dyshim, ata që lexojnë Librin e Allahut, falin namazin dhe japin fshehtazi apo haptazi nga ajo që u kemi dhënë Ne, mund të shpresojnë në një fitim që nuk do të humbasë. Allahu do t’ua plotësojë atyre shpërblimin dhe do t’ua shtojë nga dhuntitë e Tij. Me të vërtetë, Ai është Falës dhe Falënderues.”** Fatir 29-30.

Leximi i Kuranit është dy lloje:

1. تلاوةٌ حكميَّةٌ – *tilewetun hukmij-jeh – leximi i vendimeve, i dispozitave.*

Me këtë është për qëllim: besimi i lajmeve të cilat i ka zbritur Allahu në Kuran dhe zbatimi i vendimeve, duke i kryer urdhrat dhe duke u larguar prej ndalesave.

2. تلاوة لفظيَّةٌ – *tilewetun lefdhij–jeh – leximi i Fjalëve të Kuranit (leximi shkronjë për shkronjë, fjalë për fjalë).*

Në këtë pjesë do të flasim për leximin e dytë (tilewetun lefdhij-jeh).[16] Për këtë lexim kanë ardhur tekste të shumta nga Kurani dhe suneti, të cilat tregojnë për vlerën e madhe të tij. Ato ose flasin për shpërblimin e madh për leximin e të gjithë Kuranit, ose flasin për shpërblimin e madh për

[16] Në ndejën e dymbëdhjetë do të flasim për llojin tjetër të leximit të Kuranit.

leximin e një sure të caktuar. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve."*** Buhariu dhe të tjerë.

Dhe ka thënë: "***Ai që është i shkathtë në leximin e Kuranit, është së bashku me shkruesit (engjëjt) që janë të ndershëm (fisnikë) e të bindur (ndaj Allahut). Kurse ai i cili e lexon atë duke çaluar*** (belbëzuar, ngecur) ***në lexim dhe e ka vështirë ta lexojë, ka dy shpërblime tek Allahu."*** Muslimi dhe të tjerë.

Ky i fundit, një herë shpërblehet për leximin e Kuranit dhe një herë për vështirësitë që ka gjatë leximit të tij. Dhe ka thënë:

***"Shembulli i besimtarit i cili e lexon Kuranin është sikur shembulli i qitros (أُتْرُجَّة)[17], i cili ka aromë të mirë, por edhe***

[17]Frut me ngjyrë të verdhë e me lëkurë të trashë, me pak lëng me shije si të athët (thartë). Dijetarët kanë sqaruar arsyen se pse është veçuar në këtë shembull fruti i qitros e jo frutat tjerë të cilët kanë shije dhe aromë të mirë, siç është molla. Disa thanë se urtësia që fshehët në këtë shembull është se lëkura e qitros përdoret për shërim dhe sjellë gëzim të veçantë. Gjithashtu, prej frutit të qitros nxirret një lloj yndyre prej të cilës përfitojmë dobi të shumta. Disa të tjerë thanë se mbështjellësi i kokrrës së qitros është i bardhë dhe si i tillë i ngjan zemrës së besimtarit. Prej veçorive të tjera është se fruti i qitros është i madh dhe ka pamje të bukur. Ngjyra e qitros të bën të ndihesh i lumtur dhe është e butë në prekje. Kur ta hash me gjithë kënaqësinë që ta ofron, të jep edhe aromë të mirë. Qitro e pastron (zbut) stomakun dhe ndihmon tretjen. Dhe dobi tjera që janë cekur në librat e dijetarëve. Shih "Fet'hul-barij" të Ibën Haxherit, Allahu e mëshiroftë.

***shije të mirë. Shembulli i besimtarit i cili nuk e lexon atë është sikur shembulli i hurmës, ajo nuk ka aromë të mirë, porse shijen e ka të mirë.”*** Buhariu dhe Muslimi. Dhe ka thënë: ***“Lexoni Kuranin sa më shumë ngase ai do të vijë si ndërmjetës në Ditën e Gjykimit për atë që e ka lexuar.”*** Muslimi. Dhe ka thënë***:***

***“Pse nuk ngritët dikush prej jush të shkojë në xhami e të lexojë (mësojë) dy ajete prej Kuranit? Kjo është më mirë për të sesa posedimi i dy deveve. Nëse lexon tri ajete, kjo është më mirë sesa posedimi i tri deveve. Nëse lexon katër, kjo është më mirë sesa posedimi i katër deveve. Sa më shumë që shton, shtohet dhe shpërblimi.”*** Muslimi.

Devetë kanë qenë në atë kohë pasuria më e shtrenjtë. Po ashtu ka thënë: “***Nuk ndodh që disa njerëz të mblidhen në një prej shtëpive të Allahut (në xhami) që ta mësojnë (lexojnë) Kuranin e ta përsërisin (mësojnë)[18] mes vete, veçse mbi ta do të zbresë qetësia, do t’i mbulojë Mëshira e Allahut, engjëjt do t’i mbulojnë me krahët e tyre dhe Allahu do t’i përmendë tek ata*** (engjëjt) ***që janë tek Ai*** (në qiell)***.”*** Muslimi.

Dhe thotë: “***Vazhdimisht merruni me Kuranin*** (lexojeni, mësojeni)***, ngase pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti***

[18] Qëllimi me mësimin e përbashkët është që njëri të lexojë një pjesë të Kuranit e pastaj tjetri e përsëritë atë (në formë të leximit apo përmendësh), apo njëri e lexon një pjesë e pastaj tjetri e vazhdon leximin aty ku ka mbetur i pari. Gjithashtu, këtu hyn edhe mësimi i kuptimeve dhe dispozitave të Kuranit.

***im, ai ikë prej  jush më shpejt sesa deveja nga litari i saj."*** Buhariu dhe Muslimi. Po ashtu ka thënë:

***"Askush nga ju mos të thotë "e kam harruar këtë e atë ajet", por të thotë: "më është harruar".*** Buhariu dhe Muslimi.

Kështu ngase kur njeriu thotë "e kam harruar filan ajetin" kjo tregon se nuk i ka kushtuar rëndësi dhe nuk ka qenë i kujdesshëm ndaj Kuranit apo ndaj asaj pjese që e ka mësuar përmendësh. Po ashtu ka thënë:

***"Ai që lexon një shkronjë prej Librit të Allahut, arrin një shpërblim (vepër të mirë), mirëpo tek Allahu shpërblimi shumohet (dhe vepra e mirë tek Ai shpërblehet) dhjetëfish. Nuk po them se Elif, Lamë dhe Mimë është një shkronjë e vetme. Por, Elif është një shkronjë, Lamë është një shkronjë dhe Mimë është një shkronjë."*** Tirmidhiu.

Për të gjitha ato arrin nga një shpërblim dhe tek Allahu shpërblehet tridhjetëfish. Po ashtu transmetohet prej Abdullah ibn Mesudit- këtë thënie shejkh Uthemin rahimehullah e sjellë sikur hadith, porse e sakta është se këto fjalë janë të Abdullah ibn Mesudit radijAllahu anhu, është hadith meukuf të cilin e ka thënë ai-: "***Vërtetë ky Kuran është gostia në të cilën Allahu i fton robërit e Tij. Andaj prezantoni sa më shumë aty, sepse ai është litari i fortë i Allahut, drita e qartë, shërimi i dobishëm, është mburojë për atë që kapet pas tij e shpëtim për atë që e ndjek atë. Nuk ka mundësi që ai i cili e ndjek atë të devijojë***

***e pastaj të kërkojë arsyetime (kurrë nuk do të shtrembërohet që të ketë nevojë për t'u drejtuar). Çuditë (mrekullitë) e Kuranit nuk përfundojnë kurrë*** (çdoherë do të gjenden të mira e udhëzime sa të ekzistojë njeriu). ***Ai nuk vjetërsohet edhe pse lexohet shumë*** (gjithmonë do të ketë lexues të tij). ***Lexojeni sepse Allahu ju shpërblen për leximin e tij, për çdo shkronjë dhjetëfish. Nuk po them se Elim, Lamë dhe Mimë është një shkronjë e vetme, por Elim është një shkronjë, Lamë është një shkronjë dhe Mimë është një shkronjë."*** Dariumiu dhe Hakimi.

Këto ishin disa hadithe që tregojnë për vlerën e Kuranit apo leximin e tij, në përgjithësi. Ai që llogarit dhe shpreson këto shpërblime tek Allahu me leximin e Kuranit, atëherë do t'i arrijë ato dhe do të arrijë kënaqësinë e Allahut. Allahu përmes këtyre haditheve na premton shpërblime të shumta për një vepër të lehtë e të paktë. I falimentuar është ai që tregohet neglizhent në leximin e Kuranit. Ka humbur ai që e humbet këtë fitim.

Pastaj, kanë ardhur dhe hadithe të tjera që tregojnë për vlerën e leximit të disa sureve të caktuara, prej tyre:

- ***Surja Fatiha.*** Ebu Seid ibn Muala radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka thënë atij:

***"Do të ta mësoj suren më të madhe në Kuran, (që është): Elhamdulilahi Rabbil alemin, shtatë ajetet që përsëriten***

***vazhdimisht dhe*** (ajo- Fatiha) ***është Kurani madhështor, i cili më është dhënë mua."*** Buhariu dhe të tjerë.

I gjithë Kurani është përmbledhur në këtë sure. Prej gjërave që tregojnë për vlerën e madhe të kësaj sure është se ajo është shtyllë prej shtyllave të namazit, se namazi nuk pranohet pa u lexuar Fatiha në të. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Nuk ka namaz ai që nuk e lexon suren Fatiha (në të)."*** Buhariu dhe Muslimi.

Ebu Hurejrja radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Ai që fal një namaz dhe në të nuk lexon suren Fatiha, ai namaz është i mangët***", këtë e ka thënë tri herë. Transmeton Muslimi.

- ***Surja Bekare dhe Ali Imran.*** Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Lexojini dy dritat:***[19] ***suren Bekare dhe Ali Imran. Në Ditën e Gjykimit ato vijnë si dy re dhe i bëjnë hije personit që i ka lexuar, ose vijnë si dy tufa zogjsh, të renditur nëpër rreshta,*** (do të qëndrojnë mbi kokën e atij që i ka lexuar dhe mësuar) ***dhe do ta mbrojnë***[20] (prej zjarrit të xhehenemit).

[19] I ka quajtur kështu sepse në to ka udhëzime të shumta të cilat e udhëzojnë dhe ia ndriçojnë njeriut rrugën e tij.
[20] Do të debatojnë e polemizojnë në favor të tij.

***Lexojeni suren Bekare ngase ai që e lexon dhe punon me të, arrin bereqet të madh, e ai që nuk e bën këtë ka humbur shumë. Ithtarët e së kotës nuk kanë mundësi të arrijnë ta mundin suren Bekare."*** Muslimi.

Se kush janë ithtarët e së kotës, dijetarët thonë se janë magjistarët. Pra, nuk kanë mundësi ta mundin magjistarët atë i cili e lexon këtë sure. Ebu Hurejre radijAllahu anhu ka treguar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Në shtëpinë në të cilën lexohet surja Bekare, nuk hyn shejtani."*** Muslimi.

Shkaku i kësaj është sepse brenda sures Bekare është ajetul kursij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Atij i cili e lexon ajetul kursij brenda natës, Allahu ia dërgon një mbrojtës (engjëll) për ta ruajtur atë dhe nuk ka mundësi t'i afrohet ndonjë shejtan deri në mëngjes."*** Abdullah ibn Abbasi radijAllahu anhu tregon se Xhibrili alejhi ue selem ka ardhur te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe i ka thënë: "*Tash u hap një derë e qiellit e cila nuk është hapur më parë."* Prej kësaj dere i ka zbritur Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem një engjëll dhe i ka thënë: "*Përgëzohu për dy dritat që të janë dhënë! Nuk i janë dhënë asnjë Pejgamberi më herët. Ato janë: surja Fatiha dhe dy ajetet e fundit të sures Bekare. Për çdo shkronjë që e lexon prej tyre Allahu ka për të të dhënë shpërblim (dhe atë që kërkohet përmes saj)."* Muslimi.

- ***Surja Ikhlas*** *(KulhuwAllahu ehad).* Prej Ibn Seid el Hudriut tregohet se Pejamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti im, surja Ikhlas është e barabartë me një të tretën e Kuranit."*** Buhariu dhe të tjerë.

Qëllimi është se kjo sure është barabartë në vlerë me një të tretën e Kuranit, e nuk është për qëllim ajo se nëse njeriu e lexon tri herë këtë sure atëherë i mjafton për pjesën tjetër të Kuranit, p.sh.: nëse e lexon tri herë në namaz atëherë nuk ka nevojë ta lexojë suren Fatiha (kjo është gabim). Surja Ikhlas nuk e zë vendin e sures Fatiha. Po ashtu, nëse e lexon tri herë atë, kjo nuk është se e ke lexuar të gjithë Kuranin. (Duke qenë se është e barabartë në vlerë me një të tretën e Kuranit) Është mirë të lexohet sa më shpesh.[21] Ebu Ejub el Ensari radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: *"Kush thotë: "La ilahe ilAllahu wahdehu la sherike leh, lehul mulku we lehul hamdu we huwe ala kul-li shejin kadir[22]", dhjetë herë, ka shpërblim sikur të ketë liruar katër persona prej bijve të Ismailit."* Buhariu dhe Muslimi. Qëllimi është se kur e thotë atë e

---

[21] Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Kush e lexon suren Iklhas dhjetë herë Allahu ia ndërton një pallat (shtëpi) në xhenet."*** Umeri radijAllahu anhu ka thënë: *"Atëherë ta lexojmë më shumë!"* Pejamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Allahu jep edhe më shumë (shpërblim)."***

[22] لا إلهَ إلَّا اللهُ وحدَه لا شريكَ له ، له المُلْكُ وله الحمْدُ وَ هُوَ عَلى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ - *Nuk ka të adhuruar tjetër meritor përveç Allahut, të Vetëm, i Cili nuk ka ortak, Atij i takon pushteti dhe lavdia, dhe Ai është i Plotëfuqishëm për çdo gjë.*

arrin këtë shpërblim, mirëpo nëse dikush ka për obligim të lirojë katër robër si shpagim (kefaret), atij nuk i mjafton ta thotë këtë thënie dhjetë herë e të thotë: "E kreva obligimin (e shpagimit)."

**- Suret المعوذتين - el muawidhetejn – që janë: Felek dhe Nas.** Ukbeh ibn Amr tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***A ke parë disa ajete që nuk kanë zbritur të ngjashme me to*** (kanë zbritur mbrëmë dhe nuk ka të ngjashme me to)***?! Kul euudhu biRabbikel felek dhe Kul euudhu biRabbin nas."*** Muslimi.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka urdhëruar Ukben t'i lexojë këto dy sure dhe i ka thënë:

"***Nuk mund të barazohet askush me atë i cili kërkon diçka apo kërkon mbrojtje përmes tyre."*** Nesaiu.

Andaj, ne duhet të japim mundin që sa më shumë ta lexojmë Kuranin, të cilin Allahu e bëri Libër të bereqetshëm, sidomos në muajin Ramazan, i cili njihet si muaji i Kuranit, muaji në të cilin zbriti ai. Ky muaj dallohet nga muajt e tjerë sa i takon leximit të Kuranit. Xhibrili aljehi ue selem ka ardhur te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem për çdo Ramazan dhe e kanë përsëritur së bashku Kuranin. Ndërsa, në vitin që ka vdekur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, e kanë përsëritur dy herë, kjo për të pohuar dhe

konfirmuar më shumë se ky është Kurani përfundimtar që i ka zbritur Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem.

Edhe selefi, muslimanët e parë, i kanë kushtuar rëndësi të madhe leximit të Kuranit, kjo edhe në muajt e tjerë, mirëpo në Ramazan edhe më shumë. Ata kanë lexuar Kuran në namaz dhe jashtë namazit. Kur ka hyrë Ramazani, Zuhriu rahimehullah ka thënë: *"Ai është për lexim të Kuranit dhe ushqim ndaj të varfërve."* Imam Maliku rahimehullah, kur ka hyrë Ramazani, e ka lënë leximin e hadithit, mexhliset e dijes, nuk u ka mësuar dhe transmetuar njerëzve hadithe, porse i është dhënë leximit të Kuranit. Katade rahimehullah e ka pasur zakon, jashtë Ramazanit, ta bëjë hatme (lexim komplet) Kuranin çdo shtatë ditë, ndërsa në Ramazan e ka bërë çdo tri ditë, ndërsa në dhjetë ditët e fundit të këtij muaji e ka bërë hatme çdo ditë (brenda 24 orëve). Ibrahim en Nehahiu rahimehullah në Ramazan e ka bërë hatme Kuranin çdo tri netë, ndërsa në dhjetë netët e fundit të tij e ka bërë këtë gjë për çdo dy netë. Eswedi rahimehullah e kishte zakon në Ramazan ta bënte hatme Kuranin çdo dy netë. Ne duhet t'i pasojmë ata në veprat e mira, sidomos në leximin e Kuranit. Ata ishin njerëz të zgjedhur prej Allahut, në mesin e të gjithë njerëzve. Ne duhet ta ndjekim rrugën e tyre, për të qenë edhe ne prej besimtarëve të pastër shpirtërisht, të cilët i janë kushtuar adhurimit ndaj Allahut. Duhet t'i shfrytëzojmë orët e ditës e të natës në adhurime të cilat na afrojnë tek Allahu, i Plotfuqishmi, Shumëfalësi. Duhet ditur se jetët tona shpejt

palosen, koha  e orët tona ikin shumë shpejt. Na mjafton si mësim ta kujtojmë sesa shpejt ka ardhur Ramazani i tanishëm nga ai që kaloi. Kështu shkon dhe e gjithë jeta jonë. Andaj, duhet që të shfrytëzohen minutat e orët për të shtuar sa më shumë adhurimet që na afrojnë tek Allahu i Madhërishëm.

E lusim Allahun që të na mundësojë leximin e Kuranit në mënyrën me të cilën Ai është i kënaqur me neve, e lusim që përmes tij të na udhëzojë në rrugët e paqes, që përmes tij të na nxjerrë prej errësirave në dritë,[23] që atë ta bëjë argument për ne në Ditën e Gjykimit, e jo të jetë argument kundër nesh!

[23]**“...me të cilin Allahu i drejton ata që ndjekin pëlqimin e Tij, në rrugën e shpëtimit, i nxjerr nga errësira në dritë me lejen dhe vullnetin e Vet dhe i shpie në rrugën e drejtë”** (El-Maide, 16).

Ndeja e gjashtë:

# Kategoritë e njerëzve në agjërim

Sa i përket agjërimit të Ramazanit, njerëzit ndahen në dhjetë kategori:

1. *Muslimani moshë rritur, i mençur, vendas (jo udhëtar), i aftë dhe i fuqishëm për agjërim dhe i lirë prej pengesave.*[24]

Për këtë person agjërimi i Ramazanit është obligim dhe nuk i lejohet ta prishë për ta bërë kaza (kompensuar) më vonë. Për të kanë ardhur tekstet prej Kuranit, sunetit dhe konsensusit të dijetarëve (që i kemi përmendur në ndejën e tretë). Prej tyre:

**"Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja). Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë!"** Bekare 185.

Çdo musliman që ka këto cilësi, të cilat i përmendëm më lartë, e ka obligim ta agjërojë muajin Ramazan. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Kur ta shihni hënën e re agjëroni."*** Siç kemi përmendur dhe më herët, të gjithë

[24] Këto pengesa do të përmendën më poshtë, si: mentruacionet, lehonia, sëmundja nga e cila shpresohet shërimi etj.

muslimanët kanë pajtueshmëri (konsensus) se është obligim agjërimi i Ramazanit për atë i cili ka këto cilësi të lartpërmendura.

Jobesimtari nuk e ka obligim agjërimin. Edhe nëse agjëron, nuk i pranohet tek Allahu, sepse nuk është prej atyre të cilëve u pranohet adhurimi tek Allahu ngase ai ende nuk ka hyr në Islam. Nëse jobesimtari hyn në Islam gjatë Ramazanit, duke qenë se në fillim të muajit nuk ka qenë musliman, pastaj nga mesi i muajit e ka pranuar Islamin, ky nuk e ka obligim ta bëjë kaza pjesën e parë të muajit që i ka ikur pa agjëruar, ngase Allahu thotë:

**“Thuaju atyre që nuk besojnë: nëse largohen (nga mosbesimi), do t’u falet e kaluara...”** Enfal 38.

Pra, i falet dhe nuk ka nevojë ta bëjë kaza atë pjesë të Ramazanit në të cilën ka qenë jobesimtar.

E nëse jobesimtari hyn në Islam gjatë ditës së Ramazanit, atëherë ka për obligim të mos hajë dhe pijë e as të bëjë marrëdhënie me bashkëshorten, deri në përfundim të ditës (në iftar), ngase pasi është bërë musliman ka hyrë në kategorinë e atyre të cilët e kanë obligim agjërimin e Ramazanit. Megjithëkëtë, ai nuk e ka obligim ta bëjë kaza këtë ditë sepse në fillim të ditës nuk ka qenë prej atyre të cilët e kanë pasur obligim agjërimin e Ramazanit; atëherë kur ka qenë obligim ta bëjë nijetin[25] në syfyr dhe të ndalojë

[25] Nijeti është çështje e zemrës, për të gjitha adhurimet. Allahu e di qëllimin e personit. Ku është qëllimi? Qëllimi/nijeti është në zemër.

nga ngrënia, pirja dhe marrëdhënia me gruan e tij, ai nuk ka qenë musliman, andaj nuk e ka obligim ta bëjë kaza këtë ditë.

2. *I vogli, fëmija.*

Fëmija nuk e ka obligim agjërimin e Ramazanit derisa të hyjë në moshën madhore. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë:

***"Lapsi nuk shkruan për tre persona: për atë që është në gjumë derisa të zgjohet, për të voglin derisa të rritet*** (të hyjë në moshën madhore) ***dhe për të çmendurin derisa t'i kalojë*** (të kthjellet)***."*** Tirmidhiu, Ebu Daudi dhe ibn Maxheh.

Mirëpo, kujdestari i fëmijës duhet ta urdhërojë atë të fillojë me agjërim, nëse ai mund ta përballojë dhe ka forcë, në

---

Para se njeriu ta shprehë me gjuhë qëllimin, atë e ka në zemër. Andaj, nuk është e nevojshme ta shprehë me gjuhë/fjalë. Kjo është teprim në fenë e Allahut. Për më tepër, është bidat/risi në fe. Kur të hyjë nata e parë e Ramazanit, është obligim të bëhet nijeti me zemër për agjërimin e të gjithë muajit. Pastaj, për çdo natë të Ramazanit nuk është obligim ripërtërija e këtij nijeti, por është gjë veç e preferuar (kurse disa dijetarë e obligojnë nijetin e ri për çdo natë të Ramazanit). Ngritja në syfyr veçse është bërje e nijetit. Mirëpo, është një rast që duhet të ripërtërihet nijeti për agjërimin e Ramazanit, shembull: personi që udhëton i lejohet ta prishë agjërimin, ngase është udhëtar, e kur të kthehet në vendin e tij, në natën e parë e ripërtërinë nijetin se do të vazhdojë të agjërojë pjesën e mbetur të Ramazanit; apo rasti i dikujt që ka agjëruar disa ditë e pastaj është sëmurë dhe e ka prishur, pasi është shëruar, e ripërtërinë nijetin për agjërimin e pjesës së mbetur.

mënyrë që të stërvitet me agjërim dhe që të familjarizohet me të, e pastaj kur të hyjë në moshën madhore mos ta ketë të vështirë atë. Kështu kanë vepruar selefi, gjeneratat e para të muslimanëve, Allahu i mëshiroftë. Sahabët i kanë shtyrë fëmijët e tyre të agjërojnë, edhe pse kanë qenë të vegjël. Ata u bënin atyre lodra prej pambukut. Kur shkonin në xhami, nëse fëmijët fillonin të qanin për shkak të urisë, ata ua jepnin ato që të luajnë e mashtrohen me to duke mos iu rënë ndërmend ushqimi deri në iftar.

Shumë prej prindërve e kujdestarëve janë të pavëmendshëm e të pakujdesshëm në këtë çështje. Madje, disa prej tyre, edhe pse fëmija i tyre ka dëshirë të madhe të agjërojë, ia ndalojnë këtë me pretendimin se kanë mëshirë ndaj tyre, mirëpo në realitet mëshira që duhet ta tregojë prindi ndaj fëmijës është rritja dhe edukimi i tij në Islam, këtë e ka obligim dhe kjo është mëshira që ai duhet ta tregojë për të. Ai që e ndalon fëmijën për të agjëruar apo ai që nuk tregohet i kujdesshëm ta mësojë në këtë, ai i ka bërë keq atij dhe vetes së tij. Nëse fëmija është i dobët, i pafuqishëm për ta përballuar agjërimin dhe e dëmton atë, nuk ka të keqe që prindi ta pengojë nga agjërimi, mirëpo jo nëse ai është i aftë dhe ka mundësi e shëndet të mirë të agjërojë, në këtë rast madje duhet ta urdhërojë për agjërim.

- Shenjat që tregojnë se djali ka hyrë në moshën madhore janë tri:

1. *Ejakulimi i spermës në gjumë apo gjendje tjetër.* Allahu thotë:

**“Kur fëmijët tuaj të arrijnë moshën e pubertetit (ٱلۡحُلُم ), le të kërkojnë leje, ashtu siç kanë kërkuar leje ata para këtyre.”** Nur 58.

ٱلۡحُلُم – el hulum ka për qëllim këtu: ejakulimin e spermës. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Larja në ditën e xhumah është obligim për çdokënd i cili ejakulon spermë (محتلم).”*** Buhariu dhe Muslimi.

Qëllimi këtu me muhtelim - **محتلم** është: çdokush i cili ka hyr në moshën madhore.

2. *Dalja e qimeve (të trasha e të forta) rreth organit gjenital.* Ndodh që të mos i ejakulojë ende sperma, porse e ka këtë shenjë të dytë. Kur i dalin këto qime, fëmija ka hyrë në moshën madhore, e nuk ka nevojë të presë ejakulimin e spermës.

3. *Hyrja në moshën 15 vjeçare.* Ka mundësi që personi të mos e ketë as shenjën e parë e as të dytën derisa t’i mbushë 15 vjet. Mirëpo, posa ta arrijë këtë moshë ai llogaritet se ka hyrë në moshën madhore, edhe nëse nuk ka ejakuluar spermë apo nuk i kanë dal qimet rreth organit gjenital (siç u përmend). Ibn Umeri radijAllahu anhu ka thënë: “*Kam dal para Pejgamberin salAllahu*

*alejhi ue selem në ditën e Uhudit kur kam pasur 14 vjet dhe nuk më ka dhënë leje të marrë pjesë (në këtë betejë).”* Buhariu dhe Muslimi. Në një transmetim tjetër thotë: *“Nuk më ka llogaritur se kam hyrë në moshën madhore.”* Bejhekiu e ibn Hibani. Dhe thotë: “*Pas një viti ka ndodhur beteja e Hendekut. Kam dashur të marrë pjesë duke qenë se kisha 15 vjet. Dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem më dha leje (të marr pjesë).”* Muslimi. Bejhekiu dhe ibn Hibani sjellin një shtojcë të rëndësishme: *“Më ka llogaritur se kam hyrë në moshën madhore (në këtë moshë).”* Nafi rahimehullah tregon se ka shkuar te udhëheqësi Umer ibn AbdulAziz rahimehullah dhe ia ka treguar këtë hadith. Ai ka thënë: *“Ky është kufiri që e dallon të madhin nga i vogli.” Dhe u ka shkuar vartësve të tij: “Atij që i mbush 15 vjet, t'ia ndani një pjesë prej pasurisë së shtetit* (pra konsiderohet i madh).”

Sa i përket femrave, të tri këto shenja që u përmenden vlejnë edhe për të, mirëpo tek to shtohet shenja e katërt: cikli menstrual. Kur vajzës i vijnë të përmuajshmet (menstruacionet), llogaritet se ka hyrë në moshën madhore dhe për të vlejnë të gjitha obliglimet e ndalesat. Edhe nëse të përmuajshmet i kanë ardhur duke qenë në moshën 10 vjeçare, ajo llogaritet e rritur dhe detyrohet me obligime e ndalesa.

Nëse vajza dhe djali hyjnë në moshën madhore gjatë ditës së Ramazanit, atëherë: nëse kanë qenë duke agjëruar qysh

prej fillimit të ditës, i themi ta plotësojnë agjërimin (deri në iftar) dhe nuk kanë për obligim asgjë tjetër; e nëse nuk kanë qenë agjërueshëm, u themi se e kanë për obligim të mos hanë e pinë deri në fund, ngase qysh nga ai moment (që hynë në moshën madhore) mbi ta vlen plotësimi i obligimeve dhe i urdhrave të Allahut, gjithashtu u themi se këtë ditë nuk e kanë obligim ta bëjnë kaza ngase në kohën kur ka filluar agjërimi në fillim të ditës nuk kanë qenë prej atyre që e kanë obligim agjërimin e asaj dite, andaj nuk e kanë për obligim ta bëjnë kaza, mirëpo nuk duhet të hanë e pinë deri në aksham.

3. *I çmenduri, atij që i humbet mendja.*

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë:

***"Lapsi nuk shkruan për tre persona: për atë që është në gjumë derisa të zgjohet, për të voglin derisa të rritet*** (të hyjë në moshën madhore) ***dhe për të çmendurin derisa t'i kalojë."*** Tirmidhiu, Ebu Daudi dhe ibn Maxheh.

Madje, nëse agjëron, nuk i pranohet agjërimi dhe nuk e ka të saktë, ngaqë nuk ka mendje e logjikë përmes së cilës e logjikon agjërimin e tij, apo e bën nijet adhurimin (në këtë rast agjërimin). Adhurimi nuk është i saktë tek Allahu pa pasur nijet, siç ka thënë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:

"***Veprat janë sipas nijeteve (qëllimeve). Dhe çdo njërit i takon ajo që kishte për nijet."*** Buhariu dhe Muslimi.

Nëse ndodh që nganjëherë të jetë në këtë gjendje dhe nganjëherë kthjellet nga çmenduria, atëherë themi: kur të kthjellet (t'i kalojë) e ka obligim të agjërojë, e kur ta kaplojë ajo atëherë nuk e ka për obligim të agjërojë.

Nëse ndodh që personi të çmendet (t'i ikë mendja) gjatë ditës së Ramazanit duke qenë agjërueshëm (ka filluar ditën me agjërim duke qenë i kthjelltë), atëherë kjo nuk ia prishë agjërimin. Njëjtë është dhe me atë të cilit i bie të fikët (alivanoset), për shkak të agjërimit, apo për ndonjë sëmundje etj., pa qenë kjo për shkak të çmendurisë apo humbjes së mendjes, atij nuk i prishet agjërimi ngase atëherë kur e ka bërë nijet agjërimin e ka pasur mendjen të kthjelltë dhe e ka bërë nijet me nijet të saktë. Nuk ka argument të saktë që tregon se atij i prishet agjërimi në këtë rast. Sidomos kur të çmendurit nganjëherë i ndodh çmenduria (në kohë të caktuar), e pastaj i kalon para se të përfundojë dita. Andaj themi se nëse ndodh që dikush ta fillojë ditën agjërueshëm e pastaj i humbet mendja, pastaj i kthehet përsëri, kjo gjatë ditës, atëherë ai nuk e ka për obligim ta bëjë kaza këtë ditë.

Ndërsa, në rast se një person është i çmendur dhe ka filluar ditën agjërueshëm, pastaj i është kthyer mendja gjatë ditës së Ramazanit, atëherë e ka obligim të përmbahet nga gjërat që e prishin agjërimin (për pjesën e mbetur) deri në fund të ditës, ngase në momentin që i ka ardhur mendja përfshihet tek ata persona të cilët e kanë obligim zbatimin e urdhrave të Allahut, megjithatë nuk e ka obligim ta bëjë

kaza këtë ditë, ngase atëherë kur ka filluar agjërimi i ditës ka qenë prej atyre personave që nuk e kanë obligim agjërimin (që përmendëm se janë: jobesimtari dhe fëmija).

4. *I moshuari në moshë të shtyrë.*

Plaku i cili ka arritur një moshë aq të shtyrë saqë nuk e di se çfarë flet, flet përçartë, i matufosuri, që nuk di të dallojë gjërat se çfarë është e mirë dhe e keqe. Për të nuk është obligim agjërimi dhe as ushqimi i të varfërve. Kjo ngase urdhrat dhe ndalesat bien për të, nuk janë më obligim, përderisa është në këtë gjendje llogaritet sikur fëmija i cili është në moshën që nuk di të dallojë të mirën e të keqën.

E nëse ai nganjëherë di e nganjëherë nuk di të dallojë gjërat (të mirën nga e keqja), atëherë kur i vjen kjo vetëdije e ka obligim të agjërojë, e jo atëherë kur i humbet mendja duke mos ditur të dallojë gjërat.

Si agjërimi është edhe namazi. Kur plakut të tillë i vjen mendja (i kalon matufosja), e ka obligim faljen e namazit. E kur i humbet mendja (i kthehet matufosja), nuk e ka obligim faljen dhe nuk ka nevojë ta bëjë kaza namazin që i kalon kur është në këtë gjendje.

### *5. I paafti (në vazhdimësi) për agjërim.*

Është ai për të cilin nuk ka shpresë se do t'i kalojë paaftësia (pamundësia) për agjërim, e ka të vazhdueshme. Këtu përfshihet:

- plaku (jo ai që u përmend më lartë), i cili e ka mendjen, porse për shkak të pleqërisë nuk mund të agjërojë, është i dobët.

- i sëmuri me sëmundje kronike, që nuk ka shpresë për shërimin e saj, p.sh.: të sprovuarit me lloje të ndryshme të kancerëve apo sëmundje të kësaj natyre që janë të rënda.

Këta nuk e kanë obligim agjërimin për shkak të pamundësisë për të agjëruar. Allahu thotë: "...**frikësojuni Allahut sa të mundeni**..." Tegabun 16. E agjërimi nuk është nën mundësinë e tyre. Dhe: "**Allahu nuk e ngarkon askënd përtej fuqisë që ka (njeriu)...**" Bekare, 286. Porse i tilli ka për obligim, si zëvendësim për agjërimin, ushqimin e një të varfri për çdo ditë të Ramazanit që nuk e agjëron.[26] Allahu e ka bërë të barasvlershëm të ushqyerit me agjërimin (në këtë rast). Kemi përmendur se në fillim të Islamit njeriu ka qenë i lirë: ose të agjërojë ose të ushqejë një të varfër, e pastaj është bërë obligim agjërimi. Dijetarët thonë se dhënia ushqim është ekuivalente me agjërimin. Andaj, ai që nuk ka mundësinë të agjërojë për shkak të pamundësisë

[26] Me të ushqyerit e të varfrit për çdo ditë është për qëllim dhënia iftar, e jo t'i jepet ushqim e pije brenda ditës së agjërimit, përveç nëse atij të varfri i lejohet mosagjërimi për ndonjë arsye të pranuar sheriatikisht.

(paaftësisë) e cila nuk ka shpresë se i kalon, atëherë për çdo ditë të Ramazanit ushqen një të varfër.

Sa i përket ushqyerjes së të varfërve, njeriu është mes dy zgjedhjeve: jep ushqim të papërgatitur (grurë, oriz, miell etj.[27]), ose jep ushqim të përgatitur.

Sa i përket sasisë se sa grurë i jepet një të varfri për një ditë të pa agjëruar, dijetarët kanë mospajtime. Mirëpo, mendimi më i sigurt është që për një ditë jepet rreth 1.5 kg prej miellit të mirë (1510 g), përafërsisht është sa një gjysmë sa'a.[28] Dijetarët thonë se një sa'a është diku 3 kg, ndërsa gjysma e saj është diku 1. 5 kg. Pra, 1.5 kg (gjysmë sa'a) jepet ushqim për një të varfër për çdo ditë të pa agjëruar për shkak të paaftësisë (pamundësisë). Nëse Ramazani ka 30 ditë, atëherë i bie t'ia japë 45 kg miell një të varfri dhe e kryen obligimin. Buhariu rahimehullah thotë: "*Sa i përket plakut që nuk ka fuqi për të agjëruar, është transmetuar se Enesi radijAllahu anhu pasi ishte shtyrë në moshë, një apo dy vite para vdekjes nuk agjëronte dhe për çdo ditë ushqente nga një të varfër duke i dhënë bukë e mish.*" Po ashtu ibn Abbasi radijAllahu anhu ka thënë: "*Plaku e plaka, duke mos pasur mundësi të agjërojnë, për çdo ditë e ushqejnë nga një të varfër.*" Buhariu.

---

[27] Jep prej ushqimeve kryesore të vendit. Në vendin tonë, zakonisht i tillë është mielli apo orizi.

[28] Enë me të cilën kanë matur në kohën e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

Ligji të cilin na ka zbritur Allahu ka urtësi. Ai ka ligjësuar ligje e dispozita me urtësinë e Tij, në to ka mëshirë prej Tij për robërit e Tij. Ky sheriat është i ndërtuar mbi lehtësimin, mëshirën, urtësinë dhe përsosmërinë e Allahut. Allahu, çdo kujt prej - el mukel-lifiin-ëve (المكلَّفين - atyre të cilëve ua ka bërë obligim kryerjen e urdhrave dhe largimin prej ndalesave), ua ka bërë obligim ato gjëra që janë të përshtatshme për gjendjen e tyre, në mënyrë që secili të mund t'i kryejë ato me zemër të hapur, me prehje në shpirt, duke u përpjekur ta kënaqë Allahun, duke qenë i kënaqur me Allahun si Zot, me Islamin si fe dhe me Muhamedin salAllahu alejhi ue selem si i Dërguar i Tij. Duhet ta falënderojmë Allahun që na ka udhëzuar në këtë fe të drejtë, që na ka begatuar dhe na ka bërë prej atyre që ndjekin udhëzimin e Tij. Duhet ta lusim që të na forcojë në këtë fe deri në vdekje.

Ndeja e shtatë:

# Kategoritë e njerëzve në agjërim

6. *Udhëtari.*

Është për qëllim udhëtari i cili nuk udhëton duke pasur për qëllim që t'i lejohet prishja e agjërimit (kjo është të bësh hile në dispozitat e Allahut). Nëse vepron kështu, ai e ka të ndaluar prishjen e agjërimit dhe e ka obligim të agjërojë edhe pse është në udhëtim. Ndërsa, nëse udhëton duke mos pasur për qëllim këtë hile, atëherë është i lirë të zgjedhë: të agjërojë ose ta prishë atë, qoftë nëse koha e udhëtimit është e gjatë apo e shkurtë, qoftë nëse ka qenë udhëtim i rastit për ndonjë qëllim, apo i vazhdueshëm siç është rasti me pilotët, shoferët e taksive; të gjithë këta i përfshin Fjala e Allahut:

**"Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar. Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë dhe jo që t'jua vështirësojë."** Bekare 185.

Enesi radijAllahu anhu ka thënë: *"Ne shpeshherë udhëtonim me Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem. Njerëzit disa ishin agjërueshëm e disa jo. Ata që ishin agjërueshëm nuk i qortonin ata që e prishnin agjërimin dhe anasjelltas."* Ebu Seid el Hudriu radijAllahu anhu tregon: "*Sahabët kanë pasur mendimin se ai i cili gjen forcë për të agjëruar në udhëtim, kjo është e mirë për të. Gjithashtu kanë pasur*

*mendimin se ai që dobësohet gjatë udhëtimit dhe nuk ka mundësi të vazhdojë agjërimin dhe e prishë, edhe kjo është e mirë."* Muslimi. Hamze ibn Amër el Eslemi radijAllahu anhu ka thënë: *"O i Dërguar i Allahut, unë kam një kafshë* (kali a deve) *të cilën e përdori, udhëtoj vetë ose e jap me qira. Nganjëherë gjatë udhëtimit ndodh të jem agjërueshëm në Ramazan. Dhe unë kam forcë, jam i ri dhe shoh se agjërimi (në udhëtim) për mua është shumë më i lehtë sesa prishja e pastaj ta bëj kaza pas Ramazanit. A kam shpërblim më të madh të agjëroj gjatë udhëtimit apo ta prishi atë?"* Dhe i ka thënë: *"Cilën të duash veproje, o Hamza!"* Ebu Daudi. Edhe pse zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, ka hadithe të tjera që dëshmojnë për saktësinë e tij. Origjina e këtij hadithi është në Sahihun e Muslimit i cili transmeton nga Hamza se e ka pyetur të Dërguarin salAllahu alejhi ue selem: *"O i Dërguar i Allahut, unë gjej forcë dhe kam mundësi të agjëroj në udhëtim, a kam gjynah?"* I Dërguari salAllahu alejhi ue selem i thotë:

"***Prishja e agjërimit në udhëtim është lehtësim prej Allahut. Kush e merr këtë lehtësim, kjo është punë e mirë e kush do të agjërojë, nuk ka gjynah tek Allahu."***

Nëse personi është shofer taksie (e ka këtë profesion, punë) dhe i bie të udhëtojë larg për të dërguar pasagjerë, në Ramazan, dhe e ka të vështirë agjërimin për shkak të udhëtimit a nxehtësisë etj., i lejohet ta prishë agjërimin dhe e bën kaza kur e ka më lehtë, si: kur të freskohet koha, apo kur të shkurtohet dita.

Në origjinë, udhëtari zgjedhë atë që është më e lehtë për të. Nëse e ka më të lehtë agjërimin, agjëron e nëse e ka më të lehtë ta prishë, e prishë atë. Nëse këto dy gjëra janë të barabarta tek ai, atëherë më e vlefshme dhe më e mirë është të agjërojë, ngase në këtë mënyrë largohet nga përgjegjësia e agjërimit (me të cilën e ka ngarkuar Allahu) në mënyrë më të shpejtë, duke mos e lënë për më vonë. Këtë e ka vepruar dhe vetë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem siç transmeton Ebu Derda radijAllahu anhu: "*Kemi udhëtuar një ditë me Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem dhe ka qenë i nxehtë i madh. Aq nxehtë i madh ka qenë saqë ndonjëri prej nesh është detyruar ta vendosë dorën mbi kokë për t'u mbrojtur nga nxehtësia e diellit. Në mesin tonë nuk ka qenë agjërueshëm askush (e kanë prishur) përveç Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem dhe Abdullah ibn Rawaahah.*" Buhariu dhe Muslimi. Mirëpo, në një rast tjetër, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka prishur agjërimin e tij duke treguar mëshirë dhe kujdes për shokët e tij, për t'ua lehtësuar atyre, kur kanë qenë me një udhëtim së bashku dhe iu është vështirësuar agjërimi. Xhabiri radijAllahu anhu thotë: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka shkuar në Meke në vitin e çlirimit të saj (në Ramazan) dhe ka agjëruar derisa ka arritur te një mal i caktuar i quajtur "kuraa el gamiim". Njerëzit kanë vazhduar agjërimin së bashku me të porse dikush i tha: "Njerëzve u është vështirësuar shumë agjërimi dhe ata po presin se çfarë po vepron ti* (a po e prish, a po e vazhdon deri në iftar)." *Atëherë ai salAllahu alejhi ue selem ka kërkuar t'ia sjellin një*

*enë me ujë. Pas namazit të ikindisë ka pirë ujë (në prezencën e të gjithëve) dhe njerëzit e kanë parë duke e prishur agjërimin."* Imam Ahmedi. Nëse udhëtarit i vështirësohet shumë agjërimi, atëherë ai e prishë atë, nuk agjëron duke qenë në udhëtim. Kjo është sunet. Pastaj vazhdon hadithi i Xhabirit radijAllahu anhu: *"Pastaj i kanë thënë të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem: "Edhe pse ti e prishe agjërimin, disa njerëz vazhdojnë të agjërojnë." Atëherë ai tha:* ***"Ata janë mëkatarë, ata janë mëkatarë!"*** Ata treguan mosbindje ndaj Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Këtë shtojcë e transmetojnë Muslimi dhe Tirmidhiu. Pra, nëse udhëtarit i vështirësohet shumë agjërimi, është mirë që ta prishë atë, duke mos vazhduar të agjërojë, ashtu siç ka vepruar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe shokët e tij. Po ashtu Xhabiri radijAllahu anhu thotë: "*Një ditë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë në udhëtim dhe ka parë një grumbull njerëzish rreth një personi të cilit i bënin hije." Ai tha: "****Çfarë është puna e tij?"*** *I thonë: "Ka qenë agjërueshëm." Ai tha:* ***"Nuk është prej devotshmërisë (mirësisë) të agjërohet në udhëtim."*** Nëse agjërimi në udhëtim ta vështirëson gjendjen saqë të bie të fikët apo të rrezikohet shëndeti, atëherë nuk është prej mirësisë të agjërosh.

Nëse udhëtari agjërues e nisë udhëtimin pasi e fillon ditën agjërueshëm[29] (e jo gjatë natës) dhe pastaj i vështirësohet agjërimi, i lejohet ta prishë atë. Mirëpo, agjërimin e prishë

[29] E jo gjatë natës.

pasi largohet dhe del prej vendit të tij, ngase siç thamë, në hadithin më lartë pamë se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka filluar ditën agjërueshëm në një udhëtim dhe njerëzit kanë agjëruar së bashku me të derisa kanë mbërritur te "kura el gamiim", dhe kur e njoftuan se njerëzve u është vështirësuar agjërimi, atëherë ai e prishi atë, e po ashtu së bashku me të e prishin edhe shokët e tij.

- **Kur udhëtari kthehet në vendin e tij në ditën e Ramazanit**

Nëse personi ka qenë udhëtar dhe nuk ka qenë agjërueshëm në udhëtim, pastaj kthehet në vendin e tij në ditën e Ramazanit (pa hyrë akshami), në këtë rast nëse vazhdon pjesën tjetër me agjërim nuk i pranohet tek Allahu sepse në fillim të ditës ai nuk ka qenë agjërueshëm, e agjërimi i cili është obligativ dhe që është i saktë është ai i cili fillohet para se të hyjë agimi. Porse, ky a e ka obligim të ndalet nga gjërat që e prishin agjërimin? Në këtë pikë ka mospajtime mes dijetarëve. Disa kanë thënë se e ka obligim të agjërojë pjesën tjetër të mbetur të ditës në mënyrë që ta respektojë kohën e Ramazanit, si dhe e ka obligim ta bëjë kaza atë ditë. Ky është mendim i njohur që e ka thënë imam Ahmedi rahimehullah. Ndërsa, mendimi tjetër është se ai nuk e ka obligim të agjërojë pjesën tjetër të mbetur të ditës sepse nuk përfiton asgjë nga kjo, ngase e ka obligim ta bëjë kaza këtë ditë, kurse shenjtëria e kohës së Ramazanit nuk vlen për të, kur ai e ka prishur agjërimin për një arsye të lejuar sheriatike në fillim të ditës

më nuk i ka mbetur kësaj dite shenjtëri për të, as në aspektin e brendshëm e as të jashtëm. Abdullah ibn Mesudi radijAllahu anhu ka thënë: "*Ai që ha në fillim të ditës* (për arsye të ligjshme sheriatike)*, le të hajë edhe në fund të ditës.*" Këtë mendim ka imam Maliku dhe imam Shafiu, gjithashtu është mendim që transmetohet edhe prej imam Ahmedit.

Mirëpo, personi i tillë nuk lejohet të hajë e të pijë në prezencë të të tjerëve, ngase arsyeja e çeljes së agjërimit prej tij është e fshehtë duke mos e ditur të tjerët, andaj nuk duhet të hajë e pijë në publik, dhe të tjerët pastaj ta paragjykojnë atë (se ai po e ha Ramazanin), apo ta ndjekin duke menduar se u lejohet të mos agjërojnë.

7. *I sëmuri i cili shpreson shërimin.*

I tilli ka tri gjendje:

1. *Sëmundja nuk e dëmton dhe as nuk ia vështirëson agjërimin.* Ky ka për obligim të agjërojë. Nuk ka arsye që ia lejon prishjen e agjërimit.

2. *Sëmundja nuk e dëmton, porse ia vështirëson agjërimin.* Këtij i lejohet ta prishë agjërimin dhe duhet ta prishë atë. Allahu thotë:

   **"Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar."** Bekare 185.

Disa dijetarë thonë se është e papëlqyer të vazhdojë të agjërojë duke qenë se gjen vështirësi të mëdha në agjërim për shkak të sëmundjes; ata thonë se kjo gjë është e papëlqyer sepse ai nuk e ka marrë lehtësimin e Allahut (prishjen e agjërimit) dhe njëkohësisht po e ndëshkon veten e tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Vërtetë Allahu do që njerëzit të marrin lehtësimet e Allahut, ashtu siç urren dhe nuk e pëlqen që t'i bëjnë mëkat Atij."*** Imam Ahmedi.

Është e pëlqyeshme që njeriu të marrë lehtësimet e Allahut (t'i praktikojë) dhe është e papëlqyer (mekruh) të mos i marrë lehtësimet e Tij.

3. *Agjërimi e dëmton shëndetin e të sëmurit*. Ky ka për obligim prishjen e agjërimit dhe nuk i lejohet të agjërojë. Allahu thotë:

   **"mos e vritni veten (dhe njëri-tjetrin)! Vërtet, Allahu është i Mëshirshëm me ju."** Nisa 29. Dhe: **"mos e çoni veten tuaj në shkatërrim"** Bekare 195.

   Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

   ***"Vërtetë vetja jote ka të drejta mbi ty."*** Buhariu.

   E prej të drejtës që Allahu ia ka vendosur vetes tënde mbi ty, është mos dëmtimi i saj kur Ai të ka bërë lehtësim. Gjithashtu Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë:

> “***Nuk ka dëm e as të dëmtuar***.” Ibn Maxheh dhe Hakimi.
>
> Pra, nuk bën ta dëmtosh veten e as tjetër kënd. Kjo është e ndaluar në Islam.

Nëse njeriu sëmuret gjatë Ramazanit, duke qenë agjërueshëm, dhe i vjen rëndë të plotësojë agjërimin e tërë muajit, i themi se i lejohet ta prishë përderisa ekziston ky shkak që e lejon prishjen e agjërimit.

Nëse njeriu shërohet gjatë ditës së Ramazanit (nuk ka qenë agjërueshëm për shkak të sëmundjes, mirëpo i ka kaluar gjatë ditës), i themi se këtë ditë edhe nëse vazhdon ta agjërojë nuk është e saktë dhe nuk pranohet, siç kemi përmendur për udhëtarin pasi kthehet në vendin e tij (ditën e Ramazanit), pra ai nuk e ka filluar ditën agjërueshëm, dhe agjërimi nuk është i saktë përveç nëse fillohet prej kur hyn agimi deri në aksham. Porse, pasi që është shëruar, i tilli a e ka obligim të agjërojë pjesën e mbetur të ditës? Për këtë është i njëjti mospajtim mes dijetarëve që përmendëm më lartë për udhëtarin.

Nëse një mjek i besueshëm, duke u bazuar në dijen që ka, vërteton se agjërimi i sjellë një personi sëmundje, apo ia shton, apo ia vonon shërimin, atëherë lejohet për të që ta prishë agjërimin, ngase muslimani e ka për obligim të kujdeset për shëndetin e tij dhe të ruhet prej sëmundjes. E nëse shpresohet se ky rrezik i kalon, atëherë duhet të presë (të mos agjërojë) derisa t’i kalojë sëmundja që ia rrezikon shëndetin, e pastaj i bën kaza ato ditë. Porse, nëse nuk shpresohet se shërohet prej sëmundjes (ka

sëmundje kronike), atëherë përfshihet te kategoria e pestë, që kemi përmendur; ky e prishë agjërimin dhe ushqen për çdo ditë nga një të varfër.

Ndeja e tetë:

# Kategoritë e njerëzve në agjërim

8. *Gruaja me menstruacione.*

Në këtë rast, ajo e ka të ndaluar (haram) të agjërojë. Nëse agjëron, nuk i pranohet agjërimi. Përveç që nuk i pranohet, ajo i ka bërë mëkat Allahut. Andaj, duhet t'u tregohet kjo dispozitë grave, e sidomos vajzave të reja që hyjnë në moshën madhore e ju vjen cikli menstrual, të cilat nga turpi të tregojnë për këtë agjërojnë duke qenë në këtë gjendje. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë për gratë:

***"Nuk ka dikush me mendje dhe fe të mangët, që ia humb mendjen një burri të vendosur, më shumë sesa ju."*** Buhariu dhe Muslimi.

Ky hadith nuk duhet të keqkuptohet e të thuhet se femrat kanë mendje më të mangët sesa meshkujt, përkundrazi, ka femra që janë më të mençura sesa meshkujt. Pastaj gratë e kanë pyetur Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem: *"Çfarë është kuptimi se mendja dhe feja jonë është e mangët?"* Ka thënë: ***"A nuk është dëshmia e femrës sa gjysma e dëshmisë së burrit?!"*** Dijetarët shpjegojnë se për shkak të angazhimeve të shumta të përditshme që ka gruaja, lidhur me punët e shtëpisë, me fëmijët etj., harron më shumë, pra e harron dëshminë dhe për këtë arsye në vend të një mashkulli duhet të jenë dy femra që dëshmojnë, për t'ia konfirmuar njëra-tjetrës dëshminë. Pastaj ato kanë thënë:

“*Po, është e vërtetë.*” Ai thotë: ***“Kjo është mangësia e mendjes së tyre.”*** Pastaj vazhdon të thotë: ***“A nuk është e vërtetë se femra, kur i vijnë menstruacionet, nuk fal namaz e as nuk agjëron?”*** Thanë: “*Po.*” Ai thotë: ***“Kjo është prej mangësisë së fesë së saj.”*** Gjatë të përmuajshmeve ajo nuk mund të falë namazin, andaj nuk është njëjtë sikurse mashkulli që falet vazhdimisht. Në këtë aspekt e ka fenë e mangët.

الحيض - el hajdh – që përmendet këtu, është gjaku i natyrshëm, që vjen në ditë të caktuara dhe kohë të caktuar, te femrat. Kur agjërueses i vjen gjaku i menstruacioneve (e sheh atë) i prishet agjërimi, edhe nëse kjo ndodh pak çaste para perëndimit të diellit[30]. Kjo ditë nuk i pranohet tek Allahu dhe ajo ka për obligim ta bëjë kaza atë. Nëse është duke agjëruar nafile (agjërim vullnetar) nuk e ka obligim ta bëjë kaza atë ditë.

---

[30] Nëse femrës i vijnë menstruacionet 5-6 minuta para perëndimit të diellit, e jo sipas kohës që shënon takwimi, atëherë i prishet agjërimi. Ka ndonjë të cilës i kanë ardhur menstruacionet 5-6 minuta para kohës që shënon në takwim, dhe kështu atë ditë e llogarit sikur të humbur, e realisht nuk e ka të humbur sepse dielli perëndon më herët se koha që shënon në takwim. Andaj duhet llogaritur me perëndimin e diellit. Ndërsa, nëse i vijnë menstruacionet gjatë ditës në Ramazan, i lejohet të hajë dhe pijë (por jo haptazi, në publik). Ajo ka shpërblim për aq sa ka agjëruar, pastaj duhet kompensuar ajo ditë. Nëse gruaja i përfundon menstruacionet pak para se të hyjë koha e sabahut (duke qenë ende syfyr) dhe nuk ka kohë të marrë gusël, ajo e bën nijetin (me zemër) dhe e agjëron atë ditë. Pastaj, për ta falë namazin e sabahut merr gusël.

Nëse femra i mbaron menstruacionet gjatë ditës së agjërimit dhe vazhdon me agjërim në pjesën e mbetur të saj, themi se agjërimi i saj nuk është i saktë, kjo sepse ekziston një arsye që nuk e lejon pranimin e agjërimit të saj në këtë rast, e ajo është se nuk e ka filluar ditën agjërueshëm, siç thamë për të sëmurin dhe udhëtarin. Se a e ka për obligim të përmbahet nga gjërat që i ndalohen agjëruesit deri në fund të ditës, është i njëjti mospajtim mes dijetarëve sikurse që përmendëm për udhëtarin dhe të sëmurin.

Nëse femra i mbaron menstruacionet gjatë natës të Ramazanit, edhe nëse kjo ndodh pak çaste para se të fillojë hyrja (zbardhja) e agimit[31], themi se ajo ka për obligim ta agjërojë atë ditë, sepse nuk ka më pengesë që e pengon të agjërojë apo që ia lejon prishjen e agjërimit. Në këtë rast i pranohet agjërimi edhe nëse ende nuk është pastruar (me gusël)[32] veçse pasi të lindë agimi. Nëse pastrohet me ujë (merr gusël) pasi të lindë agimi, agjërimi i saj është i saktë.

---

[31] Për qëllim është agimi i vërtetë i cili dallon prej atij të rremë me tri gjëra: a) Shfaqet ngjitur me horizontin, b) Shfaqet në vijë horizontale, c) Drita e tij vazhdon të shtohet dhe përhapet derisa të lindë dielli. Kurse, agimi i rremë i ka tri cilësi të kundërta me këto.

[32] Ndodh që disa gra të përziejnë mes pastrimit kuptimor, d.m.th. pastrimit nga menstruacionet, dhe pastrimit me ujë, d.m.th. larjes me ujë (duke marrë gusël). Ka dallim mes tyre. Gusël është larja e gjithë trupit me ujë të pastër (këtu hyn edhe futja e ujit në gojë dhe hundë) në formë të caktuar dhe me nijet të adhurimit. Shkaqet e guslit janë: xhunubllëku, ndërprerja e rrjedhjes së gjakut të menstruacioneve apo të lehonisë dhe vdekja (përveç atij që bie shehid).

Njëjtë është dhe me xhunubin[33]. Ai që është bërë xhunub dhe ka filluar ditën e agjërimit, mirëpo është pastruar (ka marrë gusël) pasi ka lindë agimi, agjërimi i tij është i saktë. Aisha radijAllahu anha ka thënë: "(Ndodhte që) *Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem e zinte sabahu duke qenë xhunub,[34] (megjithëkëtë) ai e agjëronte Ramazanin."* Buhariu dhe Muslimi. Është pastruar pasi ka lind agimi (duke qenë agjërueshëm).

Ajo që nuk ka mundur të agjërojë shkaku i ardhjes së menstruacioneve, ka për obligim t'i bëjë kaza ato ditë të pa agjëruara. Atë e përfshin Fjala e Allahut: **"...(le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar."** Bekare 185. Kur është pyetur Aisha radijAllahu anha se si është puna me gruan e cila ka qenë me menstruacione, mirëpo e ka obligim ta bëjë kaza agjërimin kurse namazin jo, ka thënë: "*Në kohën e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem (sa ka qenë gjallë) na ka ndodhur kjo gjë. Dhe jemi urdhëruar (prej tij) që ta bëjmë kaza agjërimin, ndërsa namazin jo."* Muslimi dhe të tjerë. Ky është ligj i Allahut dhe nuk pyetet se pse kjo e ajo gjë obligohet dhe se pse kjo e ajo gjë nuk obligohet.

---

[33] Personi bëhet xhunub atëherë kur ejakulon spermë, apo bënë marrëdhënie intime (edhe nëse nuk ka ejakulim të spermës).
[34] Për shkak të marrëdhënieve intime me bashkëshorten, e jo në gjumë nga ëndrrat "e lagështa". Ai kurrë nuk është bërë xhunub për shkak të ëndrrave.

- Lehona.

Sa i përket dispozitave të përmendura më lartë, gruaja lehonë është e njëjtë me gruan me menstruacione. Nuk ka dallim mes tyre, të gjitha dispozitat që vlejnë për njërën vlejnë edhe për tjetrën.

### 9. *Gruaja gjidhënëse dhe ajo shtatzënë.*

Kur gruaja frikësohet për shëndetin e saj apo të fëmijës së saj, ose nëse është shtatzënë dhe frikësohet për shëndetin e fetusit të saj, i lejohet ta prishë agjërimin. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

*“**Vërtetë, Allahu e ka larguar prej udhëtarit gjysmën e namazit,**[35] **gjithashtu e ka larguar agjërimin prej udhëtarit, gjidhënëses dhe shtatzënës.”*** Tirmidhiu, Nesaiu dhe të tjerë.

D.m.th. ua ka larguar obligimin e agjërimit në muajin Ramazan (për ta kryer më vonë). Kur gruaja e prishë agjërimin për shkak të gjidhënies[36] apo shtatzënisë, e ka

---

[35] Nuk e ka për obligim t’i falë të plota, madje preferohet falja e tyre dy rekate. Me namazet që shkurtohen për qëllim janë namazet që kanë katër rekate: namazi i drekës, i ikindisë dhe i jacisë.

[36] Nëse gjidhënësja është e fortë dhe mund ta përballojë agjërimin dhe se fëmija ha ushqime shtesë duke mos qenë i varur vetëm prej qumështit të gjirit, atëherë duhet të agjërojë. Por, nëse i rëndohet agjërimi duke qenë se është gjidhënëse dhe se fëmija i saj e ka ushqim kryesor qumështin e saj, e që nëse do të agjëronte do t’i pakësohej, e pastaj do të dëmtohej fëmija në shëndet, atëherë i lejohet ta prishë

obligim t'i bëjë kaza ato ditë të pa agjëruara pasi i largohet kjo frikë (për fëmijën); kuptohet pasi shtatzëna të lindë dhe të kalojë lehonia dhe më nuk ka këtë frikë. Disa dijetarë kanë bërë dallim sa i përket kësaj frike. Nëse ajo frikësohet për shëndetin e saj, atëherë është sikur i sëmuri, vetëm i bën kaza ditët e pa agjëruara, po ashtu nëse frikësohet njëkohësisht edhe për shëndetin e saj dhe të fëmijës, duhet vetëm t'i bëjë kaza. Ndërsa, nëse frikësohet vetëm për shëndetin e fëmijës, atëherë përveç që duhet t'i bëjë kaza ato ditë të pa agjëruara, gjithashtu duhet të ushqejë një të varfër për çdo ditë të ikur.

10. *Ai që ka nevojë ta prishë agjërimin për shkak të një domosdoshmërie.*

Dijetarët sjellin shembull:

- Kur dikujt i duhet ta prishë agjërimin për të shpëtuar dikë, siç: e shpëton prej mbytjes në ujë, apo prej zjarrit, apo prej shembjes së ndërtesës a dheut etj. Nëse ai nuk mund ta shpëtojë ndryshe përveçse duke e prishur agjërimin, pra i duhet të hajë e pijë për t'u forcuar, atëherë e ka të lejuar ta prishë atë, madje i obligohet ta prishë, ngase shpëtimi i njeriut prej vdekjes dhe

---

agjërimin. Gjithashtu, i lejohet ta prishë agjërimin nëse për shkak të gjidhënies ka vështirësi të madhe (lodhje të madhe etj.). Mosagjërimi i gjidhënëses lidhet me rrezikshmërinë e shëndetit të saj dhe të shëndetit të fëmijës. Nuk i lejohet ta prishë agjërimin vetëm për faktin se është gjidhënëse, por duhet t'i ketë këto që u përmendën më lartë.

shkatërrimit është obligim, e nëse një gjë obligative nuk arrihet ndryshe veçse përmes një gjëje, mënyre a rruge, atëherë edhe ajo bëhet obligim. Si rrjedhojë, është obligim në këto raste prishja e agjërimit për ta shpëtuar dikë tjetër. Kjo ditë bëhet kaza.

- Ai që ka nevojë të hajë e pijë për t'u forcuar kur i duhet që ta luftojë armikun. Këtij i lejohet ta prishë agjërimin dhe i bën kaza ditët e pa agjëruara. Kjo pavarësisht nëse e prishë atë duke qenë në rrugë të largët për t'u takuar me armikun apo duke qenë në vendbanimin e tij. I lejohet ta prishë agjërimin ngase në këtë mënyrë ai i ruan muslimanët dhe vendin e tyre prej armikut dhe e ngritë lartë Fjalën e Allahut. Ebu Seid el Hudriu radijAllahu anhu ka thënë: "*Kemi udhëtuar me Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem për në Meke (për ta çliruar) duke qenë agjërueshëm. Kur kemi zbritur për të pushuar në një vend, ai ka thënë:* ***"U jeni afruar armikut, andaj prishja e agjërimit ju forcon më shumë (sesa të vazhdoni me agjërim)."*** *Nga këto fjalë kemi kuptuar se ai po na lehtëson (nëse doni e prishni, nëse doni agjëroni, duke mos ua bërë obligim prishjen). Andaj, disa nga ne e prishën e disa jo. Pastaj iu afruam edhe më shumë Mekës dhe ndaluam të pushonim në një tjetër vend. Ai salAllahu alejhi ue selem tha:* ***"Vërtetë, nesër në mëngjes do ta takoni armikun tuaj, nëse hani do të forcoheni, andaj prisheni agjërimin."*** *Nga këto fjalë kuptuam se ky ishte urdhër prej tij, andaj e prishëm agjërimin."* Muslimi dhe

Ebu Daudi. Në këtë hadith jepet shenjë se shkak i veçantë i prishjes së agjërimit (jashtë të qenit udhëtarë), është arritja e forcës për ta luftuar armikun. Ata ishin udhëtarë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk i urdhëroi ta prishin agjërimin për shkakun se ishin udhëtarë, por për shkak se nesër do ta takonin armikun (do të përballeshin me të). Kjo është arsyeja pse i urdhëroi ta prishin agjërimin, pra që të forcohen për këtë takim. Në pushimin e parë, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk i urdhëroi për prishje të agjërimit (edhe pse ishin udhëtarë), porse e la këtë nën zgjedhjen e tyre, nëse dëshironi prisheni agjërimin e forcohuni, nëse doni mos e prishni. Mirëpo, kur u tregoi se nesër gjithsesi do ta takoni armikun, i urdhëroi ta prishin atë.

Të gjitha këto kategori që u përmenden më lartë, të cilave u lejohet prishja e agjërimit, nuk kanë pengesë dhe nuk ka të keqe ta prishin agjërimin publikisht, mirëpo kjo bëhet kur shkaku për të cilin e kanë prishur agjërimin është një gjë e dukshme, p.sh.: i sëmuri, me ç'rast të gjithë e dinë se është i sëmurë dhe për të nuk prishë punë nëse ha në publik, gjithashtu i moshuari i cili nuk ka mundësi të agjërojë.

E në rast se arsyeja e prishjes së agjërimit është diçka e fshehur, duke mos e ditur pjesa tjetër e njerëzve, siç është rasti i femrës me menstruacione, apo i atij që shpëton dikë, atëherë ata e prishin agjërimin në mënyrë të fshehur duke mos u bërë publikisht, kjo që të mos paragjykohet e

akuzohet prej të tjerëve dhe që të mos mashtrohet i padijshmi duke menduar se lejohet prishja e agjërimit pa asnjë arsye sheriatike.

Ai që e ka obligim ta bëjë kaza agjërimin, prej këtyre kategorive, bën kaza aq ditë sa nuk ka agjëruar. Kështu thotë Allahu:

**"(le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar."** Bekare 185.

Nëse i ndodh të mos e agjërojë tërë muajin e Ramazanit, atëherë e bën kaza të tërin. Nëse muaji ka pasur 30 ditë, e ka obligim t'i bëjë kaza po aq ditë. Nëse ka pasur 29 ditë, e ka obligim t'i bëjë kaza po aq, e jo më shumë.

Më parësore për muslimanin është që të shpejtojë në bërjen kaza të ditëve të pa agjëruara, në momentin kur largohet arsyeja e lejimit të prishjes së Ramazanit. Në këtë mënyrë më shpejtë lirohet prej përgjegjësisë me të cilën e ka ngarkuar Allahu. Dhe kjo tregon dëshirën e madhe që ka besimtari për të vepruar të mira, për t'iu bindur Allahut dhe për t'i kryer urdhrat e Tij.

Mirëpo, i lejohet ta shtyjë bërjen kaza të ditëve të pa agjëruara deri atëherë kur mes tij dhe Ramazanit të ardhshëm kanë mbetur aq ditë sa i ka pa agjëruar. Allahu thotë:

**"...(le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar. Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë dhe jo që t'jua vështirësojë."** Bekare 185.

Prej lehtësimit të plotë, që na ka bërë Allahu, është se neve na është lejuar shtyrja e bërjes kaza të ditëve që nuk i kemi agjëruar (në Ramazan). Nëse njeriu ka 10 ditë për t'i bërë kaza, lejohet shtyrja e bërjes kaza derisa të kenë mbetur edhe 10 ditë deri në Ramazanin e ardhshëm.

Mirëpo, nuk i lejohet ta shtyjë bërjen kaza derisa të hyjë Ramazani tjetër, nëse nuk ka arsye sheriatike. Aisha radijAllahu anha ka thënë: *"Për shkak të detyrave që kisha (ndaj Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem), disa ditë të pa agjëruara nga Ramazani i kaluar (për shkak të menstruacioneve apo tjetër gjëje të lejuar) më kanë mbetur pa i bërë kaza, dhe nuk kam pasur mundësi t'i bëja kaza derisa ka ardhur muaji* Shaban (i cili është para muajit Ramazan)." Buhariu.

Nëse personi i vonon ditët e mbetura pa i bërë kaza derisa ka ardhur Ramazani tjetër, kjo domosdoshmërish rezulton me grumbullimin dhe shtimin e ditëve, duke mos mundur (të mos ketë forcë) t'i agjërojë të gjitha ato. E ka mundësi dhe ta zë vdekja pa i bërë kaza. Siç e dimë, agjërimi është adhurim që përsëritet. Andaj nuk lejohet vonimi i agjërimit të ditëve nga Ramazani i kaluar derisa të vijë Ramazani tjetër. Njëjtë siç është dhe me namazin, nuk lejohet të shtyhet namazi paraprak derisa të vijë koha e namazit të ardhshëm.

Nëse njeriut i vazhdon arsyeja sheriatike derisa ka ardhur Ramazani tjetër apo derisa e ka zënë vdekja, ai nuk ka asnjë obligim tek Allahu. Siç e vërejtëm, Allahu ia obligoi

njeriut të bëjë kaza ato ditë siç thotë: “**disa ditë të tjera**” Bekare 185. Dhe, në këtë rast, ky nuk ka arritur që ditët e mbetura t’i agjërojë në ditë të tjera (pas Ramazanit), duke qenë se ende ka pasur arsye sheriatike që ia ka lejuar prishjen e agjërimit edhe më vonë (deri në Ramazanin tjetër). Andaj, obligueshmëria bie prej tij. Shembull i kësaj: vdes pa arritur muajin e Ramazanit, këtij nuk i mbetet obligimi i agjërimit të këtij muaji.

Nëse njeriu ka mundësi t’i bëjë kaza ditët e mbetura, duke qenë se nuk i vazhdon arsyeja sheriatike që ia ka lejuar prishjen e agjërimit (të Ramazanit) deri në Ramazanin tjetër, porse tregohet neglizhent derisa ta zë vdekja apo ta zë Ramazani tjetër, thonë se përveç që ka obligimin e agjërimit të atyre ditëve, po ashtu duhet ushqejë nga një të varfër për çdo ditë të pa bërë kaza, si ndëshkim për të.

Për të vdekurin i bën kaza kujdestari i tij (trashëgimtari i tij ose i afërmi). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Kush vdes dhe ka ditë obligative të pa agjëruara, për të agjëron veliu (kujdestari) i tij.***” Buhariu dhe Muslimi.

Me “***veliu i tij***” është për qëllim trashëgimtari i tij apo i afërmi i tij. Lejohet që pasardhësit apo të afërmit ta ndajnë agjërimin e të vdekurit të tyre duke marrë secili nga një pjesë; kështu, nëse janë 30 ditë pa agjëruar dhe nga ana tjetër janë 30 persona, nëse secili nga ta merr përsipër nga një ditë, atëherë kryhet bërja kaza e muajit Ramazan që i

ka ikur pa agjëruar dhe pranohet për se e ka bërë kaza atë. Buhariu rahimehullah tregon se Hasan el Basriu rahimehullah ka thënë: “*Nëse për personin agjërojnë 30 veta, brenda një dite, kjo lejohet. E nëse ai nuk ka velij pas, apo ka lënë pas vetes porse nuk duan të marrin obligim barrë për të agjëruar, atëherë duhet të ushqejnë për çdo ditë të pa agjëruar nga një të varfër prej pasurisë që ka lënë nën trashëgim (i vdekuri).*” Në këtë mënyrë bëhen kaza ditët e mbetura të të vdekurit. Ushqimi ndaj të varfërve, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve, jepet nga ushqimi kryesor i vendit, për një ditë përafërsisht një kg e gjysmë (1.5 kg).

Këto ishin kategoritë e njerëzve që kanë të bëjnë me dispozitat e agjërimit. Allahu, për çdo kategori të njerëzve, ka ligjësuar atë që është e përshtatshme për gjendjen dhe vendin e tyre. Andaj, ne duhet të njohim urtësinë e Allahut në sheriatin dhe dispozitat e Tij. Duhet ta falënderojmë Allahun që na ka dhënë begatinë e udhëzimit në sheriatin e Tij, i cili është lehtësim për njerëzit. Allahu na ka lehtësuar neve kur kemi vështirësi në agjërim dhe në kryerjen e adhurimeve të tjera. Gjithashtu duhet ta lusim Allahun që të na forcojë në këtë fe deri në vdekje.

Ndeja e nëntë:

## Urtësitë e agjërimit

Së pari, duhet të dimë se Allahut, në atë që ka krijuar e ligjësuar, i takon vendimi i plotë dhe urtësia e skajshme. Ai çdo gjë e ka krijuar dhe ligjësuar me një urtësi të pakufishme, të përsosur. Kjo përfshin edhe krijimin e edhe ligjin e Tij. Allahu nuk i ka krijuar njerëzit për lojë, as nuk i ka lënë ata të papërgjegjshëm (duke mos pasur kurrfarë përgjegjësie ndaj Tij), e njëkohësisht nuk i ka ligjësuar ligjet e Tij pa pasur qëllim e synim. Përkundrazi, Allahu i ka krijuar njerëzit për një çështje madhore dhe qëllim madhështor. Pastaj ua ka sqaruar rrugën e drejtë të cilën duhet ta ndjekin. Allahu i ka ligjësuar ligjet që të na shtohet besimi ynë, që të plotësojmë përmes tyre adhurimin tonë ndaj Allahut. Nuk ka ligj e adhurim të ligjësuar prej Allahut veçse aty fshihen urtësi madhore, të cilat i di Allahu, e ndërsa nga njerëzit dikush arrin t'i dijë e dikush jo. Ai që arrin t'i dijë, arrin të dijë një pjesë prej tyre, jo të gjitha, ngase Allahut i takon urtësia e përsosur në atë që e ka ligjësuar (vetëm Ai i di plotësisht). E kur njerëzit nuk arrijnë t'i dinë urtësitë e ligjësimit të një adhurimi të caktuar, kjo nuk është dëshmi se në atë adhurim nuk ka urtësi, porse kjo është dëshmi për injorancën tonë dhe për mangësinë tonë (karshi kësaj gjëje). Allahu thotë:

**"juve nuk ju është dhënë veçse pak dijeni".** Isra 85.

Allahu ka ligjësuar adhurime të shumta dhe i ka sistemuar raportet "Krijues-njeri" dhe "njeri-njeri", kjo si sprovë dhe provim prej Allahut (për ne), në mënyrë që të bëhet e qartë se cili njeri është adhurues i Allahut dhe cili është adhurues i dëshirave të tij. Kush i pranon ligjet e Allahut dhe këtë sistem të zbritur te njerëzit, me gjoks të hapur, me shpirt të qetë, ai është rob i Allahut, i kënaqur me sheriatin i Tij, i cili i jep përparësi Allahut, Zotit të tij, para dëshirave (egos, vetes) të tij. Ndërsa, kush nuk i pranon ato, apo i pranon vetëm ato që i shkojnë përshtati dëshirës së tij, që përputhen me synimet e tij në këtë botë, atëherë ai është adhurues i dëshirave të tij, ai nuk është i kënaqur me ligjet e Allahut, ia ka kthyer shpinën adhurimit ndaj Tij, ai ka bërë që dëshirat e veta të pasohen (prej tij), e jo që dëshirat e tij ta pasojnë ligjin e Allahut, ai dëshiron që ligji i Allahut të ndjekë e pasojë tekat dhe dëshirën e tij. E dimë se dija e njeriut është e paktë, por edhe urtësia e tij është edhe më e paktë. Allahu thotë:

"**Sikur e Vërteta të ishte sipas dëshirave të tyre, atëherë do të shkatërroheshin qiejt dhe Toka dhe gjithçka që gjendet në to. Ne u kemi dërguar atyre Këshillën (Kuranin), por ata shmangen nga ajo."** Muminun 71.

Prej urtësisë së Allahut në ligjësimin e ligjeve dhe adhurimeve me të cilat e adhurojmë Atë, është se këto adhurime i ka bërë të shumëllojshme, në mënyrë që ta pastrojë e dëlirë shpirtin e besimtarit që ai t'i pranojë me kënaqësi ato. Allahu thotë:

**“E kështu, Allahu i dëlirë besimtarët...”** Ali Imran 141.

Ka prej njerëzve të cilët janë të kënaqur me një lloj të adhurimit dhe dëshirojnë t’i përmbahen vetëm atij, ndërsa nuk i pëlqejnë llojet e tjera të adhurimeve, madje tregohen neglizhentë ndaj tyre duke mos i kryer. Andaj, Allahu ka bërë që adhurimet të cilat i ka ligjësuar të jenë të shumëllojshme. Prej tyre ka që kanë të bëjnë me trupin e njeriut siç është namazi, ka që kanë të bëjnë me shpenzimin e pasurisë siç është zekati, ka që janë të lidhura edhe me trupin edhe me pasurinë siç është haxhi apo lufta në rrugën e Allahut, ka prej tyre që kanë të bëjnë me largimin e njeriut prej gjërave që i do e i dëshiron siç është agjërimi. Andaj, kur njeriu i kryen këto adhurime të shumëllojta dhe i plotëson në mënyrën me të cilën është i kënaqur Allahu nga ne dhe të cilën e ka kërkuar prej nesh, pa treguar mospëlqim e zemërim në zemër dhe pa treguar neglizhencë, pra i vepron dhe lodhet, duke dhënë ato gjëra të cilat janë të dashura për të në disa raste të caktuara[37] apo duke hequr dorë nga ajo gjë që e do shumë, e të gjitha këto i vepron për hir të Allahut, për ta adhuruar Atë, për të kryer urdhrat e Tij, duke treguar kënaqësi e dashuri për fenë e Tij, atëherë kjo është shenjë se ubudija e tij - të qenit rob adhurues i Allahut, është e plotë, e përkryer, po ashtu bindja, dashuria e madhërimi ndaj Allahut është i plotë. Ai që ka këto cilësi, ka arritur të realizojë ubudijen për

[37] Siç thamë, ka prej adhurimeve që kanë të bëjnë me shpenzimin e asaj që është e dashur për njeriun (pasuria), siç është nxjerrja e zekatit.

Allahun, Zotin e botëve. Kur të na bëhet e qartë kjo gjë, duhet të dimë se edhe agjërimi, të cilin e ka ligjësuar Allahu si adhurim ndaj nesh, ka urtësi të shumta të cilat domosdoshmërisht kërkojnë që ky adhurim patjetër duhet të jetë prej gjërave të cilat Ai ua ka bërë njerëzve obligim (farz). Gjithashtu kërkojnë që ky adhurim (agjërimi) patjetër duhet që të jetë prej shtyllave të kësaj feje.

Prej këtyre urtësive të agjërimit përmendim:

- *Agjërimi është adhurim që kryhet për hir të Allahut*

Përmes agjërimit njeriu afrohet te Zoti i Tij, duke lënë dëshirat e gjërat e dashura dhe që i pëlqen, si: ngrënia, pirja, marrëdhëniet intime me burrin/gruan. Përmes kësaj shfaqet sinqeriteti i besimit të tij dhe ubudija e tij (të qenit rob adhurues i Allahut) në mënyrën e plotë. Këto i bën për hir të Allahut. Kjo tregon forcën e dashurisë dhe shpresës së madhe që njeriu ka në Allahun. Kjo ngase njeriu nuk ka mundësi të braktisë diçka që e do shumë, përveç nëse atë gjë e braktisë për diçka që në zemrën e tij është më e madhe. Kur besimtari e di se e arrin kënaqësinë e Allahut kur agjëron për hir të Tij, duke braktisur epshet e dëshirat, me të cilat është brumosur (Allahu i ka krijuar në natyrën e tij), pra i jep përparësi Kënaqësisë së Zotit të tij ndaj epshit të tij, kjo tregon për sinqeritetin e besimit të tij. Ai i braktisë ato që do atëherë kur ka nevojë më së shumti për to, gjatë ditës, ngase kënaqësia e prehja e shpirtit të tij

është në arritjen e dashurisë dhe kënaqësisë së Allahut. Andaj, besimtari edhe nëse rrahet, torturohet a burgoset, që të prishë një ditë të Ramazanit, ai nuk pranon ta prishë atë. Kjo është urtësia pse Allahu e ka ligjësuar (e ka urdhëruar) agjërimin për besimtarët, që përmes këtij adhurimi të arrijnë kënaqësinë e Allahut. Madje kjo është urtësia më e madhe (e ligjësimit të tij).

- *Agjërimi është rrugë apo shkak përmes të cilit njeriu e arrin devotshmërinë*

Këtë e ka përmendur vetë Allahu në Kuran:

**“O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të bëheni të devotshëm.”** Bekare 183.

Siç e dimë, agjëruesi është urdhëruar të braktisë mëkatet dhe të kryejë urdhrat e Allahut (të shtojë sa më shumë adhurimet). Ka thënë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:

***“Ai që*** (gjatë agjërimit) ***nuk i lë fjalët e kota (***të këqija, të ulëta, gënjeshtrën, përgojimin)***, dhe të vepruarit me të kotën*** (mëkatet e bëra me gjuhë apo me gjymtyrë të tjera) ***dhe padrejtësinë*** (ndaj vetes dhe ndaj të tjerëve), ***Allahu nuk ka nevojë që ai të braktisë ushqimin dhe pijen.”*** Buhariu.

Agjëruesit, sa herë që i shkon mendja të bëjë një mëkat, i kujtohet se është agjërueshëm dhe e braktisë atë (e ndalë

veten). Për këtë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka urdhëruar neve që nëse dikush na shan apo na ofendon duke qenë (ne) agjërueshëm t'i themi: "***Unë jam agjërueshëm***!" Përmes kësaj, ai ia tërheqë vërejtjen atij që e shan apo e ofendon, se agjëruesi është i urdhëruar dhe i obliguar të braktisë fjalët e kota, ta ndalë veten nga sharja dhe ofendimi, njëkohësisht me këto fjalë ia kujton vetes se është agjërueshëm, andaj nuk lejohet t'ia kthejë të keqën me të keqe, pra që sharjen e ofendimin t'ia kthejë në njëjtën mënyrë.

- *Agjërimi e zbrazë zemrën, në mënyrë që ajo ta kujtojë Allahun dhe të meditojë në Të*

Kur njeriu konsumon gjërat që i ka në qejf, kjo detyrimisht sjellë përhumbjen, shkujdesjen. Madje dhe ka mundësi t'i ngurtësohet zemra e të verbërohet dhe (si pasojë) mos ta shohë të vërtetën. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka udhëzuar që sa më pak të hamë e pimë. Muslimani duhet ta pakësojë ngrënien dhe pirjen.[38] Ai ka thënë:

"***Biri i Ademit, nuk ka mbushur enë më të keqe sesa barkun e tij. Atij i mjaftojnë disa kafshata për ta drejtuar kurrizin e tij*** (ta largojë urinë). ***Por, nëse i duhet të hajë më shumë se kaq, atëherë një të tretën*** *(e stomakut)* ***ta ndajë***

---

[38] Të mos e teprojë, të mos tej ngopet, por të hajë me karar, e jo të jetë synimi kryesor i tij barku.

***për ushqim, një të tretën për ujë dhe një të tretën për ajër."***[39] Tirmidhiu dhe imam Ahmedi.

Handhale el Usejdi, i cili ka qenë prej shkruesve të shpalljes, një ditë i ka thënë Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem për veten e tij se ka bërë nifak (dyfaqësi) dhe ai salAllahu alejhi ue selem i ka thënë: "***Si ka mundësi të bësh nifak***?" I ka thënë: *"O i Dërguar i Allahut, kur po jemi me ty dhe po na kujton xhenetin e xhehenemin, aq shumë po na ngritët besimi saqë po na duket se po i shohim me sy tanë. Mirëpo, kur po ndahemi nga ti e po kthehemi te familjet,*[40] *po harrojmë shumicën e kësaj."* Ai salAllahu alejhi ue selem i ka thënë: ***"Por o Handhale, herë kështu e herë ashtu."*** Muslimi. Këtë fjalë e ka thënë tri herë. Ebu Sulejman ed Darani rahimehullah ka thënë: "*Vërtetë kur njeriu uritët dhe etet, atëherë zemra e tij pastrohet (dëliret) dhe zbutet. E kur ai të ngopet, zemra e tij verbërohet."*

---

[39] Ta lë të lirë për të marrë frymë lirshëm.

[40] Po angazhohemi me familjen, me gratë, me fëmijët, me profesionet tona etj. E nëse habitet nga angazhimi me këto gjëra duke harruar përmendjen e Allahut dhe të ahiretit, kjo nuk do të thotë se personi është bërë munafik (dyfytyrësh në fe). Kështu është njeriu, nganjëherë i ngritët besimi e nganjëherë i bie.

- *I pasuri do ta dijë vlerën e pasurisë që ia ka dhënë Allahu*

Ai do ta dijë vlerën e mirësive që ia ka dhënë Allahu. Ai i ka dhënë të hajë e pijë (me bollëk) e ia ka mundësuar të martohet, gjëra këto nga të cilat shumë njerëz janë të privuar, andaj ai e falënderon Allahun për to, është mirënjohës që ia ka dhënë këto lehtësime. Porse, njëkohësisht dhe e kujton vëllain e uritur e të varfër apo që ka pak ushqim saqë nuk i mjafton ta shuajë urinë. Kur e kujton këtë, bëhet edhe më fisnik, më bujar e më i gjymert, andaj i jep rroba dhe ushqim. Është transmetuar: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë njeriu më bujar (fisnik), mirëpo bujaria e tij ka arritur kulmin në Ramazan, kur e ka takuar Xhibrilin për t'ia mësuar Kuranin.*" Buhariu dhe Muslimi. (Pra, bujaria e tij ka qenë kulminante në muajin Ramazan).

- *Stërvitja e vetës për vetëkontroll (mbajtje për frerë)*

Kur njeriu arrin ta kontrollojë nefsin (veten, shpirtin) e tij, ka mundësi ta drejtojë nga punët e dobishme, me të cilat arrin lumturinë në këtë botë dhe në tjetrën. Ne e dimë se "**shpirti (i njeriut) është fort i prirur për të keqe, përveç atij që e mëshiron Zoti im.**" (Jusuf 53). Nëse ai ia liron frerët vetes së tij, pa dyshim se ajo do ta dërgojë drejtë humnerave të shkatërrimit, e nëse arrin ta kontrollojë dhe mbizotërojë atë, patjetër se do ta detyrojë atë (shpirtin,

veten e tij) të shkojë (rrugëtojë) drejt qëllimeve e gradave më të larta.

Prej urtësive që përfshihet nën këtë urtësi është: *thyerja e nefsit.* Kështu, njeriu arrin ta thyejë ashpërsinë e shpirtit të tij, e largon nga mendjemadhësia e mburrja, pastaj e detyron që t'i bindet e nënshtrohet të vërtetës dhe që të zbutet (të jetë i butë) ndaj krijesave të Allahut. Kur njeriu ha ushqim deri në ngopje, kur pi më tej shuarjes së urisë dhe kur bën marrëdhënie intime me bashkëshorten, këto e shtyjnë drejt një ndjesie kryelartësie e mendjemadhësie, edhe ndaj të vërtetës, por edhe ndaj krijesave. Kjo sepse shpirti i njeriut i dëshiron këto gjëra, e kur i dëshiron (i ka synim) atëherë angazhohet në arritjen e tyre, dhe kur i vjen mundësia për këtë atëherë sheh se ka fituar, ngase ka arritur diçka që ka dashur. Në këtë mënyrë, gëzohet me gëzim i cili është i nënçmuar në Islam. Po ashtu, kalon në mendjemadhësi, duke u bërë kjo gjë shkak që pastaj të shkojë drejt shkatërrimit. I ruajtur dhe i mbrojtur është vetëm ai të cilin Allahu e ka ruajtur prej të këqijave të shpirtit të tij.

- *Agjërimi bën që damarët nëpër të cilët kalon gjaku të ngushtohen[41] duke bërë që të ngushtohen dhe rrugët përmes të cilave shejtani lëvizë në trupin e njeriut*

Shejtani lëvizë nëpër trupin e njeriut andej kah lëvizë gjaku i tij, pra e përshkon të gjithë trupin e tij. E gjatë agjërimit, duke u ngushtuar damarët, ngushtohen edhe rrugët nëpër të cilat lëvizë shejtani. Andaj, përmes kësaj gjëje, njeriu qetësohet nga vesveset e shejtanit, gjithashtu arrin të thyejë ashpërsinë dhe arrogancën e shpirtit të tij, si dhe e qetëson zemërimin e hidhërimin e tij. Për këtë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"O ju të rinj! Kush ka mundësi nga ju të martohet, le të martohet, ngase martesa e ulë shikimin dhe mbron nderin. Ai që nuk ka mundësi të martohet, le të agjërojë, sepse kjo për të është dobësim (وِجاءُ)."*** Buhariu dhe Muslimi.

Fjala "وِجَاءٌ" në arabisht d.m.th.: tredhje e mashkullit të devesë . Këtu na tregon se si i riu e ruan nderin e tij dhe e thyen forcën e epshit të tij, e këtë e bën përmes agjërimit (nëse nuk ka mundësi të martohet), sepse kjo është si mjet a rrugë përmes së cilës e dobëson epshin e tij.

[41] Nga uria e etja.

- *Agjërimi ka dobi të shumta shëndetësore*

Kur njeriu e pakëson ushqimin, ka dobi të shumta shëndetësore, kështu e lë të qetë aparatin tretës për një kohë të caktuar, pengon që në organizmin e tij të mblidhen lëngje e mbeturina që e dëmtojnë trupin e tij. Kështu shohim se sa e madhe është urtësia e Allahut në ligjet, dispozitat e adhurimet të cilat ua ka ligjësuar robërve të Tij, se sa të dobishme janë ato, se sa përmirësuese janë për njeriun dhe shoqërinë.

Ndeja e dhjetë:

# Rregullat obligative të agjërimit

Allahu ka caktuar për agjërimin rregulla të shumta. Nuk ka mundësi që agjërimi i muslimanit të plotësohet e të jetë i përkryer pa iu përmbajtur këtyre rregullave. Ato janë dy lloje:

1. *Rregullat obligative, të cilave patjetër duhet t'u përmbahet agjëruesi.*
2. *Rregullat të pëlqyera, të cilave është mirë që ai t'iu përmbahet e t'i ruajë.*

Do të flasim për llojin e parë, për rregullat obligative. Prej rregullave obligative të cilave duhet t'iu përmbahet agjëruesi janë të gjitha adhurimet të cilat Allahu i ka bërë obligim, qofshin të gjuhës apo të gjymtyrëve. Prej tyre:

- *Namazi obligativ (farz)*

Më e rëndësishmja nga të gjitha adhurimet obligative është falja e namazit. Shtylla më e fortë dhe më e konfirmuar e Islamit është namazi, pas dy shehadeteve (që është shtylla e parë). Andaj, agjëruesi e ka për obligim që ta falë namazin e t'i kushtojë kujdes duke plotësuar kushtet, shtyllat dhe obligimet e namazit. Ai duhet ta falë namazin në kohën e përcaktuar të tij. Meshkujt e kanë obligim ta falin në xhami me xhemat. Falja e namazit në

këtë mënyrë, siç përmendëm, është prej devotshmërisë për të cilën është bërë obligim agjërimi.[42] Ai që e lë namazin, nuk e falë atë, ai e kundërshton direkt këtë devotshmëri, dhe patjetër si pasojë do ta ketë ndëshkimin prej Allahut. Allahu thotë:

**"Pas atyre erdhën brezni, që e braktisën faljen e namazit dhe ndoqën epshet e veta[43]. Ata do të pësojnë dënimin e madh, përveç atyre që pendohen, që besojnë dhe bëjnë punë të mirë. Këta do të hyjnë në Xhenet dhe nuk do t'u bëhet kurrfarë padrejtësie..."[44]** Merjem 59-60.

Ka prej agjëruesve që tregohet neglizhent në faljen e namazit me xhemat në xhami. Ai e kryen namazin, mirëpo tregohet mospërfillës në faljen në xhami së bashku me muslimanët. Kurse, Allahu faljen e namazit me xhemat e ka urdhëruar në Kuran. Allahu thotë:

**"Kur të jesh ti (o Muhamed) në mes të besimtarëve dhe të prish faljen e namazit (në luftë), atëherë njëri grup prej tyre le të falet me ty dhe le t'i mbajnë pranë edhe armët e veta! Pastaj këta, le të rrinë pas jush dhe le të vijë grupi tjetër, i cili nuk është falur dhe, le të falet me ty! Le të jenë syçelë dhe t'i mbajnë armët e veta!"** Nisa 102.

---

[42] Allahu ka thënë: "**O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat (që të bëheni të devotshëm).**" Bekare 183. Shih ndejën e nëntë.

[43] Ky është argument se ai që nuk e fal namazin është pasues i epsheve (dëshirave) të tij.

[44] Allahu nuk u bën padrejtësi robërve të Tij, por i shpërblen për veprat e mira që kanë bërë.

Në këtë ajet Allahu e urdhëron Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem dhe shokët e tij, që të falen me xhemat edhe në gjendje të luftës dhe frikës. E atëherë kur është mirëqenie, qetësi e siguri, obligueshmëria e namazit me xhemat është më parësore. Ebu Hurejra radijAllahu anhu tregon se ka ardhur një njeri i verbër te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe i ka thënë: *"O i Dërguar i Allahut, nuk kam dikë të më përcjell dhe të më dërgoj në xhami* (të ma tregoj rrugën)." Dhe ai salAllahu alejhi ue selem ia lehtëson (fillimisht) që të mos dalë për namaz me xhemat në xhami (por të falet në shtëpi). E kur niset për shtëpi ky njeri, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e thërret: ***"A e dëgjon thirrjen për namaz (ezanin)?"*** I thotë: "*Po.*" – "***Atëherë përgjigju***!" Muslimi. Pra, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk ia ka lehtësuar as të verbrit (që të mos e falë namazin me xhemat së bashku me muslimanët), edhe pse ai nuk kishte dikë t'ia tregojë rrugën për xhami, për ta dërguar aty.

Ai që e braktisë namazin me xhemat, përveç që ka lënë pas dore një obligim të Allahut për ta kryer (e me këtë bën mëkat), po ashtu e ka privuar veten prej shumë shpërblimeve, të cilat shumëfishohen kur njeriu shkon për t'u falur me xhematin e muslimanëve. Shpërblimi për faljen me xhemat (në xhami) është shumëfish më i madh sesa falja e namazit vetëm (në shtëpi). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Namazi me xhemat (në xhami) është më i vlefshëm sesa namazi i atij që falet vetëm, për njëzetë e shtatë shkallë."*** Buhariu dhe Muslimi.

Kur muslimanët e humbasin namazin me xhemat, humbasin shumë dobi që kanë të bëjnë me komunitetin e muslimanëve. Kur ata falen së bashku në xhami, arrijnë dobi të mëdha. Nga këto dobi përmendim: Allahu mbjell dashuri mes tyre, shtohet bashkimi (uniteti) i muslimanëve, ai që nuk di për fe mëson kur takohet me xhematin, ndihmohet nevojtari (qan hallin dhe e ndihmojnë) etj. Andaj kurrsesi nuk duhet të braktiset falja e namazit me xhemat në xhami.

Ai që e lë faljen e namazit me xhemat e ekspozon veten ndaj dënimit të Allahut. Gjithashtu, me këtë u përngjason dhe i imiton munafikët (dyfytyrëshit). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Namazet të cilat më së rëndi u vijnë munafikëve t'i falin*** (me xhemat në xhami)***, janë namazi i jacisë dhe i sabahut."***

Pse kjo? Sepse kur kanë shkuar për namaz, ka qenë errësirë dhe nuk i ka parë askush duke shkuar, ndërkohë që qëllimi i munafikëve ka qenë që t'i shohin të tjerët se po falen. Ata nuk e kanë falur namazin për Allahun, andaj u ka ardhur rëndë për të shkuar në xhami për të falë namazin me xhemat (atë të jacisë e të sabahut), duke qenë se nuk i shohin të tjerët. Vazhdon:

***“Sikur ta dinin se çfarë shpërblimi të madh ka në faljen e tyre me xhemat, do të vinin edhe duke u zvarritur. Më ka shkuar në mendje të urdhëroj thirrjen e ikametit për namaz dhe të caktoj dikë (si imam) t’ua falë njerëzve namazin. Pastaj të marr një grup burrash që kanë me vete drunj, e të shkoj te shtëpitë e atyre që nuk prezantojnë me ne në namaz (me xhemat) e t’ua djegë ato me zjarr.”*** Muslimi.

Ky është ndëshkimi që i ka shkuar në mendje t’ua bëjë atyre që nuk faleshin me xhemat. Ibn Mesudi radijAllahu anhu thotë: “*Kush dëshiron* (gëzohet dhe ndihet i lumtur) *që ta takojë Allahun nesër* (Ditën e Gjykimit) *si musliman, le t’i ruajë pesë namazet (farz) duke i falur aty ku bëhet thirrja për t’i falur (në xhami). Allahu ia ka treguar Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem rrugët e udhëzimit (që duhet ndjekur). E namazi me xhemat, është prej këtyre rrugëve. Në kohën tonë* (kur ka qenë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem gjallë), *vetëm ai që ka qenë (i njohur si) munafik nuk ka dal për namaz me xhemat. Kishte raste (nga sahabët) që vinin në xhami duke u mbajtur për dy persona të tjerë të cilët e vendosnin në saf (rresht) e ai falej me xhematin e muslimanëve.”* Muslimi. Pra, kështu duhet të jetë muslimani (të falet me xhemat në xhami), nëse do që t’i shpëtojë ndëshkimit të Allahut.

Ka prej agjëruesve të cilët i tejkalojnë edhe më shumë kufijtë në mëkat saqë ata flenë dhe e falin namazin pasi t’i dalë koha e tij. E kjo padyshim është prej mëkateve më të mëdha. Kjo është prej formave më të shëmtuara të

mosfaljes së namazit. Shumë prej dijetarëve kanë thënë se ai që e vonon namazin derisa t'i dalë koha, nuk e fal në kohën e vet, duke mos pasur arsye sheriatike (për këtë), nuk i pranohet kurrë ai namaz edhe nëse e bën kaza 100 herë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Ai që e bën një vepër që nuk ka bazë në fenë tonë, ajo i refuzohet."***

Falja e namazit pas kohës së tij, pa pasur arsye sheriatike, nuk ka bazë në fenë e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, është një çështje me të cilën nuk ka ardhur ai salAllahu alejhi ue selem, andaj kjo gjë i refuzohet vepruesit, edhe nëse e fal 100 herë.

- *Largimi nga ndalesat.*

Prej rregullave obligative është që njeriu t'u largohet të gjitha fjalëve e veprave të cilat Allahu dhe i Dërguari i Tij i kanë ndaluar.

- ***Largimi nga gënjeshtra.*** Njeriu gjatë agjërimit duhet t'i largohet gënjeshtrës. Gënjeshtra (الكذب- el kedhib) është të treguarit (njoftuarit) për diçka në kundërshtim me realitetin. E gënjeshtra më e madhe është ajo ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, p.sh.: t'u atribuohet diçka që nuk e kanë thënë, si: të thuhet se Allahu e ka bërë të ndaluar këtë e atë gjë, duke qenë se e kundërta është e vërteta (d.m.th. se nuk e ka ndaluar). Allahu thotë:

“**mos thoni me gjuhët tuaja të rreme: “Kjo është e lejueshme e kjo e ndaluar”, që kështu të trilloni gënjeshtra për Allahun. Me siguri, ata që trillojnë gënjeshtra ndaj Allahut, nuk do të shpëtojnë. Ata do të kenë kënaqësi të shkurtër (në këtë jetë), por i pret një dënim i dhembshëm (në jetën tjetër).”** Nahl 116-117.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Kush gënjen për mua qëllimisht,***[45] ***le t’ia përgatisë vetes një ulëse në zjarr të xhehenemit!”*** Buhariu dhe Muslimi.

Edhe në mënyrë të përgjithshme Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka paralajmëruar dhe ndaluar të gënjejmë. Ka thënë:

***“Kini kujdes ndaj gënjeshtrës*** *(mos gënjeni),* ***ngase ajo e dërgon njeriun në prishje, e prishja e dërgon në zjarr. Njeriu nëse vazhdon të gënjejë, tek Allahu shkruhet gënjeshtar i madh (كَذَّاباً– kedh-dheeb).”*** Buhariu dhe Muslimi.

A ka më keq për njeriun sesa të cilësohet tek Allahu si i tillë?!

- ***Largimi nga përgojimi.*** Përgojimi (الغِيْبَة– el giibeh) është përmendja për dikë e diçkaje kur ai nuk është prezent, që nuk i pëlqen t’ia përmendin, qoftë nëse ajo gjë ka të bëjë me anën e jashtme të tij, si: (të thotë se) është çalaman, apo i verbër, apo ndonjë të metë tjetër fizike, qoftë nëse

---

[45] Gënjen (shpif) për një hadith se e ka thënë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, e që në realitet nuk e ka thënë.

ka të bëjë me moralin e tij, si: (të thotë se) ai është mendjelehtë, mëkatar etj., pavarësisht nëse i ka këto gjëra apo nuk i ka[46]. Është fjala t'ia përmendë në aspektin e nënçmimit, për të treguar të metat e tij, për ta nënçmuar apo përqeshur. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur është pyetur për përgojimin (gibetin) ka thënë:

***"Ai është përmendja e vëllait tënd me diçka që ai e urren*** (nuk e pëlqen t'ia përmendë)." – "*E nëse e ka atë të metë?*" Ka thënë: ***"Nëse e ka atë të metë, ky është përgojim. E nëse nuk e ka, ke shpifur për të."*** Muslimi dhe të tjerë.

Allahu ka ndaluar prej përgojimit në Kuran, madje nuk ka formë më të shëmtuar të përshkrimit të përgojimit për shpirtin e njeriut sesa forma me të cilën e ka përshkruar Allahu në Kuran, i Cili ka thënë se përgojimi është sikur ngrënia e mishit të vëllait të vdekur:

**"...mos e përgojoni njëri-tjetrin! Mos vallë dëshiron ndokush prej jush të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur?! Sigurisht që ju do ta urrenit këtë!"** Huxhurat 12.

A ka gjë më të urryer për njeriun sesa të hajë mishin e njeriut të vdekur?! Kështu është përgojimi. Na është përcjellë për Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem: "(Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem) *Në natën e Miraxhit*[47] *ka kaluar afër disa njerëzve me thonj prej bakri, të*

[46] Vlen e njëjta nëse kjo bëhet me shkrim.

[47] Natën në të cilën Allahu e ka ngritur në qiell Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem.

*cilët i gërvishtnin gjokset dhe fytyrat e tyre. E ka pyetur Xhibrilin: “**Kush janë këta, o Xhibril?”** I ka thënë: “Janë ata të cilët e hanë mishin e njerëzve* (i përgojojnë) *dhe flasin për nderin e të tjerëve.”* Ebu Daudi.

- ***Largimi nga bartja e fjalëve.*** Ajo është (النَّمِيْمَة – en nemiimeh) bartja e fjalëve mes njerëzve në mënyrë që të bëjë përçarje, ndasi, prishje të raporteve e lidhjeve mes tyre. Ajo është prej mëkateve të mëdha.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Nuk hyn në xhenet bartësi i fjalëve (نَمَّام – nemmeem).***” Buhariu dhe Muslimi.

Kjo gjë është aq mëkat i madh saqë e mohon hyrjen në xhenet. Ibn Abbasi radijAllahu anhu ka treguar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem një ditë ka kaluar pranë dy varreve dhe ka thënë:

***“Vërtetë këta janë duke u ndëshkuar, porse jo për ndonjë gjë të madhe. Njëri nuk është ruajtur prej urinës,[48] kurse tjetri ka bartur fjalë*** (ka bërë nemime) ***ndërmjet njerëzve.”*** Buhariu dhe Muslimi.

[48] Këtu përfshihet: Mos mbulimi i avretit gjatë urinimit, rënia e urinës në rroba (veshja menjëherë pas urinës pa u pastruar dhe rrobat janë prekur me urinë), mos pastrimi prej urinës, moskujdesi në përfundimin e urinimit (çohet pa e përfunduar) dhe gjendja kur personi ka kryer urinimin e pastaj i del diçka prej urinës kur është duke marrë abdes dhe nuk kthehet ta pastrojë e të fillojë rishtas abdesin. Dersi “Shkaqet e dënimit në varr”.

Qëllimi me ***"jo për ndonjë gjë të madhe"*** është: nuk ka qenë ndonjë gjë e madhe tek ta, nuk ka qenë diçka e vështirë për ta bërë, por e kanë vepruar lehtësisht sa kanë qenë të gjallë, mirëpo, për këto dy gjëra që i kanë vepruar janë duke u ndëshkuar në varr. Bartësi i fjalëve bën shkatërrim (përçarje e ndasi) në tokë, për vetveten e tij dhe për shoqërinë. Po ashtu, bartja e fjalëve mbjellë urrejtje mes muslimanëve. Allahu thotë:

"**mos iu bind çdo betari të përçmuar, shpifaraku, që përhap thashetheme (بِنَمِيمٍ - bart fjalë)"** Kalem 10-11.

Ai që vjen tek ti për të bartur fjalë për dikë, dije se të njëjtën gjë do ta bëjë për ty tek tjetri. Andaj duhet pasur kujdes nga ai duke mos pranuar që të të sjellë fjalë për të tjerët. Allahu tha në këtë ajet **"mos iu bind"**. Kur ai fillon të bartë fjalë tek ti për të tjerët, mos lejo që ta bëjë këtë.[49]

---

[49] Raporti ynë ndaj të tillëve: Të mos i besohet, sepse bartësi i fjalëve është *fasik* (mëkatar i shthurur), dhe si i tillë nuk i pranohet dëshmia. Duhet ta ndalojmë prej kësaj vepre të shëmtuar, duke e këshilluar dhe ia përkujtuar ajetet në të cilat Allahu flet kundër bartjes së fjalëve, si dhe hadithet; pra duke i treguar rrezikun e kësaj. Duhet të urrehet për hir të Allahut, sepse ai është një person të cilin Allahu e urren. Nuk lejohet të mendohet keq për vëllain tënd (për të cilin të ka bartur tjetri fjalë). Bartja e fjalëve për dikë tjetër, le të mos jetë shkak që të hulumtohet për vërtetimin e atyre gjërave (që të janë bartur). Të mos e pranosh për vetën tënde atë prej të cilës e ndalove bartësin e fjalëve, pra të mos ua tregosh të tjerëve atë që e ke dëgjuar prej tij, ngase kështu edhe ti bëhesh bartës i fjalëve (nemmam). Nëse dikush pyet: "Po nëse është e kundërta, të shkojë personi te një person tjetër e të flasë mirë për dikë tek ai për të futur dashuri mes tyre?" Për këtë in shaa Allah ka shpërblim. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

- ***Largimi nga mashtrimi.*** Mashtrimi (الْغِشّ - el gishsh) është prej mëkateve të mëdha. Njeriu gjatë agjërimit duhet t'i largohet gjithashtu edhe mashtrimit, në të gjitha raportet me njerëzit, qofshin në tregti, biznes, shitblerje, apo në profesionin e tij dhe në të tjera, po ashtu në këshillimet dhe bisedat (të folurit) ndërmjet njerëzve, duke pasur kujdes të mos mashtrojë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është shfajësuar prej atij që i mashtron të tjerët. Ai thotë:

**"Kush na mashtron neve, nuk është prej nesh** (nuk është në rrugën tonë)." Muslimi.

Ndërsa në një hadith tjetër thotë në mënyrë të përgjithshme: "**Kush mashtron, nuk është prej meje**" (Muslimi), pavarësisht se kë e mashtron, muslimanin apo dikë tjetër nga njerëzit në përgjithësi.

"غش - gishshi" që ka ardhur në hadith është tradhtia e mashtrimi ndaj të tjerëve, e kur të ndodhë kjo atëherë humbet amaneti (besueshmëria) në mesin e njerëzve

***"Vepra më e mirë është ta gëzosh vëllain tënd musliman"***, me çfarëdo forme që e bën. Nëse kjo është një formë që personi e ka zgjedhur për ta gëzuar vëllain e tij, duke thënë: "Filani apo të tjerët po flasin mirë për ty!", atëherë ka shpërblim për këtë. Po ashtu, nëse dikush ka dëgjuar fjalë të këqija për dikë dhe ka bindje të keqe për të, dhe ti shkon i flet mirë për të apo i thua "të ka bërë selam", për t'ia ndërruar atë bindje të keqe ndaj tij, kjo është gjë e mirë. Në këtë rast lejohet edhe gënjeshtra, nëse është fjala për t'i pajtuar; edhe nëse nuk i ka çuar selam në të vërtetë, mund t'i thotë "të ka bërë selam", në mënyrë që ai ta përmirësojë mendimin për të.

ndërmjet veti, siç ka ndodhur në shumë shoqëri. Pastaj duhet ditur se çdo gjë të cilën njeriu e fiton përmes mashtrimit, ky fitim është i fëlliqur, i ndaluar. Nëse e merr këtë fitim, ai veçse e ka larguar prej Allahut dhe Mëshirës së Tij.

- ***Largimi nga muzika dhe veglat muzikore,*** me të gjitha llojet e tyre, qofshin me tel apo me frymë. Është e ndaluar dëgjimi i tyre. Mëkati e ndalesa shtohet edhe më shumë kur ato shoqërohen edhe me këndim, me zëra të bukur, që nxisin epshin e njeriut. Allahu thotë:

**"Ka disa njerëz që sajojnë tregime të kota, për të shmangur** (të tjerët) **nga rruga e Allahut me paditurinë e tyre e për t'u tallur me të. Njerëz të tillë i pret dënimi poshtërues."** Lukman 6.

Kur ibn Mesudi radijAllahu anhu është pyetur për këtë ajet ka thënë: *"Pasha Atë (Allahun) përveç të Cilit nuk ka të adhuruar tjetër meritorë, qëllimi këtu është muzika e shoqëruar me këndim* (me këngë)." Të njëjtën gjë e thotë edhe ibn Abbasi dhe ibn Umeri radijAllahu anhuma. Po ashtu dhe ibn Kethiri rahimehullah e përmend po këtë interpretim të ajetit në tefsirin e tij, prej Xhabirit, Ikrimes, Seid ibn Xhubejrit dhe Muxhahidit. Pra, po shohim se ky është komentimi prej sahabëve dhe tabiinëve mbi këtë ajet. Hasan el Basriu ka thënë: *"Ky ajet ka zbritur për muzikën dhe veglat muzikore."*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka tërhequr vërejtjen dhe ka ndaluar prej muzikës

dhe veglave muzikore, si dhe në një hadith këto i ka bërë bashkë me imoralitetin (zinan). Ka thënë:

***“Do të vijnë disa njerëz prej umetit tim para Kiametit të cilët do ta lejojnë imoralitetin (حِرَ), mëndafshin,[50] alkoolin dhe veglat muzikore.”*** Buhariu.

Këtu po i krahason veglat muzikore me tri të tjerat, pra me mëkatet e mëdha (edhe muzika është prej mëkateve të mëdha). Si i bëjnë ata të lejuara? Duke i vepruar në mënyrë aq mospërfillëse ndaj këtyre ndalesave të Allahut saqë i veprojnë siç i veprojnë gjërat e lejuara (hallall); nuk e kanë problem veprimin e tyre. Dhe ky (veprimi i tyre) është qëllimi pse i bëjnë të lejuara ato. Disa dijetarë të tjerë thonë se i bëjnë të lejuara duke i quajtur me emra të tjerë (ua ndërrojnë realitetin). Kjo gjë ka ndodhur dhe është realitet sot. Shumë prej njerëzve përdorin veglat muzikore dhe e dëgjojnë muzikën e këngët e shoqëruara me të sikur të jenë diçka të lejuara. Ky është një “sukses” që e kanë arritur armiqtë e Islamit me bërjen e kurtheve e intrigave ndaj muslimanëve, saqë përmes muzikës i kanë penguar prej përmendjes e kujtimit të Allahut, i kanë larguar njerëzit prej gjërave që janë të rëndësishme për fenë dhe dunjanë e tyre, saqë shumë prej muslimanëve dëgjojnë muzikë më shumë sesa që dëgjojnë Kuran, hadithe, apo fjalë të dijetarëve (kur i sqarojnë dispozitat e ligjet e Islamit).

---

[50] Në Islam mëndafshi është i ndaluar të vishet nga meshkujt.

Ne si muslimanë, duhet pasur kujdes nga veprimi i gjërave të cilat e asgjësojnë agjërimin tonë apo nga veprimi i gjërave të cilat e mangësojnë shpërblimin e tij. Duhet të kemi kujdes që ta ruajmë agjërimin tonë prej fjalëve të kota, të këqija, të ndalura, po ashtu dhe prej veprave të ndaluara e të këqija. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Ai që*** (gjatë agjërimit) ***nuk i lë fjalët e kota (***të këqija, të ulëta, gënjeshtrën, përgojimin)***, dhe të vepruarit me të kotën*** (mëkatet e bëra me gjuhë apo me gjymtyrë të tjera) ***dhe padrejtësinë*** (ndaj vetes dhe ndaj të tjerëve), ***Allahu nuk ka nevojë që ai të braktisë ushqimin dhe pijen.”*** Buhariu.

Kurse Xhabiri radijAllahu anhu thotë: *“Kur të agjërosh, së bashku me ty le të agjërojë dhe dëgjimi yt, shikimi yt dhe gjuha jote prej gënjeshtrës dhe ndalesave (të gjuhës), ndalo nga dëmi (e padrejtësia) ndaj komshiut, le të vërehen tek ti shenjat e modestisë (qetësisë)*[51] *dhe të mos jetë dita kur je agjërueshëm e njëjtë me ditën kur nuk je agjërueshëm!”* Pra, duhet pasur dallim mes tyre. Agjëruesi duhet të ketë moral e sjellje të atillë duke u dalluar prej ditës në të cilën nuk është agjërueshëm.

---

[51] Nuk duhet të jesh njëjtë brenda Ramazanit ashtu siç ndodh të jesh jashtë Ramazanit, duke qenë nervoz e zë ngritur.

Ndeja e njëmbëdhjetë:

# Rregullat e preferuara (pëlqyera) të agjërimit

Do të flasim për rregullat të cilat janë të pëlqyera për t'iu përmbajtur agjëruesi. Prej tyre përmendim:

- *Ngritja në syfyr për ushqim*

Në arabisht "سُحُور- suhuur" quhet ngrënia e ushqimit në fund të natës. Është quajtur kështu sepse kjo pjesë e natës quhet سَحَر– sehar. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***" تَسحّروا فإن في السحورِ بركةً– Ngrihuni në syfyr (e hani) sepse në syfyr ka bereqet!"*** Buhariu dhe Muslimi.

Amër ibn Asi radijAllahu anhu tregon se ai salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Dallimi mes agjërimit tonë dhe agjërimit të ithtarëve të Librit,***[52] ***është syfyri*** (ngrënia e ushqimit në pjesën e fundit të natës)." Muslimi.

Në një hadith tjetër Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka lavdëruar ngrënien e hurmave në syfyr. Ai ka thënë:

***"Sa syfyr i mirë është hurma për besimtarin."*** Ebu Daud.

Dhe ka thënë:

---

[52] Ehlul kiteb, janë të krishterët dhe hebrenjtë.

“***Syfyri i gjithi është bereqet*** (prej Allahut), ***andaj mos e lini atë, qoftë dhe me një gllënjkë ujë. Allahu dhe engjëjt e Tij dërgojnë salavate***[53] ***për ata që bëjnë syfyr*** (ngrihen e hanë).” Imam Ahmedi me zinxhirë të fortë.

Ai që ngrihet në syfyr duhet ta bëjë këtë me nijetin që të zbatojë urdhrin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, pra të zbatojë e ndjekë veprën (rrugën) e tij, në mënyrë që ky syfyr t'i shkruhet si adhurim. Dhe po ashtu me nijetin që të forcohet për ta kaluar më lehtë agjërimin. Në këtë mënyrë njeriu arrin dy shpërblime.

Është sunet vonimi i syfyrit deri atëherë kur nuk ekziston frika se ka hyrë koha e agimit. E nëse ke frikë se ka hyrë, atëherë e ndërpret ngrënien e pirjen. Kështu ka vepruar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem. Enes ibn Malik radijAllahu anhu ka thënë: “*Një ditë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe Zejd ibn Thabiti janë ngritur e kanë bërë syfyr. Kur e kanë përfunduar syfyrin, i Dërguari salAllahu alejhi ue selem i ka thënë:* “***Eja të shkojmë në namaz!***” *Dhe e ka fal namazin (e sabahut).” Ne e pyetëm Enesin radijAllahu anhu: “Sa ka qenë distanca kohore mes syfyrit (të tyre) dhe hyrjes në namaz?” Ai ka thënë: “Aq sa lexon 50 ajete.”* Buhariu dhe Nesaiu. Nga kjo kuptojmë se syfyri duhet të vonohet sa më afër kohës së hyrjes së sabahut. Në një

---

[53] Salavat në këtë kontekst d.m.th.: lavdërim. Allahu dërgon salavate për një besimtar, d.m.th. e lavdëron atë tek engjëjt. Ndërsa, engjëjt dërgojnë salavate për të, d.m.th. e lusin Allahun që Ai ta lavdërojë atë tek engjëjt.

transmetim tregon Aisha radijAllahu anha se Bilali radijAllahu anhu e ka thirrur ezanin e parë[54] dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem u ka thënë sahabëve:

***"Hani e pini derisa ta dëgjoni ezanin e Ibn umi Mektumit, ngase ai nuk e thirr ezanin derisa të lindë agimi*** (të hyjë koha e sabahut)***."***

Nga kjo kuptojmë se duhet ngrënë e pirë derisa të hyjë koha e sabahut duke e vonuar sa më shumë syfyrin (brenda kohës së tij). Përmes kësaj dispozite të ligjësuar prej Allahut, që ia ka mundësuar të hajë e pijë duke qenë kjo sa më afër ditës kur fillon agjërimin, Ai ka treguar mëshirë për agjëruesin. Po ashtu, kur njeriu e shtyn ushqimin e pijen deri në këtë kohë, shpëton nga gjumi para namazit të sabahut dhe kështu e ka më të lehtë ta falë atë. Nëse do ta hante syfyrin më herët dhe pastaj të flinte, edhe mund t'i ikte namazi i sabahut. Këto janë disa nga urtësitë të cilat i përmendin dijetarët rreth asaj se pse është sunet të shtyhet sa më shumë syfyri.

Lejohet ngrënia e pirja derisa të dallohet "peri i bardhë nga peri i zi", edhe nëse njeriu ka ngrënë më herët ushqim dhe e ka bërë nijet të agjërojë, p.sh.: nëse ka ngrënë syfyr një orë (a më pak) para se të dallohet "peri i bardhë nga peri i

[54] Është sunet thirrja e dy ezanëve: ezani i cili thirret gjatë natës para syfyrit që njerëzit të ngritën e të hanë syfyr, apo për namaz nate (për atë që do), dhe ezani tjetër i cili thirret me hyrjen e kohës së namazit të sabahut. Bilali e ka thirrur ezanin e parë, ndërsa ibn umi Mektumi, i cili ka qenë i verbër, e ka thirrur ezanin e dytë.

zi" dhe e ka bërë nijet agjërimin e asaj dite, përsëri i lejohet të hajë e pijë derisa të hyjë koha e sabahut (derisa të dallohet "peri i bardhë prej perit të zi"), kur veçse bindet se ka hyrë koha e sabahut; edhe nëse ka ngrënë më herët apo e ka bërë nijetin nuk ka të keqe të hajë përsëri nëse dëshiron. Allahu kështu na këshillon dhe urdhëron në Kuran:

"**Dhe hani e pini derisa të dallohet fija e bardhë (bardhësia) e agimit nga fija e zezë** (errësira e natës)**..."** Bekare 187.

Si gjykohet se ka hyrë koha e sabahut? Kjo bëhet: ose duke e parë agimin me sy (sheh horizontin), ose përmes lajmit nga dikush që është i besueshëm, p.sh. kur filan muezini e thirr ezanin posa të hyjë koha e sabahut, apo kur njoftimi merret me mjete të tjera. Kur të hyjë koha e sabahut (lind agimi), nuk lejohet më ngrënia e pirja dhe veprimi i gjërave që ndalohen gjatë agjërimit.

Nijeti nuk lejohet të veprohet me gjuhë. Kjo është prej risive (bidateve) në fe. Nuk ka bazë në sunetin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Nijeti bëhet vetëm me zemër.[55]

[55] Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "**Veprat janë sipas nijeteve**", nijetet janë qëllimet, ato janë në zemër. Andaj, nëse dikush çohet në syfyr për të ngrënë për ta agjëruar të nesërmen, ai veçse e ka bërë nijetin për agjërim. Ky është nijeti, pa pasur nevojë për pohim (me gojë). Kur të hyjë nata e parë e Ramazanit, është obligim të bëhet nijeti me zemër për agjërimin e të gjithë këtij muaji. Pastaj, për çdo

- *Shpejtimi në bërjen iftar*

Nëse vërtetohet se ka perënduar dielli, apo bindet përmes lajmit që ia sjellë dikush duke anuar mendja e tij më shumë kah mendimi se dielli ka perënduar, apo e merr lajmin përmes thirrjes së ezanit të një muezini të besueshëm i cili e thirr në kohë, apo i vije lajmi përmes mjeteve të tjera, atëherë agjëruesi nuk është e nevojshme të presë minutën si shkruan në takwime, por është sunet menjëherë ta çelë agjërimin (të bëjë iftar) e mos ta vonojë atë. Sehl ibn Sadi radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Njerëzit do të jenë vazhdimisht në mirësi përderisa e shpejtojnë iftarin*** (nuk e vonojnë, por e çelin si të hyjë koha e akshamit)." Po ashtu ai salAllahu alejhi ue selem tregon se Allahu ka thënë: **"Prej robërve të Mi që i dua janë ata që shpejtojnë në çeljen e iftarit** (posa të hyjë koha)." Hadith kudsij, transmeton Tirmidhiu, zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, porse disa dijetarë e kanë konsideruar hasen (të mirë). Nga kjo shohim se është e kundërta nga ajo që e pretendojnë njerëzit duke menduar

---

natë të Ramazanit nuk është obligim ripërtërija e këtij nijeti, por është veç gjë e preferuar (sipas mendimit më të saktë). Ngritja në syfyr veçse është bërje e nijetit. Mirëpo, është një rast që duhet të ripërtërihet nijeti për agjërimin e Ramazanit, shembull: personi që udhëton i lejohet ta prishë agjërimin, ngase është udhëtar, e kur të kthehet në vendin e tij, në natën e parë e ripërtërinë nijetin se do të vazhdojë të agjërojë pjesën e mbetur të Ramazanit; apo rasti i dikujt që ka agjëruar disa ditë e pastaj është sëmurë dhe e ka prishur, pasi shërohet e ripërtërinë nijetin për agjërimin e pjesës së mbetur.

se është më mirë që sa më shumë të shtyhet çelja e agjërimit. Në momentin që hyn koha e akshamit (perëndon dielli) duhet bërë iftar (këta janë nga njerëzit më të dashur tek Allahu, siç tha Ai).[56]

Është sunet të çelet iftari me hurma të njoma, nëse nuk ka të tilla atëherë me hurma të pjekura, e nëse nuk ka as të tilla atëherë me ujë.[57] Enesi radijAllahu anhu ka thënë: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem para se ta falë namazin e akshamit, ka bërë iftar me hurma të njoma, e nëse nuk ka pasur ka bërë me hurma të pjekura, e nëse nuk ka pasur as të pjekura ka pirë disa gllënjkë ujë."* Tirmidhiu, Ebu Daudi dhe të tjerë. Nëse agjëruesi nuk e ka asnjërën nga këto, atëherë e çelë iftarin me çfarë të ketë pranë vetes nga

---

[56] Nëse ezani thirret në kohë, atëherë posa të fillojë, ti bëj iftar, e jo të presësh derisa të përfundojë.

[57] Nëse e ke xhaminë afër (vlen për burrat), ha disa hurma për të çelur iftarin dhe dil në xhami për faljen e namazit të akshamit. Pastaj kthehu dhe ha iftar sa të duash. E nëse xhaminë nuk e ke afër, vepro si të duash: nëse do së pari ha iftar, ose fale akshamin. Xhamitë nuk bën të braktisen. Tek ne, në Ramazan, për namaz të akshamit nuk dalin në xhami. Kjo nuk është prej Islamit. Secili mund të hajë tri a katër hurma (kur hynë koha e akshamit) apo diçka tjetër dhe të dalë në xhami për namaz të akshamit. Kështu personi nuk do të ketë problem sepse hurmat ia largojnë përkohësisht urinë. Hadithi i cili flet për atë që të mos falet namazi kur shtrohet buka, nënkupton atë kur personi ka shumë lakmi për atë ushqim saqë kur shkon në xhami për namaz, mendja i rri tek ai. Ky, edhe nëse e ka xhaminë afër, nuk e ka obligim të dalë. Mirëpo, kjo dispozitë nuk i përfshin të gjithë njerëzit, por vetëm ndonjë person i cili është uritur shumë apo është lodhur shumë dhe mendjen e mban tek ushqimi dhe i duhet të hajë, përndryshe nuk ka koncentrim në namaz. Në përgjithësi, njerëzit duhet të dalin për namaz të akshamit në xhami.

ushqimet e pijet e lejuara. Nëse nuk e ka as këtë mundësi, atëherë e bën nijetin me zemër se po del nga agjërimi dhe po e çel atë. Disa të padijshëm[58] kur nuk kanë asgjë pranë për të bërë iftar e thithin gishtin e tyre apo e mbledhin pështymen dhe e përpijnë atë. Kjo nuk ka bazë.

Është mirë që në momentet e iftarit të bëhet lutje tek Allahu, me lutje të ndryshme. Transmetohet nga Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem: ***"Agjëruesit në kohën e iftarit, nuk i refuzohet lutja."*** Ibn Maxheh. Zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, mirëpo dijetarët kanë mospajtime se a është i saktë apo jo. Në përgjithësi hadithet e përkrahin saktësinë e këtij hadithi, sidomos ai që jepet më vonë në të cilin thuhet se agjëruesit i pranohet lutja përderisa është agjërueshëm, andaj edhe nëse lutet para se të bëjë iftar, kjo është kohë kur pranohet lutja. Muadh ibn Zehrah radijAllahu anhu përcjellë një hadith - i cili gjithashtu është mursel (prej llojeve të hadithit të dobët) të cilin disa dijetarë e kanë pranuar të saktë përmes haditheve të tjera që dëshmojnë për saktësinë e tij-: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem pasi që* e çelte *iftarin thoshte (lutej):*

***" اللَّهُمَّ لك صُمْت وعلى رزقك أفَطَرَتُ – O Allah, për hir Tëndin agjërova dhe me furnizimin Tënd e çela iftarin!"*** Ebu Daud.

Kurse ibn Umeri radijAllahu anhu tregon se ai salAllahu alejhi ue selem pasi ka bërë iftar ka thënë: ***" ذَهَبَ الظَّمأُ وابْتَلَّتِ***

---

[58] Shejkhu e përmend këtë gjë për Arabinë Saudite. Tek ne ky veprim nuk është i përhapur.

***العروُقُ وثَبتَ الأجْرُ إنْ شاءَ الله* – U largua etja, u njomën** *(freskuan)* ***damarët dhe mbeti shpërblimi nëse do Allahu!"*** Ebu Daudi.

- *Shtimi i leximit të Kuranit, i dhikrit, i lutjeve tek Allahu, i faljes së namazave nafile dhe i dhënies lëmoshë*

Sa i përket lutjes Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Tre personave Allahu nuk ua refuzon lutjen: agjëruesit derisa të bëjë iftar,[59] udhëheqësit të drejtë[60] dhe atij të cilit i është bërë padrejtësi, madje lutjen e tij*** (atij që i është bërë padrejtësi) ***e ngritë përmbi re, i hapen dyert e qiellit dhe Zoti thotë*: "Pasha Madhërinë Time, Unë do të të ndihmoj ty qoftë dhe pas një kohe!"[61]** Tirmidhiu dhe imam Ahmedi.

Ibn Abbasi radijAllahu anhu ka thënë: "*I Dërguari i Allahut ka qenë njeriu më bujar (ndihmues e dorëdhënës) ndaj të tjerëve (në të gjitha aspektet). Mirëpo, kulmin e bujarisë së tij e ka arritur në muajin Ramazan, pasi e ka takuar Xhibrilin*

---

[59] Gjatë ditës së adhurimit, kurdo që bën lutje, Allahu nuk ia refuzon atë.
[60] Këtu hyn çdokush që ka përgjegjësi, si: udhëheqësi i shtetit, i familjes etj.
[61] Gjithsesi do ta ndihmojë, qoftë dhe pas një kohe, Allahu betohet se do ta ndihmojë, do t'ia pranojë lutjen dhe do të bëjë që ai të ngadhënjejë.

*për t'ia mësuar (e përsëritur) Kuranin."* Buhariu dhe Muslimi. Pas kësaj, ai ka qenë edhe më bujar sesa para Ramazanit.

Kur themi se ai ka qenë njeriu më bujar këtu përfshihet çdo bujari e dhënie, dhe ne duhet të mundohemi ta pasojmë atë salAllahu alejhi ue selem. Bujaria e tij mbledh të gjitha llojet e bujarisë: dhënin e dijes, ndihmën fizike, dhënien e pasurisë (lëmoshën, ushqimin ndaj të varfërve) etj. Të gjitha këto i bën për ta ngritur lartë fenë e Allahut. Kështu ka vepruar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, duke i bërë këto me qëllimin që të ngritët lart feja e Allahut, që të udhëzohen njerëzit dhe që t'u afrojë dobi me çdo rrugë e mënyrë. Të tillë duhet të jemi edhe ne. Ashtu siç bujaria e mirësia e tij salAllahu alejhi ue selem është shumëfishuar në muajin Ramazan, për shkak të pozitës së lartë të këtij muaji tek Allahu dhe se në të shumëfishohen shpërblimet, po të tillë duhet të jemi edhe ne duke u dalluar nga muajt e tjerë në të qenit bujarë, ndihmues e dobiprurës ndaj të tjerëve, në mënyrë që ata të kryejnë adhurimet ndaj Allahut më lehtë.

Njeriu është mirë që të bëjë bashkë mes agjërimit dhe dhënies ushqim ndaj të varfërve, sepse këto janë shkaqe të hyrjes në xhenet. Tregon Ebu Hurejra radijAllahu anhu se një ditë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë (kjo jashtë Ramazanit):

***"Kush prej jush është zgjuar duke qenë agjërueshëm?"*** *Ebu Bekri ka thënë: "Unë." –"**Kush prej jush ka përcjellë sot një***

***xhenaze derisa është varrosur?"*** *EbuBekri ka thënë: "Unë."* ***–"Kush prej jush sot e ka ushqyer një të varfër?"*** *Ebu Bekri ka thënë: "Unë."* ***–"Kush prej jush sot ka vizituar një të sëmurë?"*** *Ebu Bekri ka thënë: "Unë." Ka thënë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem:* ***"Kur këto bëhen bashkë te dikush, ai veçse do të hyjë në xhenet."*** Muslimi.

- *Agjëruesi ta ndiejë dhuntinë e mirësinë që ia ka dhënë Allahu me mundësimin e agjërimit*

Allahu i ka dhënë sukses dhe ia ka lehtësuar agjërimin, ia ka mundësuar të përfundojë ditën e agjërimit dhe po ashtu agjërimin e muajit të Ramazanit, e që shumë prej njerëzve janë privuar nga kjo mirësi. Ata ose kanë vdekur para se të hyjë muaji Ramazan, ose janë të paaftë për agjërim për arsye të ndryshme, e disa për shkak të devijimit, humbjes apo mosbesimit në të cilin janë nuk agjërojnë, ia kthejnë shpinën këtij urdhri të Allahut dhe kësaj mirësie prej Tij (agjërimit të Ramazanit). Agjëruesi duhet të jetë falënderues ndaj Allahut, që e ka udhëzuar e inspiruar dhe që ia ka mundësuar të agjërojë këtë muaj, agjërim ky i cili bëhet shkak për faljen e gjynaheve të tij, për arritjen e Mëshirës së Allahut, për ngritjen e shkallëve në xhenet, e cila është shtëpia e kënaqësisë (darun-neim), duke qenë afër Allahut, Zotit Fisnik. Andaj, ne duhet t'iu përmbahemi sa më shumë rregullave të agjërimit, që të largohemi prej shkaqeve të cilat tërheqin zemërimin e dënimin e Allahut.

Duhet të pajisemi me moralet e cilësitë e muslimanëve të parë (selefëve), sepse siç e dimë nuk ka mundësi të përmirësohet fundi i këtij umeti veçse me atë që është përmirësuar fillimi i tij. Nëse nuk i ndjekim dhe imitojmë ata në të gjitha adhurimet e rrugët që kanë ndjekur, atëherë nuk ka mundësi të përmirësohemi, gjithmonë do të dështojmë. Vetëm atëherë kur ne e adhurojmë Allahun siç e kanë adhuruar ata dhe u largohemi mëkateve ashtu siç u janë larguar ata, do të përmirësohet gjendja jonë.

Ibn Rexhebi rahimehullah ka thënë: "Agjëruesit janë dy nivele:

1. Ai që largohet nga ushqimi, pija dhe epshi (marrëdhëniet intime me bashkëshortin/en) për Allahun duke shpresuar se Ai do t'ia kompensojë këtë sakrificë me xhenet. Ai që vepron kështu ka bërë tregti me Allahun dhe kjo tregti nuk humbet (gjithsesi do ta ketë shpërblimin e Tij). Allahu nuk e humbet shpërblimin e punëmirëve, nuk i zhgënjen ata që bëjnë vepra të mira, që e adhurojnë Atë. Madje, këta kanë arritur shpërblimin (fitimin) më të madh. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka thënë një njeriu:

   ***"Vërtetë, sa herë që e braktisë një punë duke pasur frikë ndaj Allahut, Ai do të ta kompensojë e shpërblejë me më të mirë sesa ajo."*** Imam Ahmedi.

Kështu na ka premtuar Allahu përmes gjuhës së Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Agjëruesit i jepet prej shpërblimeve në xhenet aq sa dëshiron Allahu, si: ushqime, pije, gra,[62] ngase këto i ka lënë për Allahun sa ka qenë në këtë dunja (gjatë agjërimit). Allahu thotë:

**“(Njerëzve të tillë u thuhet:) “Ju bëftë mirë, hani e pini për atë, që keni bërë në ditët e kaluara!”[63]** Hakka 24.

Muxhahidi rahimehullah dhe të tjerë thonë: “*Ky ajet ka zbritur për agjëruesit.*” Abdurrahman ibn Semure transmeton se Pejgamberi salAllahu alejhi ueselem kishte parë një ëndërr (të gjatë), dhe mes të tjerash ai salAllahu alejhi ue selem ka rrëfyer: “*Kam parë në ëndërr një person nga umeti jonë i cili e ka nxjerrë gjuhën jashtë nga etja e madhe (në Ditën e Gjykimit). Sa herë që i është afruar burimit të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, e kanë përzënë. Atëherë ka ardhur agjërimi i Ramazanit (që e ka bërë) dhe i ka dhënë të pijë derisa është ngopur.*”[64]

O njerëz, a ka dikush që i drejtohet (me lutje) të Gjithëmëshirshmit në këtë muaj? A ka dikush që ka

---

[62] Shpërblim për agjëruesit meshkuj.
[63] Kur keni qenë në dunja.
[64] Transmeton Taberani, ky hadith e ka zinxhirin të dobët, por Ibn Kajim rahimehullah pasi që e sjellë atë në librin e tij thotë se e ka dëgjuar ibn Tejmije rahimehullah të ketë folur për këtë hadith duke e ngritur shumë lartë çështjen e tij dhe se ka thënë: “*Bazat e sunetit dëshmojnë për saktësinë e tij dhe ai është prej haditheve më të mira që transmetohen në këtë temë.*”

dëshirën e madhe të arrijë atë që Allahu ka përgatitur për adhuruesit e Tij në Xhenet?

*Kush e dëshiron mbretërinë në xhenet, le të largojë nga vetja dembelinë!*

*Le të ngritët në errësirën e natës e të lexojë prej dritës së Kuranit!*

*Le të vazhdojë agjërimin me agjërim ngase jeta e kësaj bote do të zhduket.*

*Jeta e vërtetë është ajo në fqinjësi me Allahun, në shtëpinë e sigurisë (në xhenet).*

2. Ai që agjëron (largohet) prej kësaj dunjaje, përveçse prej Allahut, ai që e ruan kokën dhe atë që përfshin ajo, e ruan barkun dhe atë që përfshin ai, ai që e kujton vdekjen vazhdimisht, se trupi i tij do të kalbet një ditë dhe se qëllimi i tij është vetëm ahireti. Andaj i braktisë bukuritë dhe stolitë e kësaj jete. Për të tillin festa (Bajrami) do të jetë në ditën kur do ta takojë Zotin e Tij dhe gëzimi i tij (do të realizohet) me shikimin në Fytyrën e Tij. Kush agjëron (largohet) – për hirë të Allahut – prej kënaqësive në jetën e kësaj, do t'i gjejë ato (shpërblimin për to) nesër në Xhenet. Dhe çdokush që agjëron (largohet) nga çdo gjë tjetër përveç Allahut, do të festojë ditën kur ta takojë Atë: **"Kush shpreson takimin e Allahut, ta dijë se Dita e caktuar nga Ai do të arrijë. Ai dëgjon dhe di gjithçka."** Ankebut 5.

O ju që jeni kthyer me pendim tek Allahu (sinqerisht), abstenoni e ndalohuni sot prej të gjitha epsheve të nefsit, në mënyrë që të përjetoni Bajramin (festën) nesër kur ta takoni Allahun!"

Ndeja e dymbëdhjetë:

# Lloji tjetër i leximit të Kuranit

Në ndejën e pestë kemi përmendur se leximi i Kuranit është dy llojesh:

1. تلاوةٌ حكميَّةٌ– tilewetun hukmij-jeh – leximi i vendimeve, i dispozitave.

Me këtë është për qëllim: besimi i lajmeve të cilat i ka zbritur Allahu në Kuran dhe zbatimi i vendimeve, duke i kryer urdhrat dhe duke u larguar prej ndalesave.

2. تلاوة لفظيَّةٌ– tilewetun lefdhij-jeh – leximi i Fjalëve të Kuranit (leximi shkronjë për shkronjë, fjalë për fjalë).

Në atë ndejë kemi folur për llojin "tilewetun lefdhij-jeh" dhe kemi treguar vlerën e madhe të leximit të Kuranit. Ndërsa, në këtë ndejë do të flasim për llojin e parë që është "tilewetun hukmij-jeh". Ky lloj ka për qëllim: besimin e lajmeve të cilat Allahu na ka sjellë në Kuran, po ashtu ndjekjen e urdhrave të Allahut, gjykimeve e vendimeve të zbritura në Kuran, duke i vepruar urdhrat e Tij dhe duke u larguar prej ndalesave të Tij. Ky lloj është qëllimi parësor dhe më i madh për të cilin Allahu e ka zbritur Kuranin. Thotë Allahu:

**“Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t’u këshilluar me të mendarët.”** Sad 29.

Për këtë arsye shohim se selefi ka vepruar në këtë formë me Kuranin. Ata së pari e kanë besuar Kuranin, e kanë lexuar e mësuar dhe i kanë besuar lajmeve që kanë zbritur në të, pastaj kanë zbatuar dispozitat dhe vendimet e zbritura nga Allahu në të. Këtë zbatim të urdhrave të Allahut të zbritura në Kuran e kanë bërë me besim, me bindje të paluhatshme e të plotë ndaj lajmeve e urdhrave të zbritura në të. Andaj i kanë zbatuar këto urdhra duke pasur këtë besim e bindje. Ebu Abdurrahman es Sulemi rahimehullah (tabiin) ka thënë: “*Na kanë treguar ata të cilët na e mësonin Kuranin, prej tyre: Uthman bin Affeen, Abdullah ibn Mesud dhe të tjerë, se kur i kanë mësuar dhjetë ajete përmendësh, nuk kanë dalë te mësimi i dhjetë ajeteve të tjera derisa i kanë kuptuar e mësuar mirë ato, ata kanë marrë gjithë dijen (që ka qenë në to) dhe pastaj kanë punuar me to. (Ata thanë) Kështu ne i kemi mësuar të gjitha së bashku: Kuranin, dijen dhe veprën.*” Kjo ka qenë rruga e selefit.

Ky lloj i leximit të Kuranit është boshti rreth të cilit vërtitet lumturia, apo dhe mjerimi për disa. Ata që e lexojnë Kuranin me këtë lloj të leximit, do të arrijnë lumturinë e ata që ia kthejnë shpinën, do të kenë mjerim. Allahu thotë:

**“dhe (Zoti) tha: “Zbritni prej Xhenetit që të dy (Ademi dhe djalli)! Do të jeni armiq të njëri-tjetrit. Kur t’ju vijë**

**udhëzim nga ana Ime, kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as nuk do të humbë, as nuk do të bjerë në mjerim. Kushdo që i kthen shpinën Këshillës Sime, do të ketë jetë të mjeruar dhe Ne, në Ditën e Kiametit, do ta ringjallim të verbër. Ai do të thotë: "O Zoti im, përse më ringjalle të verbër, kur unë kisha shikuar më parë?" (Allahu) do t'i thotë: "Kështu të erdhën shenjat Tona dhe ti i harrove ato e po kështu sot do të jesh i harruar[65]. Kështu e ndëshkojmë Ne atë që e tepron (me gjynahe) dhe nuk beson shenjat e Zotit të tij; e dënimi në jetën tjetër, në të vërtetë, është më i ashpër dhe më i qëndrueshëm."** Ta he, 123-127.

Allahu në këto ajete na sqaron shpërblimin për ata të cilët ndjekin udhëzimin e Tij të cilin e ka zbritur tek të Dërguarit e Tij. E shpallja më madhore dhe më me vlerë është Kurani Madhështor, që e ka zbritur te Muhamedi salAllahu alejhi ue selem. Po ashtu, na tregon se si do të jetë gjendja e atyre të cilët ia kthejnë shpinën, tregohen mospërfillës dhe moskokëçarës ndaj ajeteve. Ata që ndjekin udhëzimin e Allahut, as nuk do të humbasin rrugën (ata do të jenë të udhëzuar) e as nuk do t'i godasë mjerimi. Për ta, Allahu këtu mohon dy gjëra: humbjen dhe mjerimin, ata nuk do t'i godasë asnjëra nga këto gjëra. Ky mohim përfshin dhe të kundërtën e tij, pra ky mohim prej Allahut për ta (se nuk do të humbasin e as nuk do të jenë në mjerim) tregon se ata do të kenë udhëzim e lumturi të plotë, në këtë dunja dhe

[65] Qëllimi është se Allahu e lë të ndëshkohet në zjarr të xhehenemit.

në ahiret, d.m.th. ata të cilët e lexojnë Kuranin me këtë lloj të leximit, që ndjekin udhëzimet e tij. Ndërsa, ata që ia kthejnë shpinën Kuranit, nuk veprojnë me të dhe tregohen mendjemëdhenj ndaj tij, do të kenë mjerim e humbje në këtë jetë dhe jetën tjetër, këta do të kenë jetë të vështirë, vazhdimisht sa janë në këtë jetë do të jenë në shqetësime, stres e brenga, ngase nuk e kanë besimin e saktë dhe nuk kanë as vepra të mira me të cilat Allahu është i kënaqur. Allahu thotë për të tillët:

**"Ata janë si bagëtitë, madje edhe më zi. Pikërisht këta janë të shkujdesurit."** Araf 179.

Kjo është gjendja e tyre sa janë në këtë jetë. Po ashtu do të kenë gjendje të vështirë edhe në jetën e varrit, ende pa u ringjallur. Ka ardhur në hadithe të sakta ku tregohet se jobesimtarit varri do t'i ngushtohet aq shumë saqë brinjët do t'i futen në njëri-tjetrin, ai do të qëndrojë në këtë gjendje derisa të ringjallet. Ndërsa, në ahiret, siç u tregua në ajetet me lartë, të tillët do të ringjallen të verbër. Allahu thotë:

**"Ai, që Allahu e udhëzon në rrugën e drejtë, është i udhëzuari; ndërsa për atë që Ai e çon në humbje, me siguri që nuk do të gjesh mbrojtës tjetër, përveç Atij. Ne do t'i tubojmë ata në Ditën e Kiametit, (përmbysë) me fytyrat përtokë, të verbër, shurdhë e memecë. Vendbanimi i tyre është Xhehenemi. Kurdo, që të zbehet zjarri, Ne do t'ia shtojmë flakën."** Isra 97.

Allahu i ndëshkon në këtë mënyrë sepse janë treguar të verbër ndaj së vërtetës sa ishin në këtë botë, nuk kanë dëshiruar ta shohin të vërtetën. I ringjallë të shurdhër ngase nuk kanë dashur ta dëgjojnë të vërtetën. I ringjallë të memecë ngase nuk kanë dashur të flasin me këtë të vërtetë. Për këtë lloj të njerëzve Allahu thotë:

"**Ata thonë: "Ajo për të cilën ti na thërret, nuk i arrin zemrat tona, sepse ato janë të mbrojtura mirë** (nuk depërton në to). **Veshët tanë janë të shurdhër e midis nesh e teje ka perde** (nuk e pranojmë)**. Prandaj ti vepro si të duash, se edhe ne kështu do të veprojmë".** Fussilet 5.

Andaj, Allahu në të njëjtën mënyrë i ndëshkon në ahiret ashtu siç kanë vepruar ata në jetën e kësaj bote. Ashtu siç kanë dëshiruar të mbesin të humbur dhe e kanë lënë pas shpine fenë e Allahut, ashtu vepron Allahu me ta në ahiret, siç gjejmë në ajetet që përmendëm më lartë, ku kuptuam se secili nga ta do të thotë:

**"O Zoti im, përse më ringjalle të verbër, kur unë kisha shikuar më parë?" (Allahu) do t'i thotë: "Kështu të erdhën shenjat Tona dhe ti i harrove ato e po kështu sot do të jesh i harruar..."** Ta he 125-126.

E gjithë kjo është " جَزَاءً وِفَاقًا- **... shpërblim përkatës (të veprave të tyre të këqija)"**. Nebe 26. Allahu thotë:

**"Kush bën një të mirë, do të ketë shpërblim më të mirë se ajo. Ndërsa ai që bën një të keqe, do të dënohet vetëm aq sa e meriton vepra e tij."** Kasas 84.

Ky është ndëshkim përkatës, që u përshtatet atyre, për shkak të veprave të këqija që i kanë vepruar në këtë botë.

Semura ibn Xhundub radijAllahu anhu tregon: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem sa herë që falej* (në një transmetim thotë: *"sa herë që e falte namazin e sabahut") kthehej me fytyrë kah ne dhe na pyeste:* ***"Kush prej jush ka parë ndonjë ëndërr natën e kaluar?"*** *Nëse dikush kishte parë ndonjë, ia rrëfente atij salAllahu alejhi ue selem. (Pasi ia rrëfente) Ai thoshte: "**MashaAllah – çfarë do Allahu bëhet**", e nganjëherë i interpretonte ato. Një ditë na pyeti:* ***"A është ndokush në mesin tuaj që ka parë një ëndërr natën e kaluar?"*** *I thamë: "Jo." Tha:* ***"Porse, unë kam parë një ëndërr natën e kaluar: erdhën dy burra dhe më morën me vete..."*** Këta dy burra kanë qenë engjëj të Allahut. Hadithi është i gjatë, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka parë shumë ngjarje në këtë ëndërr, dhe ne do të marrim vetëm pjesën që ka lidhje me temën. E në mesin e asaj që rrëfen se e ka parë në këtë ëndërr është (siç thotë): *"Ne vazhduam (të ecim) derisa iu afruam një burri i cili ishte shtrirë (në shpinë). Kurse te koka e tij qëndronte një person i cili kishte një gurë të madh. Ai godiste me këtë gurë të madh në kokë burrin e shtrirë dhe ia shtypte atë. Pastaj, guri rrotullohej afër tij dhe ai shkonte e merrte përsëri atë. Derisa shkonte ta merrte dhe kthehej, atij i kthehej koka përsëri në formën që kishte. Pastaj vepronte me të edhe një herë njëjtë. Thashë:* ***"SubhanAllah – I Lartësuar është Allahu. Kush është ky?"*** *Thanë: "**Vazhdo të ecësh!**".* Siç përmendet në

fund të hadithit, kur ia kanë sqaruar se kush ka qenë ky burrë, i kanë thënë: *"Sa i përket burrit të cilit i shtypej koka me gurin e madh, është ai të cilit i vije Kurani dhe e refuzon atë (nuk e pranon) dhe fle derisa t'i kalojnë namazet farz (nuk i fal në kohë)."* Buhariu. Ibn Abbasi radijAllahu anhu tregon: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem u ka mbajtur fjalim njerëzve në haxhin lamtumirës dhe në mes tjerash ka thënë:*

*"**Vërtetë, shejtani ka humbur shpresat se do të adhurohet ndonjëherë në gadishullin arabik, porse ai është i kënaqur që t'i bindeni në gjërat*** (mëkatet) ***që janë nën këtë adhurim (ndaj tij),***[66] ***e këto janë veprat të cilat i nënvlerësoni*** (nuk i shihni si mëkate të mëdha), ***andaj të keni kujdes.****"* Pra, mos i ndiqni hapat e shejtanit edhe në këto gjynahe të vogla që ju i nënvlerësoni. ***"Unë ua kam lënë juve dy gjëra, që nëse kapeni pas tyre nuk do ta humbisni kurrsesi rrugën: Librin e Allahut dhe sunetin e të Dërguarit të Tij."*** Hakimi.

Amër bin Shuajbi përcjell prej babait të tij, e ky prej gjyshit të tij, se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Në Ditën e Kiametit, Kuranit do t'i jepet forma e burrit. Ai do t'i afrohet një njeriu që e ka marr përsipër mësimin e Kuranit, por që ka kundërshtuar udhëzimet (urdhrat) e tij. Dhe ai (Kurani) i bëhet armik, e thotë: "O Zoti im, Ti ke bërë që ky njeri të më marrë përmbi supet e tij (më ke lënë nën përgjegjësi të tij), porse ai është treguar shumë i keq në***

[66] Mëkatet që janë nën shirk.

***përgjegjësinë e tij (nuk e ka kryer siç duhet), ngase i ka tejkaluar kufijtë e mi, nuk i ka praktikuar obligimet e mia, i ka vepruar mëkatet (e ndaluara në të) dhe ka braktisur bindjen ndaj meje."Kështu vazhdimisht do të sjellë kundër argumentet ndaj këtij personi derisa t'i thuhet: "Vepro me të çfarë të duash!" Dhe e merr këtë person (nuk e lëshon) derisa ta vendosë me fytyrën e tij përmbys në zjarrin e xhehenemit."*** Disa dijetarë kanë thënë se ky hadith është i dobët, ibn Haxheri thotë se është hasen. Leximi i Kuranit apo shpërblimi për të shndërrohet në formë njeriu, e nuk shndërrohet Kurani, si Fjalë e Allahut, ngase Kurani është Fjalë e Allahut e nuk është i krijuar, siç e dimë prej akides së ehli sunetit. Ebu Malik el Eshari radijAllahu anhu përcjell se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë**:**

***"Kurani do të jetë argument për ty ose kundër teje*** (në Ditën e Gjykimit)**."** Muslimi.

Ibn Mesudi radijAllahu anhu thotë: "*Kurani do të ndërmjetësojë për atë që e lexon dhe punon me të. Kush e vendos Kuranin para vetes (e bën udhërrëfyes të tij), Kurani do ta udhëheqë e dërgojë për në xhenet. E kush e vendos mbrapa shpinës së tij, ai do ta dërgojë (shtyjë) për në zjarr të xhehenemit."* Këtë ether disa e transmetojnë edhe si hadith, porse e sakta është se është ether nga ibn Mesudi. Ai të cilit Kurani i bëhet armik në Ditën e Gjykimit, atëherë si ka mundësi që prej armikut të tij të shpresojë ndërmjetësim?! Mjerë për atë i cili shpreson ndërmjetësim

prej armikut të tij në këtë Ditë! Nuk ka mundësi që ai atë Ditë të fitojë e shpëtojë nga zjarri i xhehenemit.

Kurani, është Libri i Allahut, të cilin Ai e ka zbritur te ne, lexohet para nesh, dëgjohet nga veshët tanë. Ky është Libri i Allahut, e Allahu ka treguar se sikur ta zbriste mbi ndonjë mal, ai do të përulej e bëhej copë,[67] e megjithatë shohim veshë që nuk e dëgjojnë atë, shohim sy që nuk qajnë kur e lexojnë atë, shohim zemra të pa përulura ndaj tij, shohim njerëz që nuk i zbatojnë urdhrat e Allahut, e megjithëkëtë shpresojnë se Kurani do të ndërmjetësojë për ta. Këto zemra janë të zbrazëta prej devotshmërisë (frikës) ndaj Allahut, janë të rrënuara ngase në to janë grumbulluar errësirat e mëkateve. Kjo është arsyeja pse ato zemra nuk shohin e nuk dëgjojnë. Sa e sa herë zemrave u lexohen ajetet e Kuranit ndërkohë që ato janë si gurë, e ndoshta dhe më të forta, ato nuk përulen ndaj Kuranit e nuk qajnë për të, për Fjalët e Allahut! Sa Ramazane kalojnë ndërkohë që gjendja e njerëzve është sikur e atyre të cilët i ka goditur mjerimi! Shohim të rinj që nuk ndalen prej dëfrimeve të tyre. Shohim pleq që nuk ndalen prej mëkateve në mënyrë që para se t'u vijë vdekja të bashkëngjiten me karvanin e atyre të cilët i ka përzgjedhur Allahu.

Ku jemi ne me muslimanët e parë, me shokët e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem, të cilët kur e kanë

---

[67] **"Sikur këtë Kuran t'ia shpallnim ndonjë mali, ti do ta shihje atë (mal) të përulur dhe të copëtuar nga frika e Allahut."** Hashr 21.

dëgjuar thirrësin e Allahut, Muhamedin salAllahu alejhi ue selem dhe Kuranin, menjëherë i janë përgjigjur kësaj thirrje, kanë thënë:

"**Dëgjuam dhe u bindem**!" Nisa 46.

Kjo ka qenë motoja e tyre. Kur u janë lexuar ajetet e Kuranit, zemrat e tyre janë dridhur. Këta janë ata të cilëve Allahu u ka dhënë begati e dhunti, duke i udhëzuar në rrugën e drejtë. Ata e kanë njohur të vërtetën dhe të drejtën e Kuranit, kështu që kanë përzgjedhur të jenë në mesin e atyre që janë besimtarë të pastër, me zemër e shpirt të pastër e të dëlirë për Allahun. Ibn Mesudi radijAllahu anhu thotë: "*Lexuesi i Kuranit*[68] *duhet të dallohet prej* njerëzve (me lexim Kurani në namaz nate) *kur ata janë në gjumë natën, duhet të dallohet gjatë ditës* (me agjërim nafile) *kur njerëzit hanë, duhet të dallohet me të qarën e tij* (ngase e di se ahireti është përfundimi) *kur njerëzit janë në habi e qeshje, duhet të dallohet me devotshmërinë e Tij* (duke e marrë vetëm atë që është hallall) *kur njerëzit përziejnë* (nuk dallojnë a hanë haram apo hallall), *duhet të dallohet me heshtjen e tij kur njerëzit flasin, duhet të dallohet me përulje e modesti kur njerëzit tregohen mendjemëdhenj dhe duhet të dallohet me pikëllim* (se çfarë e pret në ahiret) *kur njerëzit dëfrehen."*

[68] Ai që e lexon, që është ithtar e pasues i Kuranit.

(Shejkhu sjellë disa vargje me të cilat i drejtohet nefsit):

*O shpirti im, besimtarët e devotshëm fituan, e panë të vërtetën dhe e ndoqën, e zemra ime u tregua e verbër ndaj saj!*

*Sa të mirë janë ata, ngase kur vjen nata e i mbulon, drita e tyre është më e fortë sesa drita e yjeve!*

*Gjatë natës recitojnë dhikre të ndryshme*[69]*, e jeta tyre është bërë e bukur për këtë.*

*Zemrat e tyre janë të zbrazura vetëm për dhikrin, e lotët e tyre rrjedhin si margaritarë njëri pas tjetrit.*

*Syfyri i tyre është i ndriçuar me dritën e tyre*[70]*, e falja prej Allahut është pasuria më e mirë që u është dhënë.*

*Ata e kanë ruajtur agjërimin nga kotësitë, e natën janë treguar të përulur në dhikër.*

*Mjerë për ty o shpirti im, a nuk po zgjohesh prej gjumit para se të rrëshqasin këmbët e mia!*[71]

*Koha jote ka kaluar në dëshira e dembeli. Shpejto e përmirësoje gjendjen dhe shfrytëzoje këtë para se të të vijë vdekja!*

Në fund themi se e kemi obligim ta mësojmë Kuranin përmendësh aq sa kemi mundësi, para se të vijë koha kur më nuk e kemi këtë mundësi, për shkak të pleqërisë apo

[69] Lexojnë Kuran, bëjnë dhikër.
[70] Nga leximi i Kuranit e dhikri që e bëjnë.
[71] Që të bëj vepra të mira para se të devijoj prej rrugës së Allahut.

vdekjes. Mirëpo, përveç që duhet mësuar përmendësh atë, po ashtu duhet të kujdesemi dhe t'i ruajmë kufijtë e tij, të mos tregohemi neglizhentë e të pabindur ndaj urdhrave dhe udhëzimeve të Allahut në këtë Kuran. Duhet ditur se në Ditën e Gjykimit, Kurani do të jetë dëshmitar për ne ose kundër nesh, në Ditën kur do të dalim para Allahut, i Cili është Gjykuesi dhe Sunduesi ynë. Nuk ka mirësi e dhunti më të madhe sesa zbritja e Kuranit nga Allahu, që të na tregojë rrugën e drejtë. Nuk është falënderim e mirënjohje ndaj Allahut për këtë dhunti që këtë Kuran ta lëmë pas shpine, të mos merremi me të, apo që ta lexojmë vetëm në Ramazan e ndërsa në pjesën tjetër të vitit të mos i qasemi. Nuk është prej madhërimit të shenjave të Allahut që ne të marrim dispozitat e Kuranit për tallje e shaka. Allahu thotë:

**"Atë Ditë keqbërësi do të hajë gishtat e duarve të veta, duke thënë: "Ah, sikur ta kisha marrë rrugën (e drejtë) me të Dërguarin! Ah, sikur të mos e kisha bërë filanin mik! Ai më ka larguar nga Këshilla (Kurani) që më kishte ardhur!" Në të vërtetë, djalli e braktis gjithmonë njeriun në çastin e nevojës. Dhe i Dërguari do të thotë: "O Zoti im! Populli im e shpërfilli Kuranin, si (diçka) të urryer."** Furkan 27-30.

Duhet të kemi kujdes të mos futemi në këto fjalë të cilat i Dërguari salAllahu alejhi ue selem do t'ia thotë Allahut në Ditën e Gjykimit. E pas kësaj thotë:

**"Dhe, kështu Ne, çdo profeti i kemi kundërvënë një armik nga keqbërësit. Por ty të mjafton Zoti yt si udhërrëfyes dhe ndihmës!"** Furkan 31.

Ndeja e trembëdhjetë:

# Rregullat e leximit të Kuranit

Kurani është Fjalë e Allahut, Zotit të botëve. Ai është Litar i fortë i Allahut; ai që kapët për të nuk ka mundësi të devijojë. Ai është rruga e drejtë, këshilla e bekuar dhe e bereqetshme prej Allahut, është dritë e dukshme. Me të ka folur Allahu. Kurani është Cilësi e Allahut. Ai ka folur me të ashtu siç i takon Madhërisë e Madhështisë së Tij. Pastaj, e ka hedhur te Xhibrili, që është një prej engjëjve të besueshëm, të ndershëm, që qëndrojnë afër Allahut. E pastaj Xhibrili e ka zbritur në zemrën e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem, në mënyrë që ai të jetë prej paralajmëruesve ndaj të tjerëve me këtë Kuran të zbritur prej Allahut, i cili është në gjuhën e pastër arabe. Allahu e përshkruan Kuranin me Cilësi madhështore, të cilat na detyrojnë ta respektojmë dhe madhërojmë atë.

Do të sjellim disa ajete në të cilat tregohet pozita e lartë e Kuranit dhe se sa madhështor është ai. Allahu thotë:

**“Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja).”** Surja Bekare 185. Dhe:

**“Këto që po t’i tregojmë ty (o Muhamed) janë vargje dhe këshilla të larta (nga Kurani).”** Ali Imran 58. Dhe:

**“O njerëz! Me të vërtetë, juve ju ka ardhur një provë bindëse (Muhamedi) nga Zoti juaj dhe ju është zbritur një Dritë e dukshme (Kurani).”** Nisa 174. Dhe thotë:

**“Juve ju erdhi i Dërguari Ynë, i cili ju shpjegon gjëra nga ato që i keni fshehur ju prej Librave (Teuratit dhe Ungjillit) dhe ju fal shumë. Juve ju erdhi prej Allahut dritë (i Dërguari) dhe Libër i qartë (Kurani), me të cilin Allahu i drejton ata që ndjekin pëlqimin e Tij, në rrugën e shpëtimit, i nxjerr nga errësira në dritë me lejen dhe vullnetin e Vet dhe i shpie në rrugën e drejtë.”** Ali Imran 15-16. Dhe thotë:

**“Ky Kuran nuk është i tillë që të mund të bëhej prej dikujt tjetër veç Allahut. Përkundrazi, ai është vërtetues i shpalljeve të mëparshme dhe shpjegues i Ligjit (për njerëzit) dhe, pa dyshim, është zbritur nga Zoti i botëve!”** Junus 37. Dhe thotë:

**“O njerëz, ju ka ardhur këshillë (Kurani) nga Zoti juaj, shërim për zemrat tuaja, udhëzim dhe mëshirë për besimtarët.”** Junus 57. Dhe:

**“Ky është një Libër, vargjet e të cilit janë radhitur mrekullueshëm dhe janë parashtruar me hollësi nga ana e Një të Urti të Gjithëdijshëm.”** Hud 1. Dhe:

**“Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë.”** Hixhr 9. Dhe:

**“Ne të kemi shpallur shtatë vargje që përsëriten dhe Kuranin e madhërishëm. Mos i drejto sytë e tu nga**

**kënaqësitë, që Ne ua kemi dhënë disave prej tyre dhe mos u hidhëro për ata! Me besimtarët sillu butë!"** Hixhr 87-88. Dhe:

**"Ne ta zbritëm ty Librin, si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për myslimanët."** Nahl 89. Dhe:

**"Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve, që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë shpërblim të madh. Ndërsa atyre që nuk besojnë në jetën tjetër, Ne u kemi përgatitur dënim të dhembshëm."** Isra 9-10. Dhe thotë:

**"Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët e që mohuesve keqbërës u shton vetëm humbje."** Isra 82. Dhe:

**"Thuaj: "Sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit dhe xhindet për të hartuar një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të hartonin një të ngjashëm me të, madje, edhe sikur ta ndihmonin njëri - tjetrin."** Isra 88. Dhe:

**"Ne nuk ta kemi shpallur Kuranin ty (o Muhamed), për të të munduar, por që të jetë kujtesë për atë që ka frikë (nga Allahu). Ai është zbritur nga Krijuesi i Tokës e i qiejve të lartë."** Ta he, 2-4. Dhe:

**"I lartësuar qoftë Ai që i ka zbritur Dalluesin robit të Vet, që të jetë paralajmërues për botët..."** Furkan 1. Dhe:

**“Nuk ka dyshim se ky (Kuran) është Shpallja e Zotit të botëve. Atë e zbriti Shpirti i besueshëm (Xhebraili) në zemrën tënde (o Muhamed) që të jesh nga ata që paralajmërojnë. E zbriti në gjuhën e qartë arabe. Vërtet, ai është përmendur në Shkrimet e të parëve. Vallë, a nuk është provë për ata (mekasit), që atë (Muhamedin) e kanë njohur dijetarët e bijve të Izraelit?”** Shuara 192-197. Dhe:

**“Atë (Kuran) nuk e kanë zbritur djajtë. Jo vetëm që kjo s’u takon atyre, por as nuk kanë fuqi të bëjnë një si ai.”** Shuara 210-211. Dhe:

**“Përkundrazi! Ai (Kurani) është shpallje e qartë në zemrat e atyre, të cilëve u është dhënë dija. Shpalljet Tona i mohojnë vetëm keqbërësit.”** Ankebut 49. Dhe:

**“Ne nuk ia kemi mësuar atij (Muhamedit) poezinë e ajo as që është për të. Ky (libër që ka sjellë) është vetëm këshillë dhe një Kuran i qartë, për të paralajmëruar këdo që është gjallë dhe për t’u përmbushur fjala e Tij ndaj mohuesve.”** Ja Sin 69-70. Dhe:

**“Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t’u këshilluar me të mendarët.”** Sad 29. Dhe:

**“Thuaj: “Ky (Kuran) është një mesazh i madh...”** Sad 67. Dhe:

**“Allahu ka shpallur Fjalën më të bukur (Kuranin) në formën e një libri, pjesët e të cilit i ngjasojnë njëra-tjetrës dhe përsëriten. Prej tij u rrëqethet lëkura atyre që i**

**frikësohen Zotit të tyre e, mandej qetësohen lëkura dhe zemrat e tyre, kur përmendet Allahu. Ky Libër është udhëzim i Allahut. Nëpërmjet tij Allahu udhëzon kë të dojë. Ndërsa atë që Allahu e shpie në humbje, s'mund ta udhëzojë kush."** Zumer 23. Dhe:

**"Ata që e mohojnë Fjalën Tonë përkujtuese[72], kur u vjen, do të dënohen rëndë. Ai është vërtet një Libër i madhërueshëm. Atij nuk mund t'i afrohet gënjeshtra nga asnjëra anë. Kjo është shpallje prej një të Urti që meriton të gjitha lavdet."** Fussilet 41-42. Dhe:

**"Dhe kështu, Ne të kemi dërguar ty Shpirt[73] me urdhrin dhe vullnetin Tonë. Ti më parë nuk e ke ditur se çfarë është Libri e as ç'është besimi. Por atë (Kuranin), Ne e bëmë dritë, me anë të së cilës udhëzojmë kë të duam nga robërit Tanë. Ti, me të vërtetë, udhëzon në rrugën e drejtë..."** Shura 52. Dhe:

**"e ai është te Ne, në Librin kryesor (Leuhi-mahfûdh), i lartësuar dhe plot urtësi."** Zukhruf 4. Dhe:

**"Ky Libër është shpallur prej Allahut, të Plotfuqishmit dhe të Urtit!"** Xhathije 2. Dhe:

**"Betohem në Kuranin e lavdishëm!"** Kaf 1. Dhe:

---

[72] Kuranin.

[73] Allahu e quan Kuranin Shpirt, kështu ngaqë ai që e beson atë ngjallet shpirtërisht, është sikur t'i jepet jeta. Ai që nuk e beson është i vdekur edhe nëse fizikisht është i gjallë.

**“Betohem në çastin e perëndimit të yjeve, - e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit se ky është vërtet një Kuran i nderuar, në Librin e ruajtur. Atë (Kuranin) e prekin vetëm të pastërtit, Ai është Shpallje prej Zotit të botëve.”** Uakia 75-80. Dhe:

**“Sikur këtë Kuran t’ia shpallnim ndonjë mali, ti do ta shihje atë (mal) të përulur dhe të copëtuar nga frika e Allahut. Shembuj të tillë Ne ua japim njerëzve, që ata të meditojnë.”** Hashr 21. Dhe:

**“Thuaj (o Muhamed): “Mua më është shpallur se disa prej xhindeve kanë dëgjuar (Kuranin) dhe kanë thënë: ‘Me të vërtetë, kemi dëgjuar një Kuran të mrekullueshëm...**” Xhinn 1. Dhe:

**“Përkundrazi, ai është një Kuran i lavdishëm, në Pllakën e Ruajtur mirë (Leuhi Mahfûdh).”** Buruxh 21-22.

Ka dhe ajete të tjera. Në këtë mënyrë, me këto cilësi kaq madhështore, Allahu e përshkruan Kuranin, Fjalën e Tij, Librin e Tij, të cilin e ka zbritur.

Të gjitha këto ajete (dhe të tjera) tregojnë se vërtetë Kurani është madhështor dhe na detyrojnë që ta respektojmë e madhërojmë atë, e gjithashtu të pajisemi me disa rregulla (kundrejt leximit të tij). Ky Kuran kaq madhështor tek Allahu, duhet të ketë pozitë të madhe edhe në zemrat tona. Leximin i tij nuk duhet ta marrim si lojë e me pa seriozitet. E prej rregullave të leximit të Kuranit përmendim:

- *Sinqeriteti për Allahun (el ikhlas)*

Leximi i Kuranit është prej adhurimeve të mëdha dhe ai që e lexon atë ka vlerë të madhe tek Allahu. Andaj, ai që lexon Kuran, duhet ta bëjë këtë sinqerisht për Allahun. Allahu thotë:

“**lutjuni Allahut me adhurim të sinqertë për Të**” Gafir 14. Dhe:

“**E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë”.** Bejjineh 5.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Lexojeni Kuranin dhe me këtë synoni (kërkoni) Fytyrën e Allahut, para se të vijë koha kur do të vijnë disa njerëz të cilët do ta lexojnë atë aq mirë (drejtë) siç është shigjeta e drejtë,[74] mirëpo me këtë kërkojnë shpërblimin e kësaj bote (e jo të ahiretit).”*** Ebu Daudi dhe imam Ahmedi. “***me këtë synoni***”: shpërblimin e Allahut - xhenetin, dhe aty të shohim Allahun, e siç e dimë, prej besimit të ehli sunetit është se kushdo që hyn në xhenet do ta shohë Allahun.

[74] Qëllimi me këtë është se e lexojnë atë duke mos lënë mangët asgjë në nxjerrjen e shkronjave prej vendeve të tyre (i nxjerrin siç duhet), i lexojnë Fjalët e tij në mënyrën më të mirë, e po ashtu e lexojnë me të gjitha rregullat e texhwidit.

- *Prezenca e zemrës*

Prezenca e zemrës duke përsiatur e medituar rreth domethënieve të Kuranit. Kur e lexon Kuranin në këtë mënyrë, zemra do të përulet. Kur e lexon atë, duhet çuar nëpër mendje se Allahu është duke të të folur përmes këtij Kurani, ngase ai është Fjalë e Allahut me të cilin Ai ka folur.

- *Të qenit i pastër*

Në këtë mënyrë e madhëron Fjalën e Allahut. Nuk është mirë që të lexojë Kuran ai që është xhunub[75], derisa të marrë gusl, e nëse nuk ka ujë, apo ka ujë porse nuk mund të marrë gusl për shkak të ndonjë sëmundjeje apo arsye tjetër (të pranuar sheriatikisht), atëherë merr tejemum dhe pastaj lexon Kuran. Xhunubit i lejohet të bëjë dhikër, gjithashtu të lutet përmes lutjeve që janë përmendur në Kuran (në formë lutjeje), porse jo me nijetin e leximit të Kuranit, si: lutja “ رَبَّنَا لَا تُزِغۡ قُلُوبَنَا بَعۡدَ إِذۡ هَدَيۡتَنَا وَهَبۡ لَنَا مِن لَّدُنكَ رَحۡمَةًۚ إِنَّكَ أَنتَ ٱلۡوَهَّابُ- **“O Zoti ynë! Mos lejo që zemrat tona të shmangen (nga e vërteta), pasi na ke udhëzuar në rrugën e drejtë, dhe jepna mëshirë prej Teje; vërtet, Ti je Dhuruesi i Madh!”** Ali Imran 8.

[75] Qoftë nëse e lexon prej mus’hafit apo përmendësh.

- *Mosleximi i Kuranit në vende të papastërta, mosleximi në prezencën e disa personave që nuk e dëgjojnë me vëmendje, apo dhe më keq në prezencën e atyre që tallen me të*

Nëse njeriu e lexon Kuranin në vende të papastra, apo para dikujt që nuk e dëgjon me vëmendje, në këtë mënyrë e nënçmon atë. Nuk lejohet leximi i Kuranit në nevojtore, apo në vende të ngjashme të përgatitura për kryerjen e nevojave fiziologjike (nevojës së madhe e të vogël).

- *Kërkimi i mbrojtjes tek Allahu prej shejtanit para leximit të Kuranit*

Allahu thotë: "**Kur dëshiron të lexosh Kuranin, kërko mbrojtjen e Allahut kundër djallit të mallkuar..."** Nahl 98.

Kjo në mënyrë që shejtani të të mos pengojë prej leximit fillimisht, apo prej leximit në formën më të mirë (të plotë).[76] Ky është qëllimi pse Allahu e ka ligjësuar kërkimin e mbrojtjes tek Ai prej shejtanit të mallkuar para leximit të Kuranit. Nëse njeriu e nis leximin prej gjysmës së sures, nuk e ka obligim të thotë besmelen (Bismilehirr Rrahmenirr Rrahim), e nëse nis nga fillimi i sures duhet ta thotë, ngase besmele është ajet i veçantë në fillim të çdo sureje, përveç sures Teube. Kur fillon leximin e sures Teube, nuk thuhet

[76] Duke e lexuar me meditim në domethëniet e tij dhe duke respektuar rregullat e leximit.

besmelja. Sahabët kur e kanë grumbulluar mus'hafin, e kanë pasur problem të dallojnë se a është surja Teube sure e veçantë apo është pjesë e sures Enfal (që është para sures Teube), andaj e kanë lënë pa besmele. Ky mendim që e kanë nxjerrë si përfundim, është në përputhje të plotë me realitetin, pa dyshim, sepse sikur të kishte kjo sure besmele atëherë do të mbetej e ruajtur, ngaqë Allahu e ka ruajtur Kuranin, ai është i ruajtur me ruajtjen e Allahut, siç ka thënë:

“**Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë.”** Hixhr 9.

- *Recitimi me zë të bukur*

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “***Allahu nuk ka dëgjuar diçka më të bukur sesa që e ka dëgjuar të Dërguarin i cili me zë të bukur dhe të lartë e reciton Kuranin”.*** Buhariu dhe Muslimi.

Kjo tregon se edhe ne, si umet i Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, është mirë që ta ngrehim zërin lartë dhe ta lexojmë Kuranin duke e zbukuruar zërin. Xhubejri radijAllahu anhu tregon: “*E kam dëgjuar Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem duke lexuar suren Tur në namazin e akshamit dhe nuk kam dëgjuar askënd ta ketë zërin më të bukur sesa ai.”* Buhariu, Muslimi etj. Mirëpo, nëse në prani të lexuesit të Kuranit është dikush duke u falur, apo tjetri duke fjetur, atëherë nuk duhet të ngritët zëri e të

pengohen ata, duke u shpërqendruar nga namazi ai që është duke u falur, apo t'i ndërpritet gjumi atij që është duke pushuar. Një ditë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka parë disa njerëz duke u falur, secili prej tyre e ka ngritur zërin duke lexuar Kuran, dhe ka thënë:

***"Vërtetë, ai që falet bën bisedë (të afërt) me Zotin e Tij[77], andaj secili nga ju le të ketë kujdes se me çfarë[78] po i drejtohet Atij. Mos e ngritni zërin duke e penguar njëri-tjetrin gjatë leximit të Kuranit."*** Imam Ahmedi.

- *Leximi me tertil (ngadalë)*

Allahu thotë: "**lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë**" Muzemil 4.

Duhet lexuar Kuranin ngadalë, pa nxituar, ngase kjo ndihmon në përsiatje (mendim të thellë) rreth kuptimeve të Kuranit. Po ashtu, në këtë mënyrë njeriu i lexon shkronjat dhe Fjalët e Kuranit në formën e duhur. Enes bin Malik radijAllahu anhu është pyetur se si ka qenë leximi i Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem dhe ka thënë: "*I ka zgjatur fjalët kur ka lexuar Kuran* (nuk është ngutur)." Pastaj Enesi ka lexuar "Bismilehi-rrahmeni-rrahim", për të

---

[77] Domethënë ta recitojë Kuranin me zë të ulët. Qëllimi me "مُنَاجَاة" – bisedën e afërt (me zë të ulët), është që njeriu ta falë namazin me përulje dhe zemër të nënshtruar. Vazhdimisht ta çojë në mendje se ai ka dal para Zotit të vet, si: gjatë leximit të Kuranit, në ruku, në sexhde, etj.

[78] Domethënë ta ulë zërin e tij.

treguar se si ka qenë ky lexim, duke i zgjatur fjalët: "*Bismileeh, err-rrahmeen, err-rrahiim.*"[79] Buhariu dhe të tjerë. Gjithashtu dhe Ummu Seleme radijAllahu anha është pyetur për këtë dhe ka thënë: *"E ka shkëputur leximin e Kuranit ajet pas ajeti."* D.m.th. nuk i ka lidhur ajetet, por e ka lexuar një ajet dhe është ndaluar, ka lexuar ajetin tjetër dhe është ndaluar. Dhe tregon: "(E ka lexuar) "*بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ*" (dhe është ndaluar, pastaj e ka lexuar) "*الْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ*" (dhe është ndalur, pastaj e ka lexuar) "*الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ*" (dhe është ndalur)." Këtë hadith e transmeton imam Ahmedi, Ebu Daudi dhe Tirmidhiu. Kjo tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka lexuar Kuranin ngadalë. Ibn Mesudi radijAllahu anhu thotë: *"Mos u ngutni në lexim (të Kuranit) në mënyrë të shkapërderdhur ashtu siç shpërndahet rëra,[80] dhe mos e lexoni shpejtë ashtu siç i lexoni poezitë e ndryshme, porse ndaluni (meditoni) rreth mrekullive e bukurisë së Kuranit[81] (duhet ta lexoni ngadalë); përmes tij duhet vënë zemrat në lëvizje.[82] E të mos jetë*

---

[79] Qëllimi me zgjatje është leximi sipas rregullave të zgjatimit "مُدُود" të cilat janë përcjellë prej të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem, me shpallje prej Allahut. Pra, i Dërguari salAllahu alejhi ue selem nuk ngutej në leximin e Kuranit e që pastaj t'i linte mangët këto rregulla.

[80] Në një transmetim tjetër thotë: "*Ashtu siç shkunden hurmat e thata*", domethënë: që kur bien në tokë lëshojnë zëra të pa artikuluar.

[81] Kuptimeve të larta dhe domethënieve madhështore të tij, si dhe udhëzimeve e mësimeve të drejta të tij.

[82] E nuk duhet të jetë leximi i Kuranit sikur leximi i shkrimeve të ndryshme, i poezive etj. Kurani duhet të jetë shkaktar që të të lëvizë zemra, të mos mbesë e ngurtë. Zemra lëvizë vetëm me përsiatjen mbi Fjalët e Kuranit.

*qëllimi kryesor i juaj përfundimi i sures."* Nëse njeriu dëshiron të lexojë sa më shumë Kuran, i lejohet të shpejtojë, por jo në atë mënyrë saqë të ketë defekt në leximin e tij, duke lënë mangët diçka në lexim apo në Fjalët e Kuranit, si: të mos i lexojë disa shkronja, apo të bëjë idgam (t'i shkrijë/bashkojëshkronjat) kur nuk bëhet, ngase duke lënë mangësi në leximin e disa shkronjave mangësohet edhe domethënia e ajetit, e në këtë mënyrë personi e ka ndryshuar Kuranin, prandaj kjo nuk lejohet.

- *Bërja e sexhdes pas ajetit të sexhdes* (ku përmendet ajo)

Kjo bëhet në çdo kohë, gjatë ditës e natës. Kur personi është duke lexuar Kuran dhe lexon një ajet ku përmendet sexhdja, është prej rregullave që ta thotë tekbirin (Allahu ekber), pastaj të bie në sexhde e të thotë: "Subhane Rabbijel ale", e të lutet aq sa të dojë me lutje të ndryshme (lejohet të bëjë lutje në këtë sexhde), pastaj ngritët pa thënë tekbir, pa bërë teshehud e as selam, thjeshtë ngritët dhe e vazhdon leximin e Kuranit aty ku ka mbetur. Nuk është transmetuar nga Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem se ka bërë tekbir kur është ngritur prej saj, përveç nëse personi është në namaz. Nëse është në namaz dhe gjatë leximit të Kuranit has në ajetin e sexhdes, atëherë bën tekbir (thotë Allahu ekber)[83] kur bie në sexhde dhe

[83] Nuk i ngrit duart gjatë tekbirit, qoftë brenda apo jashtë namazit, pas leximit të ajetit të sexhdes.

kur ngritët prej saj. Është transmetuar për Ebu Hurejren radijAllahu anhu: *“Sa herë që është ulur dhe ngritur gjatë namazit ka marrë tekbir (ka thënë Allahu ekber), dhe na ka treguar se kështu ka vepruar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem.”* Buhariu dhe Muslimi. Kjo tregon se nëse personi e lexon ajetin e sexhdes dhe do ta bëjë sexhden, atëherë duhet marrë tekbir, e po ashtu dhe kur të ngritët prej saj. Ibn Mesudi radijAllahu anhu tregon: *“E kam parë Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem të thotë: “Allahu ekber” sa herë që është ulur apo ngritur gjatë namazit.”* Trimidhiu, Nesaiu etj. Kështu, kjo përfshin edhe sexhden e namazit, por edhe atë të leximit të Kuranit.

Këto ishin disa rregulla të Kuranit me të cilat duhet të pajisemi dhe t’u kushtojmë kujdes. Kështu duhet kërkuar mirësinë e Kuranit. Nëse e lexojmë në këtë mënyrë, atëherë do ta arrijmë shpërblimin dhe mirësinë e Kuranit.

Ndeja e katërmbëdhjetë:

# Gjërat që e prishin agjërimin

Allahu thotë: “...**ju lejohet bashkimi me bashkëshortet tuaja dhe tani kërkoni atë që ka caktuar Allahu për ju. Dhe hani e pini derisa të dallohet fija e bardhë (bardhësia) e agimit nga fija e zezë (errësira e natës), pastaj plotësojeni agjërimin derisa të bjerë mbrëmja.”**Bekare 187.

Në këtë ajet Allahu përmend bazat të cilat e prishin agjërimin. Ndërsa, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në sunet ka shtjelluar e plotësuar dhe ka treguar gjërat shtesë që e prishin agjërimin. Janë shtatë gjëra që e prishin agjërimin (edhe pse për disa prej tyre ka mospajtime mes dijetarëve):

1. *Marrëdhëniet intime (mes bashkëshortëve)- الجماعُ*

Kjo është më e madhja (rënda) dhe mëkati më i madh (gjatë agjërimit). Marrëdhënie intime konsiderohet hyrja e organit të mashkullit në organin e femrës, qoftë nëse ejakulon ose jo. Kjo e prishë agjërimin, qoftë agjërim farz (Ramazani), qoftë nafile (vullnetare). Nëse dikush e vepron këtë gjë gjatë ditës së agjërimit obligativ, atëherë ka obligim dy gjëra:

*1. Të kompensojë atë ditë me agjërim,*

*2. Të bëjë kefaret:*

- Liron një rob (në kohën tonë nuk ka robër),
- Nëse nuk është e mundur e para, atëherë agjërohet dy muaj rresht, duke mos u lejuar ndërprerja e agjërimit përveçse me arsye sheriatike, si: nëse gjatë agjërimit të këtyre dy muajve bie dita e Bajramit, apo ditët e teshrikut (tri ditët pas Kurban Bajramit), të cilat ndalohen të agjërohen, apo sëmuret, apo udhëton, porse jo të udhëtojë me qëllim ndërprerjen e agjërimit të këtyre ditëve, sepse nëse e bën këtë atëherë nuk i lejohet marrja e lehtësimit të mos agjërimit, dhe e ka për obligim të agjërojë (në këtë udhëtim). Nëse e ndërpretë agjërimin e këtyre ditëve, pa arsye, qoftë dhe për një ditë të vetme, atëherë fillon nga fillimi plotësimin e dy muajve rresht.
- E nëse nuk ka mundësi ta bëjë këtë (agjërimin dy muaj rresht), atëherë duhet ushqyer 60 të varfër. Çdo të varfri i jepet ushqim, një racion të caktuar, çdo ditë, me të cilin ngopet; ose i jepet ushqim i papërgatitur, dijetarët kanë caktuar përafërsisht një kilogram e gjysmë miell (1.5 kg), apo diç tjetër në këtë masë nga ushqimet kryesore të vendit ku jeton. Transmetohet në një hadith: “*Një njeri ka fjetur (bërë marrëdhënie) në Ramazan (gjatë agjërimit) me gruan e tij. Ka ardhur te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe e ka pyetur për këtë. Atëherë ai salAllahu alejhi ue selem i ka thënë: “**A ke mundësi të lirosh një rob**?” Ai ka thënë: “Jo.” –“ **A ke mundësi të agjërosh dy muaj** (në transmetime të tjera*

*thotë: "...**dymuaj rresht**")?" –"Jo." Dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka thënë: "**Atëherë ushqeji 60 të varfër**."*Buhariu dhe Muslimi. Ky hadith është më i gjatë.

2. *Ejakulimi i spermës me dëshirë (jashtë marrëdhënieve)*

Edhe ejakulimi i spermës e prishë agjërimin nëse kjo gjë bëhet me dëshirën e personit, p.sh.: e prek apo e puthë gruan e tij, apo masturbon (në këtë rast ka dy gjynahe: të masturbimit dhe të prishjes së agjërimit). Ejakulimi i spermës është përmbushje e epshit, gjë kjo prej së cilës agjëruesi e ka obligim të largohet. Allahu në hadith kudsij thotë:

"**Agjëruesi e lë ushqimin, pijen dhe epshin e tij për hir Timin**." Buhariu.

Duhet braktisur çdo gjë që ka të bëjë me epsh, d.m.th. me ejakulim të spermës.

Nëse personi do që ta puthë e prekë gruan e tij, kjo nuk ndalohet përderisa nuk ka ejakulim të spermës[84], kjo nuk e prishë agjërimin. Aisha radijAllahu anha ka thënë: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka puthur gratë e tij duke qenë agjërueshëm, gjithashtu ka lozur me to* (i ka prekur). *Por, ai ka qenë më i fuqishmi prej jush në*

[84] Ndërsa, sa i përket sekrecionit medhij (lëng i hollë, pa ngjyrë, që ngjitet), mendimi më i saktë është se dalja e tij pas puthjes së gruas, nuk e prishë agjërimin ngase nuk ka argument për këtë.

*përmbajtjen e vetes së tij* (për të mos kaluar në atë që është e ndaluar).*"* Buhariu dhe Muslimi. Umer ibn Ebi Selemeh e ka pyetur Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem: *"A i lejohet agjëruesit ta puthë gruan e tij?"* Ai salAllahu alejhi ue selem i ka thënë: *"**Pyete atë**!"* – d.m.th. Ummu Selemeh.[85] Atëherë ajo e ka njoftuar se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem e bën këtë gjë me të. I ka thënë: *"O i Dërguar i Allahut, porse ty Allahu t'i ka falur mëkatet, të kaluarat dhe të ardhmet."* Ai i ka thënë:

"***Por, pasha Allahun, unë jam ai i cili më së shumti ka frikë Allahun dhe jam më i devotshmi në mesin tuaj."*** Buhariu.

Mirëpo, nëse agjëruesi ka frikë se nuk mund ta mbajë vetveten, në kuptimin se nëse e puth gruan e tij apo luan me të, atëherë mund të vije deri tek ejakulimi i spermës, apo të bie në atë që është edhe më e madhe, d.m.th. të bëjë marrëdhënie intime me të për shkak të epshit të madh, atëherë në këtë rast nuk i lejohet ta puthë gruan e tij e as të luajë me të. Kjo ngase këtu vlen parimi islam që është " *سَداً للذَّريعةِ - mbyllja rrugë të keqes, të ndaluarës*". Kështu që, në mënyrë që të ruhet agjërimi i personit nga prishja, atëherë të mos e bëjë këtë gjë, ngase e di se nuk mund ta ndalë veten (duke e mbajtur në kufijtë e lejuar), kjo është e ndaluar për të. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka urdhëruar që të teprohet në shpëlarjen e gojës gjatë abdesit, ka thënë: *"**Teproje në shpëlarjen e hundës***

[85] Nëna e Umer Ibn Ebi Selemeh, njëkohësisht gruaja e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

***gjatë abdesit...*[86]*”,*** në arabisht ky veprim quhet “مبالغة”, porse jo të bëhet kur personi është agjërueshëm,***“...përveç nëse je agjërueshëm”***. Në këtë rast agjëruesi nuk bën ta lajë gojën në këtë mënyrë gjatë abdesit, ngase ekziston frika të depërtojë uji brenda. Dhe kështu, edhe për rastin e parë themi se, nëse ekziston frika a dyshimi se nuk mund ta ndalë veten, atëherë për të është e ndaluar ta puthë gruan e tij.

Në rastin kur ejakulimi i spermës ndodh kur personi është në gjumë, apo kur është duke menduar, pa vepruar asgjë, atëherë në këto raste nuk prishet agjërimi. Ejakulimi në gjumë nga ëndrrat e lagështa (intime)[87] ndodh pa vullnetin dhe dëshirën e tij, kurse mendimet e njeriut Allahu i ka falur. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Allahu ia ka falur umetit tim atë që ia flet vetja*** (mendja) ***e tij, përderisa nuk i thotë dhe nuk i vepron.”*** Buhariu dhe Muslimi**.**

Andaj, edhe nëse ndodh që njeriu të ejakulojë për shkak të mendimeve të brendshme, Allahu ia ka falur.

---

[86] Ta lajë shumë, të ngrejë thellë ujin, kur e lanë atë.

[87]Nëse personi gjatë agjërimit sheh ëndrra me ç’rast pasi zgjohet sheh se ka ejakuluar spermë, kjo nuk ia prishë agjërimin sepse kjoi ka ndodhur pa vetëdijen e tij. Andaj vetëm merr gusël dhe e falë namazin.

### 3. *Ngrënia dhe pirja*

Atëherë kur ushqimi e pija depërton në brendësi, përmes gojës apo hundës, çfarëdo ushqimi a pije që është. Allahu thotë:

“**Dhe hani e pini derisa të dallohet fija e bardhë (bardhësia) e agimit nga fija e zezë (errësira e natës), pastaj plotësojeni agjërimin derisa të bjerë mbrëmja.”** Bekare 187.

Këtu përfshihen edhe barërat apo ilaçet që merren përmes hundës, këto janë të njëjta sikur ushqimi dhe pija. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Teproje në shpëlarjen e hundës gjatë abdesit, përveç kur je agjërueshëm.”*** Tirmidhiu, Nesaiu dhe të tjerë.

Ndërsa, nuhatja e aromave të mira a të këqija, kjo nuk e prishë agjërimin ngase nuk ka këtu copëza (trup, diçka të ngurtë) që depërton brenda në lukth.

### 4. *Ato gjëra që janë në kuptimin e ushqimit dhe pijes*

Dijetarët thonë se këto janë dy gjëra:

1. ***Dhënia gjak agjëruesit (injektimi).*** Këtu dijetarët kanë dy mendime: e prishë dhe nuk e prishë agjërimin. Madje dhe vetë shejkh Uthejmin rahimehullah ka pasur dy mendime. Fillimisht ka pasur mendimin se agjërimi prishet në rastin kur i jepet gjak atij që ka gjakderdhje,

kjo sepse gjaku është rezultati i ngrënies dhe pirjes, e kur jepet gjaku nga dikush, i jepet rezultati i ngrënies dhe pirjes së dikujt tjetër, andaj thotë se i prishet agjërimi. Por, pastaj e ka ndërruar mendimin, ka thënë se më vonë ka ardhur në përfundim se kjo gjë nuk e prishë agjërimin ngase nuk është ushqim e pije, e as nuk është në kuptimin e tyre, dhe thotë se origjina është se agjërimi mbetet i saktë dhe i pranuar derisa të bëhet e qartë me argument të qartë se diçka e prishë atë, kështu sepse prej parimeve të vendosura në Islam është: *bindjen nuk e largon dyshimi*. Thotë se jemi të bindur se kjo gjë nuk e prishë agjërimin përderisa nuk vjen ndonjë argument që tregon se e prishë atë, dhe për këtë nuk kam gjetur argument, andaj ai dyshim që kam pasur është larguar.

2. ***Injeksionet në përgjithësi (edhe për këtë ka mospajtime mes dijetarëve se a e prishin agjërimin).*** Shejkhu thotë se injeksionet që e prishin agjërimin janë vetëm ato që janë ushqyese, të cilat kur i merr personi forcohet (sikur të hajë e pijë) dhe nuk ka nevojë të hajë e pijë. Këto injeksione apo infuzione (sido që quhen) e prishin agjërimin, edhe pse në realitet nuk janë ushqim e pije, porse janë në domethënien (kuptimin) e tyre, andaj e marrin dispozitën e ushqimit dhe pijes. Kështu sepse kur i merr ato forcohesh sikur ha e pi. Ndërsa, injeksionet e tjera që nuk janë ushqyese nuk e prishin

agjërimin, qoftë nëse merren përmes venave apo në muskuj, qoftë nëse e gjen nxehtësinë e tyre në fyt. Ato as nuk janë ushqim, as pije e as në këtë kuptim. Andaj nuk e marrin dispozitën dhe vendimin e ngrënies dhe pirjes. Në këtë rast, nuk duhet të merret nën konsideratë ndjesia e shijes së tyre në fyt, përderisa nuk janë ushqim e pije. Shejkhu përmend një shembull të përmendur nga dijetarët e mëhershëm i cili është shembull hipotetik- porse i përmendur nga ta për të mbështetur mendimin e tyre: nëse njeriu e shkel një kungull dhe e ndien shijen e tij në fyt, kjo nuk ia prishë agjërimin. Me këtë kanë dashur të tregojnë se nuk merret parasysh ndjesia në fyt e shijes së diçkaje (hidhësia e ilaçit apo diçkaje tjetër) që të konsiderohet se ajo gjë ia ka prishur agjërimin, përderisa nuk është futur brenda përmes gojës e hundës, sipas këtij mendimi. Ibn Tejmije rahimehullah në librin “حقيقةُ الصيامِ - Realiteti i agjërimit” thotë: *“Nuk ka argumente (në Kuran e sunet) se gjërat që Allahu dhe i Dërguari salAllahu alejhi ue selem i kanë llogaritur prishëse të agjërimit duhet të jenë ato gjëra të cilat arrijnë në tru apo në brendësi të trupit, apo që hyjnë (depërtojnë) në fyt përmes ndonjë hapjeje të trupit (përveç gojës dhe hundës), apo që arrijnë aty me ndonjë mënyrë tjetër. E njëjta gjë thuhet edhe për kuptime të tjera, që dijetarët të cilët i kanë këto mendime i bëjnë si arsye (shkak) të ligjësimit të tyre nga ana e Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Dhe përderisa nuk ka argument që tregon se Allahu dhe i*

*Dërguari i Tij i kanë kushtëzuar këto dispozita në këtë mënyrë, atëherë mendimi i tyre kur thonë se "Allahu dhe i Dërguari i Tij e kanë llogaritur këtë (gjë) që është prej gjërave që e prishin agjërimin", është mendim i pabazuar në dije (argumente)."*

Ndërsa, mendimi i dytë i dijetarëve në këtë pikë është se çdo gjë që arrin në brendësinë e njeriut e prishë agjërimin, pavarësisht nga çfarë rruge arrin, e këtu i fusin edhe injeksionet joushqyese, madje thonë se në to ka dhe pjesë të ujit dhe tretësirë, e nuk janë thjeshtë vetëm ilaçe, andaj përderisa depërtojnë brenda në trup agjërimi prishet.

## 5. *Nxjerrja e gjakut me hixhame*

Për këtë ka mospajtime mes dijetarëve. Para se të përmendim këtë mospajtim, duhet ditur se dijetarët kanë pajtueshmëri se nëse dalja e gjakut ndodh pa dëshirën e njeriut, nuk e prishë agjërimin, si: i del gjak nga hundët,[88]

[88] Mundohu ta pështysh gjakun që të del nga mishi i dhëmbëve. Nëse të kalon pa qëllim, pa vetëdije, agjërimi nuk prishet. Njëjtë është dhe me gjakun që del nga hunda. Nuk e kthen atë mbrapshtë, por i pastron hundët dhe e nxjerrë nga aty. E nëse të shkon poshtë pa qëllim, agjërimi nuk të prishet. Nëse këlbaza është brenda (në hundë ose fyt) kjo nuk e prishë agjërimin dhe nuk e ke obligim ta nxjerrësh jashtë. Mund ta përpish sepse ajo është pjesë e brendshme, sikurse pështyma. Disa thonë se nëse vjen te goja dhe e kalon përsëri brenda, nuk ta prishë agjërimin. Ky është mendimi më i saktë. Porse, nëse të vjen te goja nxirre jashtë.

apo kollitet dhe nxjerrë gjak, apo dikush ka hemorroide dhe i del gjak poshtë, apo nga nxjerrja e dhëmbit[89], apo gjakoset plaga, apo i merret gjak për analiza etj. Kjo ngase, siç thonë, nuk është në kuptimin e hixhames gjatë së cilës dobësohet trupi i njeriut kur nxjerrë gjak me të madhe. Ata dijetarë që kanë thënë se hixhamja e prishë agjërimin kanë argumentuar me hadithin që e transmeton Tirmidhiu:

"***E ka prishur agjërimin ai që bën hixhame dhe atij që i bëhet hixhame***", dhe Buhariu ka thënë për të: "*Ky është hadithi më i saktë i transmetuar në këtë temë.*"

Dhe kanë thënë se qëllimi i kësaj është se kur njeriu bën hixhame kjo e kundërshton kuptimin e agjërimit, d.m.th. dobësohet shumë dhe nuk ka mundësi ta përballojë agjërimin. Prandaj çdo nxjerrje e gjakut që është në këtë kuptim- nxjerrje e shumtë- thonë se e prishë agjërimin. E nëse është më pak nuk e prishë agjërimin, siç i përmendëm pak më lartë rastet, ngase kjo nuk e ka ndikimin siç e ka hixhamja.

Këta dijetarë, në këtë kuptim, kanë thënë se përveç hixhames, agjërimi prishet edhe nëse nxjerrët gjak prej venës së njeriut kur dëshiron ta dhurojë për nevojtarët. Përderisa ky gjak është i shumtë sikurse kur bëhet

---

[89] Anestezionët lokal nuk ta prishin agjërimin. Ndërsa ato totale po. Kur personi e rregullon dhëmbin nuk i prishet agjërimi, porse dijetarët thonë se ai duhet të ruhet të mos përpijë diçka. E nëse përpinë pa qëllim, nuk i prishet agjërimi. Ashtu siç rasti kur merret abdes dhe personit i kalon ndonjë pikë ujë pa qëllim, nuk i prishet agjërimi.

hixhamja dhe ndikon në trupin e njeriut siç ndikon hixhamja, kjo gjë e prishë agjërimin. Andaj thonë se agjëruesit me agjërim obligativ (farz), nuk i lejohet të dhurojë gjak për dikë nëse nxjerrja e gjakut është me shumicë, me sasi të madhe, përveç nëse kjo gjë është e domosdoshme, p.sh.: është një i sëmurë i cili ka nevojë urgjente për t'i dhuruar gjak dhe se agjëruesi nuk dëmtohet nëse i jep gjak, atëherë lejohet për shkak të domosdoshmërisë, por ajo ditë i është e prishur dhe duhet të bëhet kaza.

Ndërsa mendimi i dytë i dijetarëve është se hixhamja nuk e prishë agjërimin, dhe ky inshAllah është mendimi më i saktë. Është transmetuar se vetë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka bërë hixhame duke qenë agjërueshëm, siç ka ardhur në hadith. Po ashtu është dhe një hadith tjetër në të cilin ai salAllahu alejhi ue selem ka lehtësuar për agjëruesin bërjen e hixhames dhe puthjen e gruas. Andaj, kjo gjë tregon se fillimisht kjo çështje ka qenë e ndaluar, e pastaj është lehtësuar.[90]

---

[90] Shejkh Sulejman er Ruhejl thotë se për shkak të mospajtimit të madh që është mes dijetarëve në këtë çështje, më së miri është largimi nga kjo gjë (nga bërja hixhame gjatë agjërimit). Nëse na pyet ndokush se a na lejohet të japim gjak apo të bëjmë hixhame duke qenë agjërueshëm, i themi "Jo, mos e bëj, por bëje pas iftarit!" Mirëpo, nëse ndokush pyet se a i është prishur agjërimi duke qenë se ka dhënë gjak apo ka bërë hixhame gjatë agjërimit, i themi: "Jo, nuk të është prishur." Prandaj, këta dijetarë rreth dhënies gjak nga agjëruesi, thonë: Nëse nuk është një gjë e domosdoshme për të dhënë gjak, atëherë ta bëjë këtë pasi të bëjë iftar, e nëse është diçka urgjente (p.sh.: rasti kur

*6. Vjellja e qëllimshme*

Nëse agjëruesi vjellë qëllimisht, e nxjerrë ushqimin apo pijen me qëllim, përmes gojës, atëherë kjo gjë ia prishë agjërimin. Pejgamberi salAllahu alehi ue selem ka thënë:

“***Ai të cilin e mundë e vjella*** (s’mund ta ndalë, i del pa dëshirën e tij)***, nuk e ka obligim të bëjë kaza*** (nuk e ka prishë agjërimin e asaj dite)***, por nëse vjellë qëllimisht, atëherë e ka obligim ta bëjë kaza atë ditë.”*** Tirmidhiu dhe të tjerë.

Si bëhet vjellja e qëllimshme? Kur njeriu e shtrëngon barkun fortë, apo e ngacmon fytin me gishta a me diçka tjetër, apo nuhatë ndonjë erë që nxitë të vjellën, apo shikon diçka që i vjen të vjellë, duke i bërë këto qëllimisht, i prishet agjërimi dhe duhet ta bëjë kaza atë ditë. Mirëpo, nëse e vjella është pa ndonjë shkak të tillë (të qëllimshëm), atëherë kjo nuk e dëmton agjërimin e tij. Nëse ndodh që njeriut t’i përzihet lukthi (ka mundim) dhe i vjen e vjella, atëherë nuk duhet të mundohet ta ndalë atë, por e lë t’i dalë lirshëm, sepse kjo mund t’ia dëmtojë shëndetin, dhe kjo nuk ia prishë agjërimin. Nuk duhet përpjekur që gjithqysh ta ndalë të vjellën. Nëse agjëruesit i del e vjella pa vepruar (pa e ngacmuar), nuk i prishet agjërimi. Në momentin që vepron, i prishet agjërimi.

---

duhet për t’i dhënë gjak një pacienti aty për aty), atëherë nuk prishë punë ta bëjë këtë gjë edhe gjatë agjërimit.

*7. Menstruacionet dhe lehonia*

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"A nuk është gruaja ajo, të cilës kur i vijnë menstruacionet, as nuk falet e as nuk agjëron?"***

Nëse gruaja apo vajza sheh gjakun e menstruacioneve, apo gruaja sheh gjakun e lehonisë, i prishet agjërimi, qoftë nëse kjo i ndodh në fillim apo në mes të ditës, apo pak çaste para perëndimit të diellit. Mirëpo, nëse ndjen se ka filluar t'i lëvizë gjaku brenda trupit, por që nuk e ka parë jashtë veçse pas perëndimit të diellit, kjo nuk ia prishë agjërimin.

I ndalohet agjëruesit t'i veprojë këto gjëra (që ia prishin agjërimin) kur agjërimi i tij është obligativ (farz). Agjërimi obligativ është: agjërimi i Ramazanit, i kefaretit (shpagimit),[91] i zotimit. Përveç nëse ka arsye sheriatike që ia lejon prishjen e agjërimit, siç është udhëtimi, apo sëmundja etj. Kur personi nis ta kryejë një vepër që është obligim ndaj Allahut, ai e ka obligim ta plotësojë atë, nuk i

---

[91] Rastet se kur duhet të bëjë shpagim (kefaret): a) Shpagimi me agjërim për dhihar, kur burri i thotë gruas së tij: "Ti për mua je si shpina e nënës sime" (njëjtë është edhe nëse e krahason me ndonjë grua që ka afërsi (mahremije) me të, si: vajza, motra, gjyshja, halla, tezja etj. Për mënyrën se si shpaguhet ky mëkat lexo versetet 3 dhe 4 të sures El Muxhadile. b) Shpagimi me agjërim për vrasjen e paqëllimshme të tjetrit apo për vrasjen që i ngjason vrasjes së qëllimshme. Për mënyrën se si shpaguhet ky mëkat lexo versetin 92 të sures En Nisa. c) Shpagimi me agjërim për mardhëniet intime me gruan gjatë ditës së Ramazanit, siç u sqarua më lartë. d) Shpagimi me agjërim për thyrjen e betimit. Për mënyrën se si shpaguhet ky mëkat lexo versetin 89 të sures El Maide.

lejohet ta ndërpresë, përveç nëse ka arsye të pranueshme sheriatike. E nëse ndodh të veprojë njërën prej këtyre gjërave që përmendëm më lartë, gjatë ditës së Ramazanit, pa arsye sheriatike, atëherë e ka për obligim të mos hajë e pijë në pjesën e mbetur të ditës. Pra, edhe nëse ka vepruar diçka prej asaj që u përmend deri tash, p.sh.: ka ngrënë apo ka bërë marrëdhënie me gruan, nuk i lejohet që të vazhdojë pastaj t'i bëjë këto në atë ditë, por e ka obligim të ndalet nga këto gjëra deri në perëndim të diellit. E pastaj këtë ditë e bën kaza, apo nëse ka kefaret bën edhe kefaret.

Nëse agjërimi është vullnetar (nafile), lejohet prishja e agjërimit, nuk ka mëkat nëse e prishë qëllimisht apo pa pasur arsye sheriatike, porse më parësore dhe më e preferuar është që ta plotësojë agjërimin e asaj dite.

Në fund themi se ne si muslimanë e kemi për obligim që të ruajmë adhurimet tona nga çdo gjë që i prishë ato, të largohemi nga gjërat e ndaluara e nga mëkatet. T'i përgjërohemi Allahut, Krijuesit të qiejve e tokës, me lutje. Duhet të kthehemi tek Allahu sidomos në muajin Ramazan, në të cilin Allahu dhuron e jep shumë. Duhet ditur se ajo që na ka kaluar prej dunjasë e që do të na bëjë dobi para Allahut, është vetëm ajo që e kemi kaluar në adhurim ndaj Allahut. Andaj, duhet ta shfrytëzojmë kohën duke punuar, që të fitojmë, sa nuk ka ardhur dita e momenti kur nuk na bën dobi më asgjë.

Ndeja e pesëmbëdhjetë:

# Kushtet për prishjen e agjërimit

Në ndejën e kaluar përmendëm shtatë gjërat që e prishin agjërimin. Të gjitha ato përveç dy prej tyre (menstruacioneve dhe lehonisë),[92] për t'u llogaritur se e prishin agjërimin e agjëruesit, duhet të plotësohen disa kushte, që janë:

1. *Dija rreth gjykimit ndaj gjërave që e prishin agjërimin*

Nëse personi është i padijshëm nuk i prishet agjërimi. Allahu e tregon në Kuran lutjen e besimtarëve:

**"Zoti ynë, mos na ndëshko për atë që harrojmë ose veprojmë pa qëllim!"** Bekare 286.

Në hadith kudsij Allahu thotë: "**Ua kam falur** (nuk i ndëshkoj)**."** Muslimi. Dhe thotë në Kuran: **"Nuk është gjynah nëse gaboni, por është gjynah, kur zemrat tuaja bëjnë faj me qëllim. Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë."** Ahzab 5.

Nëse njeriu është injorant, qoftë për vendimin sheriatik rreth asaj gjëje duke mos e ditur se e prishë agjërimin, duke menduar se nuk është prej gjërave që e prishin

---

[92] Pesë të tjerat ishin: marrëdhëniet intime (mes bashkëshortëve), ejakulimi i spermës me dëshirë (jashtë marrëdhënieve), ngrënia dhe pirja, ato gjëra që janë në kuptimin e ushqimit dhe pijes dhe nxjerrja e gjakut me hixhame.

agjërimin dhe e vepron, apo është injorant për gjendjen, në këtë rast për kohën, p.sh.: mendon se nuk ka lindur ende agimi dhe e vepron njërën prej gjërave që kemi përmendur, edhe pse në realitet agimi ka lindur, apo e kundërta, mendon se dielli ka perënduar dhe e çelë agjërimin, e më vonë sheh se nuk ka perënduar, të gjitha këto nuk ia prishin agjërimin. Është transmetuar prej Adij ibn Hatimit radijAllahu anhu: "*Kur ka zbritur* ajeti: "**hani e pini derisa të dallohet fija e bardhë (bardhësia) e agimit nga fija e zezë (errësira e natës)",** *kam marr dy penj (fije), njëri i bardhë e tjetri i zi, dhe i kam vendosur nën jastëkun tim dhe i kam shikuar.*[93] *Kur kam dalluar perin e bardhë nga peri i zi, e kam ndërprerë ushqimin dhe pijen (syfyrin). Kur jam zgjuar në mëngjes, kam shkuar tek i Dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i kam treguar se çfarë kam vepruar. Ai më tha:* ***"Nëse qëllimi i ajetit është vendosja e perit të bardhë e të zi nën jastëk atëherë kjo i bie që jastëku të jetë shumë i gjerë,***[94] ***mirëpo qëllimi me këtë është bardhësia e ditës dhe errësira e natës."*** Këtu po kuptojmë se Adij ibn Hatim ka ngrënë edhe pasi ka hyr agimi, mëngjesi (duke kaluar koha e përcaktuar e syfyrit). Ai nuk është ndalur nga ngrënia e pirja derisa e ka dalluar me sy perin e bardh nga peri i zi. E megjithatë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem

---

[93] Qëllimi është se i ka shikuar herë pas here nën jastëkun e tij derisa i ka parë të dy penjtë, e atëherë i është bërë e qartë se ka hyrë koha e agimit.

[94] Qëllimi është se kështu i bie që nata të jetë shumë e zgjatur.

nuk e ka urdhëruar ta bëjë kaza atë ditë, ngase ai në këtë rast ka qenë injorant për këtë çështje.

Po ashtu Esma bint Ebu Bekër radijAllahu anha thotë: *"Në kohën e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem kemi ngrënë iftar në një ditë me vranësira* (kanë menduar se ka perënduar dielli)*, pastaj (pasi janë larguar retë) kemi parë se dielli nuk kishte përfunduar ende."* Buhariu dhe të tjerë. Këtu nuk ka përmendur se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka urdhëruar bërjen kaza të kësaj dite, edhe pse kanë bërë iftar para kohës. Ata kanë qenë të padijshëm rreth kohës në këtë rast, duke mos e ditur se ende nuk ka hyr koha e iftarit. Sikur ai salAllahu alejhi ue selem do t'i kishte urdhëruar ta bëjnë kaza këtë ditë atëherë kjo do të na ishte përcjellë neve. Kjo ngase faktorët që ndikojnë për t'u përcjellë kjo gjë (deri te gjeneratat e tona) janë shumë të rëndësishëm në këtë rast, çështja ka të bëjë me një dispozitë fetare, me një prej adhurimeve tona, andaj sahabët patjetër do të na kishin përcjellë neve. Ibn Tejmije rahimehullah thotë në librin e tij: "*Edhe Hisham ibn Urweh që është një prej transmetuesve të hadithit, transmeton prej babait të tij (Urwes) se ata nuk janë urdhëruar ta bëjnë kaza atë ditë, edhe pse kanë ngrënë para se të përfundojë dielli. Mirëpo, nëse njeriu vepron në këtë mënyrë (mendon se ka perënduar dielli dhe e çel agjërimin, e më vonë i bëhet e qartë se ende nuk ka perënduar), ai nuk duhet të vazhdojë të hajë e pijë deri në perëndim të diellit, porse nuk e ka obligim ta bëjë kaza këtë ditë."* Libri "Realiteti i agjërimit".

Njëjtë është ai që ha e pi pasi ka lindë agimi duke menduar se ende është natë, se ende ka kohë për ngrënie e pirje, se ende nuk ka filluar të zbardhet, e pastaj i është bërë e qartë se ai ka ngrënë pasi ka filluar dita, në këtë rast agjërimi i tij është i saktë dhe nuk ka nevojë ta bëjë kaza këtë ditë, ngase ka qenë i padijshëm rreth kohës. Allahu na ka lejuar ngrënien e pirjen dhe marëdhëniet intime (mes bashkëshortëve) derisa të na bëhet i qartë agimi, siç pamë nga ajeti. Pra, për gjërat që janë të lejuara (të veprohen), vepruesi i tyre nuk urdhërohet që për shkak të tyre pastaj ta bëjë kaza atë ditë, nuk urdhërohet për këtë përderisa ka menduar se ende ka kohë për të ngrënë e pirë. Porse në momentin që i bëhet e qartë se ka lindë agimi, atëherë duhet ta ndërpresë ngrënien e pirjen. E nëse ka diçka në gojë duhet ta nxjerrë jashtë, nuk lejohet ta përpijë.[95] Njëjtë është dhe kur e çel iftarin para se të perëndojë dielli duke menduar se ka hyr koha e iftarit, ai duhet ta ndërpresë

---

[95] Pirja e ujit kur është duke u thirrur ezani (në kohën e vet për hyrjen e sabahut), siç ka ardhur në hadith, është pasi e ke ngritur gotën. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Hani e pini derisa ta dëgjoni ezanin e ibn Umi Mektumit (i cili ka qenë i verbër). E nëse dikush prej jush e ka ngritur gotën për të pirë ujë dhe e dëgjon ezanin, atëherë le ta pijë atë."*** Mirëpo, nëse ka filluar ezani dhe gota është në tavolinë, nuk lejohet ta marrësh atë nga tavolina për të pirë ujë. Porse fjala është nëse veç e ke ngritur gotën afër gojës, atëherë lejohet ta pishë ujin. Njëjtë thuhet dhe për ushqimin. Nëse ke marrë një kafshatë dhe ka nisur ezani, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve, kjo është njëjtë sikurse pirja, dhe lejohet ta hash atë, por jo të bësh veprim të ri, kjo nuk bën sepse prishet agjërimi.

ngrënien e pirjen, dhe nëse ka diçka në gojë duhet ta nxjerrë jashtë.

2. *Kujtesa (mos harresa)*

Kushti i dytë është kujtesa, dija se është duke e vepruar njërën prej gjërave që e prishin agjërimin, e jo ta veprojë nga harresa. Kur nga harresa e vepron njërën nga ato gjëra që e prishin agjërimin, atëherë agjërimi i tij është i saktë dhe nuk ka nevojë ta bëjë kaza atë ditë, siç pamë në ajetin që e lexuam më sipër nga surja Bekare, se Allahu i ka falur gabimet e bëra nga harresa. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Ai që ha e pi shkaku harresës duke qenë agjërueshëm, le ta plotësojë (vazhdojë) agjërimin e tij. Allahu është Ai që i ka dhënë të hajë e pijë."*** Buhariu dhe Muslimi.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem po urdhëron në këtë hadith që njeriu të vazhdojë me agjërim (edhe pse ka ngrënë nga harresa), dhe ky urdhër prej tij tregon se agjërimi i personit është i saktë (i pranuar tek Allahu). Ndërsa, fakti se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem po ia atribuon Allahut këtë gjë, se Ai i jep të hajë e pijë agjëruesit, tregon se Ai nuk e merr në përgjegjësi për këtë, nuk e ndëshkon. Kurse, ai i cili sheh një agjërues duke ngrënë e pirë (nga harresa) e ka obligim t'ia tërheqë vërejtjen. Nuk duhet të thotë siç mendojnë disa "Allahu është duke i dhënë të hajë e pijë, andaj nuk do të ndërhyj",

por e ka obligim të ndërhyjë (duke ia kujtuar), ta ndërpresë nga ngrënia e pirja e t'i thotë "je agjërueshëm". Allahu thotë:

**"Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi!"** Maide 2.

3. *Dëshira e vullneti*

Kushti i tretë është që agjëruesi ato gjëra që ia prishin agjërimin, t'i veprojë me zgjedhjen, dëshirën dhe vullnetin e tij. Në rastin kur detyrohet me dhunë të veprojë njërën prej gjërave që ia prishin agjërimin, atëherë agjërimi i tij është i saktë dhe nuk ka nevojë ta bëjë kaza atë ditë. Allahu e ka larguar gjykimin e mosbesimit (kufrit) ndaj personit i cili e thotë kufrin me gjuhën e tij duke qenë i detyruar, si: frikësohet për jetën e tij, apo nga torturat e shumta. Allahu thotë:

"**Kushdo që mohon Allahun, pas pranimit të besimit, (do të dënohet ashpër), përveç atij që është i detyruar me forcë, ndërkohë që zemra e tij është plot besim. Ndërsa ata që ia hapin zemrën mosbesimit, do të kenë mbi vete zemërimin e Allahut dhe një dënim të madh."** Nahl 106.

Duke qenë se Allahu e ka larguar gjykimin e mosbesimit për atë i cili detyrohet të thotë fjalën e kufrit, atëherë është më parësore që Allahu të mos i marrë muslimanët

nën përgjegjësi për çështjet (d.m.th. mëkatet) që janë nën nivelin e kufrit. Madje ka hadith profetik për këtë:

***"Allahu ia ka falur umetit tim mëkatet që i bëjnë pa qëllim, nga harresa dhe nga detyrimi."*** Ibn Maxheh, Bejhakiu.

Andaj, këtu vije në pyetje çështja nëse burri e detyron gruan të bëjë marrëdhënie me të gjatë ditës së Ramazanit duke qenë ajo agjërueshëm, dhe për këtë themi se agjërimi i saj është i saktë, nuk i është prishur dhe nuk ka nevojë ta bëjë kaza atë ditë. Burrit nuk i lejohet ta detyrojë gruan në këtë, përveç nëse agjërimi i saj është vullnetar dhe ajo është agjërueshëm pa lejen e tij, atëherë në këtë rast atij i lejohet t'ia prishë agjërimin[96], përndryshe jo.

Nëse agjëruesit pa dëshirën e tij i futet diçka në fyt, si: ndonjë pikë uji (gjatë shpëlarjes së gojës dhe hundës në abdes), apo pluhur etj., atëherë agjërimi i tij është i saktë dhe nuk ka nevojë ta bëjë kaza atë ditë.

Agjërimi nuk prishet kur njeriu vë kuhël[97] në sytë e tij, apo ndonjë ilaç, edhe nëse shijen e ilaçit e ndjen në fyt, sepse nuk është ushqim e pije e as në kuptimin e tyre.

---

[96] Qëllimi është se gruaja e ka obligim t'i bindet burrit kur ai e fton në shtrat. I Dërguari i Allahut salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, nuk ndodhë që një burrë ta ftojë gruan e tij në shtrat dhe ajo e refuzon, veçse Ai që është në qiell do të hidhërohet me të derisa burri i saj të kënaqet sërish me të."*** Muslimi.

[97] Pluhur që përfitohet nga bluarja e një guri të veçantë me ngjyrë të zezë në të kuqe dhe që përdoret si ilaç për disa sëmundje të syrit. Lloji më i mirë i tij është Ithmidi (إِثْمِدٌ).

Nëse njeriut i duhet të vë pika në vesh[98] apo ka një plagë në dorë dhe i vë ilaç, dijetarët thonë se edhe nëse e ndjen hidhësinë e këtyre ilaçeve në fyt, kjo nuk ia prishë agjërimin, ngase kjo nuk është ushqim e pije e as në kuptimin e tyre siç potencon shejkh Uthejmin rahimehullah. Kështu ka thënë dhe ibn Tejmije rahimehullah (në librin e lartëpërmendur), se duke qenë se në Kuran e sunet nuk ka argument se agjërimi prishet me këto gjëra, atëherë ato nuk e prishin atë ngase agjërimi është prej fesë së muslimanëve dhe secili prej tyre, qoftë prej dijetarëve apo njerëzve të thjeshtë, është i nevojshëm dhe duhet të dijë gjërat të cilat ia prishin agjërimin (këtu nuk arsyetohet njeriu), andaj sikur këto gjëra të ishin prej atyre që e prishin agjërimin, atëherë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem do ta kishte obligim të na sqarojë ato, e pastaj gjithsesi sahabët do të na përcillnin neve, ashtu siç e kanë përcjellë pjesën tjetër të fesë e ligjeve të Allahut, mirëpo duke qenë se askush prej sahabëve nuk e ka përcjellë këtë nga i Dërguari salAllahu alejhi ue selem, pra nuk ka hadith të saktë, madje as të dobët, as hadith musned e as mursel, kjo tregon se ato gjëra nuk e prishin agjërimin. Është një hadith që transmetohet për kuhlin, porse është i dobët: ***“Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka urdhëruar vendosjen e kuhlit në gjumë, porse të ketë kujdes agjëruesi të mos e veprojë këtë.”*** Gjithashtu ibn Tejmije rahimehullah thotë se dispozitat të cilat ka nevojë

[98] Dijetarët kanë sqaruar se vetëm pikat që hedhen në gojë dhe hundë e prishin agjërimin, të tjerat jo.

t'i dijë umeti, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka pasur obligim t'i sqarojë në mënyrë të përgjithshme, e kur t'i përmendte e sqaronte, atëherë neve do të na ishin përcjellë, porse duke qenë se nuk na është përcjellë asgjë atëherë me këtë e dimë se ato nuk janë prej fesë së tij salAllahu alejhi ue selem. Shejkhu thotë se këto janë fjalë të fuqishme, janë parime që bazohen në fakte, dëshmi e baza të fesë.

Njeriu nuk e prishë agjërimin nëse e shijon ushqimin, shembull: kur gruaja është duke gatuar dhe dëshiron të dijë a ka mjaftueshëm krip apo diçka tjetër, nuk i prishet agjërimi nëse e shijon, porse nuk i lejohet ta përpijë poshtë (por e pështynë).

Nuk prishet agjërimi nëse agjëruesi nuhatë erëra të mira, qoftë misk (parfum) apo temjan- aromë që del nga djegia e një druri të veçantë-, porse nuk lejohet që agjëruesi të shkojë afër e ta vë hundën aty ku është duke dal tymi e ta thithë atë, apo të thithë tymin e duhanit (me qëllim). Kjo sepse tymi ka copëza të cilat gjatë thithjes depërtojnë brenda (në fyt/lukth), por nëse i vjen afër si aromë kjo nuk ia prishë agjërimin.[99]

---

[99] Çdo gjë që depërton poshtë fytit edhe nëse nuk është ushqim, kjo me vetë dëshire, e prishë agjërimin, qoftë nëse depërton përmes gojës apo hundës. Mirëpo, nëse ndodh të depërtojë pa dëshirë, p.sh.: je në rrugë dhe frynë erë me ç'rast të hyn dheu në gojë dhe të kalon poshtë, kjo nuk e prishë agjërimin, ose kalon afër dikujt që pi duhan dhe e thithë tymin pa dëshirë, as kjo nuk ta prishë agjërimin. Ndërsa, nëse shkon qëllimisht tek ai që është duke pirë duhan dhe i ulesh afër për ta

Agjërimi gjithashtu nuk prishet kur agjëruesi e pastron gojën e hundën me ujë, porse nuk i lejohet ta teprojë në këtë sepse gjithmonë ekziston frika e depërtimit të ujit në brendësi. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka urdhëruar njërin prej sahabëve duke i thënë:

***"Merr abdes në mënyrën më të mirë, pastroji pjesët ndërmjet gishtërinjve dhe teproje në pastrimin e hundës përveç kur je agjërueshëm."*** Tirmidhiu dhe të tjerë.

Agjërimi nuk prishet kur agjëruesi e përdor miswakun.[100] Madje, është sunet përdorimi i miswakut, si në fillim të ditës, në mes dhe në fund të saj para iftarit. Disa kanë menduar se pas drekës nuk lejohet përdorimi i miswakut, por lejohet veç në fillim të ditës. Por, miswaku lejohet të përdoret në çdo kohë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Sikur mos t'ia vështirësoja umetit tim, do t'i urdhëroja ta përdornin miswakun para çdo namazi."*** Ebu Daudi.

---

thithë tymin, kjo e prishë agjërimin. Këtë shumë njerëz nuk e dinë. Kështu ata vetë agjërojnë, porse ulen te duhanpirësit e thonë se nuk jemi duke pirë (porse e thithin tymin). Njëjtë është dhe me thithjen e temjanit, e cila është rrëshirë që ndizet dhe lëshon aromë të mirë. Agjëruesi nuk bën të shkojë ta thithë tymin e saj me këtë aromë. Është njëjtë si duhani, ka copëza që nuk lejohet të depërtojnë brenda në trup. Por, nëse kalon afër dhe e thithë atë pa qëllim, pa dashje, kjo nuk e prishë agjërimin.

[100] Kur je agjërueshëm përdor vetëm miswak natyral. Ky nuk ta prishë agjërimin. E nëse i janë shtuar erëra dhe shije (mente, limonë), atëherë e prishë agjërimin.

Kjo përfshin si joagjëruesin si agjëruesin. Amr bin Rabiah thotë: *“E kam parë të Dërguarin salAllahu alejhi ue selem shumë herë - saqë nuk mund ta numërojë se sa herë- të përdorte miswakun duke qenë agjërueshëm.”* Tirmidhiu dhe Ebu Daudi. Porse, nuk është mirë që agjëruesi të pastrojë dhëmbët me pastë dhe brushë, ngase kur e vepron këtë ka goditje (fërkime) të forta dhe ka mundësi të depërtojë poshtë diçka nga pasta përmes pështymës. Kjo gjë nuk ekziston te miswaku, andaj është mirë që gjatë agjërimit të mjaftohet me miswak e të mos e përdorë brushën dhe pastën. Disa dijetarë e kanë lejuar këtë nëse agjëruesi ka kujdes duke mos i larë tepër dhëmbët, deri në thellësi, me fërkime të forta. Megjithatë, më mirë është largimi nga kjo dhe të përdoret vetëm miswaku.

Është mirë që agjëruesi t’ia lehtësojë vetes agjërimin duke u pastruar (freskuar) me ujë, kjo nuk prishë punë. Është transmetuar prej disa sahabëve të kenë thënë: *“Kam parë të Dërguarin salAllahu alejhi ue selem të hidhte ujë mbi trupin e tij duke qenë agjërueshëm, nga nxehtësia apo etja e madhe.”* Ebu Daudi dhe imam Ahmedi. Ibn Umeri radijAllahu anhu kur ka qenë agjërueshëm i ka lagur rrobat e tij me ujë dhe i ka veshur, për t’u freskuar. Enes bin Malik radijAllahu anhu ka pasur afër shtëpisë së tij një gur të gdhendur në formë pellgu, e ka mbushur me ujë dhe ka hyr në të duke qenë agjërueshëm kur ka qenë nxehtësi e madhe. Kurse Hasan el Basriu ka thënë: *“Nuk prishë punë*

*që njeriu të pastrojë gojën apo të freskohet me ujë kur është agjërueshëm.”*

Vëllezërit e mi! Ne duhet të mundohemi që sa më mirë ta kuptojmë fenë e Allahut, që kur ta adhurojmë Atë ta adhurojmë me dije. Nuk janë të barabartë ata që dinë me ata që nuk dinë. Atij që Allahu ia do të mirën, mirësinë, i jep të kuptuar të mirë. Por, ne duhet të mundohemi që sa më shumë të mësojmë për fenë e Allahut, sa më shumë të mësojmë që t’i kuptojmë ligjet dhe dispozitat e fesë së Tij, në mënyrë që pastaj Allahu të dojë të mirën për ne dhe të na japë të kuptuar (të drejtë) të saj.

Ndeja e njëzetë e një:

# Vlera e dhjetë netëve të fundit të Ramazanit

Në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, Allahu ka vendosur mirësi të shumta dhe shpërblime të shumëllojshme. Këto netë kanë vlera të njohura për secilin dhe kanë karakteristika e veçori të mëdha. Prej veçorive të këtyre dhjetë netëve janë:

1. *Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në to ka shtuar adhurimin*

Ai e ka adhuruar Allahun më shumë sesa në netët e tjera (të Ramazanit). Aisha radijAllahu anha ka thënë: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka shtuar adhurimin e tij* (ka dhënë mundin në adhurim) *në dhjetë netët e fundit të Ramazanit për dallim nga netët e tjera.*" Nuk e ka adhuruar Allahun në netët e tjera ashtu siç e ka adhuruar në këto dhjetë netë. Dhe ka thënë: "*Kur kanë hyrë dhjetë netët e fundit të Ramazanit e ka shtrënguar rripin dhe të gjithë natën e ka ngjallur me adhurim, madje e ka zgjuar dhe familjen e tij* (të bëjnë adhurim)."Muslimi."مِئزره" është pjesa ku shtrëngohet izari (rroba e poshtme) duke u bërë si rrotë. Dijetarët thonë se qëllimi me "*e ka shtrënguar rripin*" është: nuk ka fjetur me gratë e tij. Dhe ka thënë: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në njëzetë netët e para*

*është falur, por edhe ka fjetur. E kur kanë hyrë dhjetë netët e fundit e ka dhënë maksimumin e tij* (e ka adhuruar Allahun me zell, këmbëngulje*) dhe e ka shtrënguar rripin."* Imam Ahmedi. Ky mund të cilin e ka dhënë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në këto dhjetë netë, përfshin të gjitha llojet e adhurimeve: namazin, leximin e Kuranit, dhikrin, lëmoshën etj. Qëllimi me "*dhe të gjithë natën e ka ngjallur me adhurim*" është: e ka ngjallur natën duke fal namaz në këmbë, duke lexuar Kuran, pra e ka përmendur Allahun me zemër, me gjuhë e me gjymtyrët e tij. Përmes kësaj ka dashur të na tregojë neve se çfarë pozite të lartë kanë këto netë dhe sa të vlefshme janë ato. Qëllimi tjetër se pse ai salAllahu alejhi ue selem i ka ngjallur këto netë me adhurim është: kërkimi i natës së Kadrit. Ka dëshiruar që kjo natë ta zë atë duke e adhuruar Allahun. Kjo sepse, siç dhe ka ardhur në hadith, ai që e kalon natën e Kadrit në adhurim me besim dhe shpresë në shpërblimin e Allahut, i falen mëkatet e kaluara.

Kuptimi i jashtëm i këtij hadithi është se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka ngjallur të gjithë natën me adhurim, porse me të gjitha llojet e adhurimeve (që përmendëm) dhe me përgatitjen për këto adhurime, e po ashtu me syfyr dhe me lloje të tjera të adhurimeve, ngase edhe syfyri është prej adhurimeve. Kur besimtari zgjohet për syfyr duke e bërë këtë si pasim ndaj Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem kjo është adhurim. Në këtë

mënyrë harmonizojmë mes haditheve të cilat u përmenden dhe hadithit tjetër që përcillet nga Aisha radijAllahu anha e cila ka thënë: "*Nuk di që Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ndonjëherë ta ketë kaluar një natë të caktuar duke u falur deri në mëngjes.*" Muslimi. Siç përmendëm më lartë, qëllimi me "*të gjithë natën e ka ngjallur me adhurim*" është se e ka ngjallur me adhurime të ndryshme, kurse në këtë hadith thuhet se nuk di që ai salAllahu alejhi ue selem ta ketë kaluar tërë natën me namaz. Nga kjo del se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk e ka kaluar tërë natën vetëm me namaz në këto dhjetë netë, por ka bërë kombinim në adhurime, siç përmendëm.

2. *Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka zgjuar edhe familjen e tij për adhurime*

Nga ajo që përfitohet prej haditheve të përmendura më lartë është se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka zgjuar edhe familjen e tij për të falë namaz nate, për të bërë dhikër etj. Me këtë ka dëshiruar që edhe ata ta shfrytëzojnë vlerën e dhjetë netëve të fundit të Ramazanit, të cilat janë të bereqetshme. Këto netë janë një shans jetësor. Allahu përmes tyre ia ka dhënë njeriut një shans (rast) që ta kalojë kohën në adhurim ndaj Tij dhe të fitojë shumë shpërblime. Ai të cilit Allahu i ka dhënë sukses e inspirim që t'i kalojë këto netë në adhurim ndaj Tij, le ta dijë se ka fituar shumë, ka arritur shpërblime të mëdha. Ky

është shans që i është mundësuar atij, dhe nuk bën ta humbasë atë. Nuk duhet që besimtari i mençur të lejojë t'i ikë ky rast, këto netë, vlera e të cilave është e paçmuar, nuk bën t'i ikin këto netë atij dhe familjes së tij. Janë netë të caktuara, të numëruara, që shumë shpejt kalojnë. Ka mundësi që muslimanin, duke i kaluar këto netë në adhurim ndaj Allahut, ta përfshijë ndonjë Mëshirë prej Mëshirave të Tij, dhe në këtë mënyrë të arrijë lumturinë në këtë botë dhe në tjetrën. Është humbje e privim i madh kalimi i këtyre netëve të çmuara në gjëra të padobishme e dëfrime të kota. E pastaj kur vjen koha e namazit të natës të flesh, duke ia humbur vetes një mirësi kaq të madhe.

Muslimani duhet ta ketë parasysh se ndoshta më nuk do ta ketë mundësinë e arritjes së këtyre netëve, sepse ne nuk e dimë se kur përfundon jeta jonë. Ka mundësi që të mos e arrijë Ramazanin e ardhshëm duke mos iu dhënë ky shans për të fituar shpërblime të shumta. Kjo është lojë që shejtani e bën me njerëzit, është kurth të cilin e ngrehë kundër tyre, duke i ndalur dhe penguar prej rrugës së Allahut. Kështu i devijon prej rrugës së drejtë. Allahu i drejtohet shejtanit:

**"Në të vërtetë, ti nuk do të kesh pushtet mbi robërit e Mi, përveçse mbi të humburit, që të pasojnë ty."** Hixhr 42.

Njeriu i mençur nuk duhet që shejtanin ta marrë për mbrojtës në vend të Allahut, duke e ditur se ai (shejtani) është armik i hapur i tij. Ai që e merr shejtanin për mbrojtës

a mik të tij në vend të Allahut, ta dijë se i është kundërvënë direkt mendjes e logjikës së shëndoshë, por edhe besimit. Allahu thotë:

**"...a do t'a merrnit atë dhe pasardhësit e tij për mbrojtës në vendin Tim, edhe pse ata janë armiqtë tuaj?! Sa këmbim i shëmtuar që është ky për keqbërësit!"** Kehf 50.

A ka këmbim më të keq sesa ky?! Dhe thotë:

**"Me të vërtetë, djalli është armik për ju, andaj vështrojeni si armik! Ai vetëm i josh ithtarët e vet, që të bëhen shokë të zjarrit të përflakur."** Fatir 6.

3. *Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka bërë itikaf*

Itikafi është qëndrimi në xhami për adhurim ndaj Allahut, apo siç thonë disa dijetarë: "*Shkëputje nga krijesat dhe lidhje me Krijuesin në adhurim ndaj Tij*". Kjo gjë është prej suneteve të pohuara në Kuran dhe në sunet. Allahu thotë:

"**Mos iu afroni atyre (bashkëshorteve) gjatë kohës kur mbylleni për adhurim në xhami!"** Bekare 187.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka bërë itikaf, gjithashtu dhe shokët e tij së bashku me të, por edhe pas vdekjes së tij. Ebu Seid el Hudriu radijAllahu anhu ka thënë: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në fillim ka bërë itikaf*

*në dhjetë netshin*[101]*e parë të Ramazanit, pastaj në dhjetë netshin e mesëm, pastaj ka thënë:*

***"Unë kam bërë itikaf në dhjetë netshin e parë dhe të mesëm duke kërkuar këtë natë (natën e Kadrit)".***

*Kam shkuar tek ai salAllahu alejhi ue selem dhe më ka thënë: "(Allahu më ka njoftuar se)* ***Ajo është në dhjetë netshin e fundit. Kush dëshiron prej jush të bëjë itikaf, le të bëjë."*** Muslimi. Po ashtu Aisha radijAllahu anha ka thënë: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka bërë itikaf në dhjetë netshin e fundit të Ramazanit (për çdo vit) derisa ia ka marrë shpirtin Allahu, e pas vdekjes së tij, gratë e tij kanë vazhduar të bëjnë itikaf."* Buhariu dhe Muslimi. Po ashtu ajo tregon: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në çdo Ramazan ka bërë itikaf dhjetë ditë, ndërsa në vitin në të cilin ka vdekur ka bërë itikaf njëzetë ditë."* Buhariu dhe të tjerë. Enesi radijAllahu anhu ka thënë: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka bërë itikaf në dhjetë ditëshin e fundit të Ramazanit. Një vit nuk ka bërë, mirëpo kur ka ardhur viti tjetër ka bërë itikaf njëzetë ditë rresht."* Aisha radijAllahu anha ka thënë: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur ka dashur të bëjë itikaf, e ka falur sabahun dhe pastaj ka hyrë në vendin* (brenda xhamisë) *të cilin e ka caktuar për itikaf." Aisha i ka marrë leje që edhe ajo të bëjë itikaf, e ai i ka dhënë leje dhe ia kanë bërë një çadër në xhami*[102] *(të qëndrojë aty për itikaf).*

[101] Këtu është për qëllim dita dhe nata.

[102] Në xhaminë e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem.

*Pastaj edhe Hafsa i ka thënë Aishes që të kërkojë leje prej Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem të bëjë itikaf, e ai ia ka dhënë lejen, edhe asaj dhe ia kanë bërë një çadër. Kur e ka parë këtë Zejnebi, edhe ajo i ka kërkuar leje dhe ia kanë vendosur një çadër. Kur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka parë këto çadra në xhami ka thënë: "**Çfarë është kjo**?" Kanë thënë: "Këto janë çadrat e Aishes, Hafsës dhe Zejnebit.[103]" Ka thënë: **"A duan ato arritjen e devotshmërisë me këtë? Hiqni se nuk dua t'i shoh."** Këtë vit (në Ramazan) ai i ka larguar këto çadra, por edhe vetë e ka lënë itikafin (nuk e ka vazhduar), pastaj ka bërë itikaf në dhjetë netët e para të muajit Shewal (si zëvendësim).* Buhariu dhe Muslimi në transmetime të ndryshme. Imam Ahmedi rahimehullah thotë: "*Nuk di të ketë mospajtim mes dijetarëve se itikafi është vepër e preferuar (e pëlqyer).*" Të gjithë e bëjnë të preferuar këtë vepër, e nuk e bëjnë obligim.

**Qëllimi i itikafit** - Siç thamë, itikafi është ndërprerja e lidhjeve me krijesat në mënyrë që të kufizohet vetëm në adhurim ndaj Allahut, në një xhami prej xhamive të vendit, duke kërkuar vlerën dhe shpërblimin e itikafit dhe të natës së Kadrit. Për këtë arsye, ai që hyn në itikaf duhet ta kalojë kohën me dhikër, me lexim të Kuranit, me namaz nafile etj., dhe t'i largohet të folurit për gjërat e dunjasë, përveç kur është e nevojshme. Nëse është e nevojshme të flasë

---

[103] Ato të tria kanë qenë bashkëshortet e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem.

me fjalë të lejuara (mubah) me familjen e tij apo me të tjerët, për ndonjë nevojë, nuk ka të keqe. Safija radijAllahu anha, nëna e besimtarëve, tregon: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem një herë ka qenë në itikaf dhe unë kam shkuar ta vizitoj. Kam biseduar me të, pastaj jam ngritur të shkoj në shtëpi dhe ai më ka përcjellë deri te shtëpia.*" Buhariu, Muslimi dhe të tjerë. Shtëpia e saj ka qenë afër me xhaminë e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

Ai që është në itikaf duhet të largohet nga marrëdhëniet intime me gruan e tij. Por, gjithashtu duhet të largohet dhe nga paraloja me gruan, që bëhet para marrëdhënieve intime, siç është: puthja, prekja me epsh etj. Këto janë të ndaluara për mutekifin (ai që bën itikaf). Allahu thotë:

" وَلاَ تُبَاشِرُوهُنَّ وَأَنتُمْ عَكِفُونَ فِي الْمَسَاجِدِ -**Mos iu afroni atyre (bashkëshorteve) gjatë kohës kur mbylleni për adhurim në xhami!"** Bekare 187.

"تُبَاشِرُ" përfshin edhe marrëdhëniet intime, por edhe të gjitha veprimet që u paraprijnë marrëdhënieve intime.

Nëse njeriu e nxjerrë një pjesë të trupit prej xhamisë, kjo nuk ka të keqe, nuk ia prishë itikafin. Aisha radijAllahu anha ka thënë: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur ka qenë në itikaf, e nxirrte* (vetëm) *kokën prej xhamisë* (nga ana e dhomës së Aishes[104]) *dhe unë ia pastroja kokën duke qenë*

---

[104] Dhoma e saj ka pasur qasje menjëherë në xhaminë e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

*me të përmuajshmet."* Buhariu. Në një transmetim thuhet: "*Ajo ia krihte flokët të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe ishte me të përmuajshmet, duke qenë ai në itikaf (në xhami) e ajo në dhomën e saj ai ia ka afruar kokën asaj* (që t'ia krehë)*."*

Nëse personi del prej xhamisë (me tërë trupin), kjo dalje ndahet në tri lloje*:*

- ***Dalje për diçka të domosdoshme, qoftë sheriatike ose e natyrshme,*** si: për abdes, për gusël, për kryerjen e nevojave fiziologjike, për ngrënie e pirje, lejohet dalja për këto gjëra nëse nuk është mundësia për t'i kryer brenda xhamisë, e nëse është mundësia brenda xhamisë (duke pasur banjo), atëherë nuk lejohet dalja jashtë xhamisë; apo nëse ka mundësi që dikush t'ia sjellë ushqimin e pijen në xhami atëherë personi nuk del vetë për t'i blerë, kjo është e panevojshme.
- ***Dalje për diçka që është adhurim ndaj Allahut, por që nuk është obligim për ta kryer personi,*** si: vizita e të sëmurit, prezantimi në varrimin e një xhenazeje etj. Këto nuk i ka obligim t'i veprojë, nuk i lejohet të dalë jashtë xhamisë për to, përveç nëse ka bërë kushtëzim në fillim të itikafit, p.sh.: në shtëpi ka ndonjë anëtar të sëmurë të familjes dhe dëshiron ta vizitojë herë pas here, apo ka frikë se edhe mund të vdesë përderisa ai ende është në itikaf, atëherë këtë gjë e kushtëzon në

fillim të itikafit, që të shkojë nganjëherë ta vizitojë, dhe kjo nuk ka të keqe, lejohet.

- ***Dalje për gjëra që e kundërshtojnë direkt itikafin,*** si: për të bërë shit-blerje, apo për marrëdhënie intime me gruan, apo për të bërë paralojë me të etj. Kjo nuk lejohet, qoftë me kushtëzim apo pa kushtëzim, sepse e kundërshton direkt itikafin dhe qëllimin pse Allahu e ka ligjësuar atë.

4. *Nata e Kadrit. Kjo Natë është më e vlefshme sesa 1000 muaj.*

Për të do të flasim më gjerësisht në ndejën e radhës.

Ne duhet ta njohim vlerën e këtyre dhjetë netëve, veçoritë e tyre, dhe të mos e humbasim kohën kotë duke na humbur ky rast i paçmueshëm. Nuk ka mirësi e shpërblim më të madh sesa adhurimi ndaj Allahut në këto dhjetë netë.

Ndeja e njëzetë e dytë:

# Vlera e natës së Kadrit

Në ndejën paraprake shpjeguam vlerën dhe pozitën e lartë të dhjetë netëve të fundit të Ramazanit. Ajo që ia shton edhe më shumë vlerën dhe madhështinë atyre, është nata e Kadrit, të cilën Allahu e ka vendosur në këto dhjetë netë dhe e ka dalluar prej netëve të tjera të vitit. E ka dalluar si natë (e ka ngritur shumë lartë çështjen e saj) e gjithashtu e ka dalluar me atë se në të Ai u jep muslimanëve shpërblime të shumta. Allahu në Kuran tregon se çfarë vlere të madhe ka kjo natë:

**"Ne e zbritëm Kuranin në një natë të bekuar. Vërtet, Ne gjithmonë kemi qenë paralajmërues. Në atë (natë të zbritjes së Kuranit) vendoset çdo punë e urtë, me urdhrin Tonë! Ne gjithmonë kemi nisur të dërguar, si mëshirë prej Zotit tënd. Me të vërtetë, Ai i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha. Ai është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, nëse besoni me bindje. S'ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Atij. Ai e jep jetën dhe e shkakton vdekjen. Ai është Zoti juaj dhe Zoti i të parëve tuaj të lashtë!"** Duhan 3-8.

Allahu në këto ajete, natën e Kadrit e përshkruan "muberakeh - مُبَارَكَة – e bekuar". Kjo ngase mirësia, bereqeti e vlera e saj është shumë e madhe. Ai ka vendosur mirësi, bereqet, bekime e shpërblime të shumta në këtë natë.

Prej bereqetit të natës së Kadrit është se në të Allahu e ka zbritur Kuranin fisnik. Po ashtu, në këtë natë Allahu vendos e gjykon për çdo çështje të urtë (në të cilën ka urtësi). Qëllimi është se Allahu, në këtë natë, çdo çështje që është në Lewhu Mahfudh, e që do të ndodhë deri në Ramazanin e ardhshëm (deri në ditën e natës së Kadrit), e vendos në shkrimet të cilat janë në duart e engjëjve. Allahu e gjykon dhe vendos se çfarë do të ndodhë brenda vitit, qoftë nëse ka të bëjë me furnizimin, me afatin e vdekjes, me të mirën e të keqën etj., çdo gjë. Këto Allahu thotë se janë çështje të urta, janë prej çështjeve e urdhrave të Përsosur të Tij, që i vendos Ai, ngase Allahu është i Urti. Nuk ka mangësi, mendjelehtësi, kotësi e të metë në këto gjëra, të cilat i vendos dhe i gjykon Allahu. Çdo gjë që e vendos Allahu në këtë natë, deri në vitin e ardhëm, është çështje e urtë, qoftë nëse na konvenon a na përshtatet neve apo jo, ngase kjo është Caktim i Allahut i Cili është el Azizul Alim – i Plotëfuqishmi dhe i Gjithdijshmi.

Allahu ka zbritur një sure të plotë e cila flet rreth natës së Kadrit. Ai thotë:

إِنَّا أَنزَلْنَاهُ فِى لَيْلَةِ الْقَدْرِ * وَمَآ أَدْرَاكَ مَا لَيْلَةُ الْقَدْرِ * لَيْلَةُ الْقَدْرِ خَيْرٌ مِّنْ أَلْفِ شَهْرٍ * تَنَزَّلُ الْمَلَائِكَةُ وَالرُّوحُ فِيهَا بِإِذْنِ رَبِّهِم مِّن كُلِّ أَمْرٍ وَالرُّوحُ فِيهَا بِإِذْنِ رَبِّهِم مِّن كُلِّ أَمْرٍ * سَلَمٌ هِىَ حَتَّى مَطْلَعِ الْفَجْرِ-

**Ne e kemi zbritur (Kuranin) në Natën e Kadrit. E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e mirë se njëmijë muaj. Engjëjt dhe Shpirti (Xhebraili), me lejen e Zotit të tyre, zbresin në këtë**

**natë, me të gjitha vendimet. Paqe është ajo deri në lindjen e agimit.”** Surja Kadr 1-5.

Është quajtur “لَيْلَةِ الْقَدْرِ–Nata e Kadrit” për dy arsye:

1. Fjala “قَدْرِ – kadr” në arabisht tregon madhështi, ndershmëri, pozitë të lartë, që do të thotë se kjo natë është madhështore, ka pozitë të lartë tek Allahu.
2. Fjala “قَدْر – kadr” është marrë prej Caktimit (تقدير), nga ajo se Allahu në këtë natë Cakton dhe gjykon se çfarë do të ndodhë prej çështjeve të urta, deri në vitin e ardhshëm.

“ لَيْلَةُ الْقَدْرِ خَيْرٌ مِّنْ أَلْفِ شَهْرٍ “ - **Nata e Kadrit është më e mirë se njëmijë muaj.**” Sa i përket vlerës e madhështisë së saj, e po ashtu shpërblimeve të shumta të cilat Allahu ua jep besimtarëve në të, ajo është më e vlefshme sesa 1000 muaj. Ai që e ngjallë këtë natë me adhurime, me besim dhe shpresë në shpërblimin e Allahut, i falen mëkatet e kaluara.

“ تَنَزَّلُ الْمَلَائِكَةُ وَالرُّوحُ فِيهَا - **Engjëjt dhe Shpirti (Xhebraili), zbresin në këtë natë**”. Engjëjt janë robër të Allahut, të cilët e adhurojnë Atë natë e ditë, pa ndërprerë. Allahu kur i përshkruan engjëjt thotë:

**“Atij i përket gjithkush që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ata që janë tek Ai (engjëjt), nuk ngurrojnë për të adhuruar Atë e nuk ndiejnë lodhje, por e lavdërojnë (Atë) natën dhe ditën, paprerë.”** Enbija 19-20.

Kur engjëjt zbresin në tokë në këtë natë (siç gjejmë në ajetin më lartë), atëherë sjellin me vete mirësinë, bereqetin e Mëshirën e Allahut. Në mesin e engjëjve, Allahu e veçon njërin prej tyre, me Fjalët "**وَالرُّوحُ – Shpirti**", ku për qëllim është Xhibrili, duke na treguar me këtë se është prej engjëjve madhështor, me pozitë të lartë tek Allahu.

"سَلَمٌ هِىَ - (Ajo) **Është Paqe...**", është paqe, selamet, siguri për besimtarët, janë së sigurt prej çdo gjëje nga e cila frikësohen; besimtari i frikësohet dënimit të Allahut, zjarrit të xhehenemit. Në këtë natë Allahu liron shumë besimtarë prej zjarrit të xhehenemit dhe i shpëton prej këtij ndëshkimi.

" حَتَّى مَطْلَعِ الْفَجْرِ" - **deri në lindjen e agimit**". Nata e Kadrit zgjatë derisa të lindë agimi, me lindjen e tij përfundon kjo natë dhe veprat e mira që duhet të kryhen brenda saj.

Në këtë sure të ndershme Allahu përmend vlerat e Natës së Kadrit, që janë të shumëllojshme:

1. *Zbritja e Kuranit. Ai është udhëzim për njerëzimin. Në të ka zbritur Kurani, në të cilin është udhëzimi dhe lumturia në këtë botë dhe botën tjetër.*
2. *Në këtë sure Allahu përmend në formë pyetëse* **" وَمَآ أَدْرَاكَ مَا لَيْلَةُ الْقَدْرِ - E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është nata e Kadrit?"** *duke treguar për madhështinë e kësaj nate; Ai e madhëron këtë natë, i thotë Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem se askush nuk ka mundësi të ta tregojë vlerën e madhe të saj përveç Allahut.*

3. *Ajo është më e vlefshme sesa 1000 muaj.*[105]
4. *Zbritja e engjëjve, duke sjellë me vete mirësinë, bereqetin dhe mëshirën (e Allahut).*
5. *Kjo natë është selam – paqe, qëllimi është se në të ka selamet (shpëtim), për besimtarët prej dënimit e ndëshkimit të Allahut (për shkak të adhurimeve të shumta që i kryejnë në këtë natë).*
6. *Për këtë natë Allahu ka zbritur një sure të veçantë e cila lexohet deri në Ditën e Kiametit.*

Prej vlerave të tjera të Natës së Kadrit është ajo që është vërtetuar në hadith:

***“ من قَامَ ليلةَ القدرِ إيماناً واحتساباً غُفِرَ له ما تقدَّم من ذنبِه - Kush e gjallëron natën e Kadrit me namaz (dhe lloje tjera të adhurimeve), duke pasur besim dhe shpresë, i falen mëkatet e kaluara.”*** Buhariu dhe Muslimi.

Pra, ngrihesh e adhuron Allahun dhe shton adhurimet duke kërkuar këtë natë në dhjetë netëshin e fundit të Ramazanit. Qëllimi me “***إيماناً*** **– duke pasur *besim***” është: me besim e bindje të plotë në Allahun dhe në shpërblimin të cilin e ka përgatitur për ata të cilët ngritën dhe e

---

[105] Disa kur kanë llogaritur 1000 muaj me 84 vjet kanë thënë se Nata e Kadrit është e vlefshme sa 84 vjet adhurim. Mirëpo, e vërteta është se ajo është më e vlefshme sesa kaq, ngase Allahu thotë: “**Nata e Kadrit është më e mirë se njëmijë muaj”** duke sjellë foljen në mënyrën sipërore “**më e mirë (më e vlefshme)”**, e sa është më e mirë (më e vlefshme) Allahu e di më mirë, porse gjithsesi është më e vlefshme sesa 1000 muaj, më e vlefshme sesa 84 vjet adhurim.

adhurojnë Atë në këtë natë. Nuk duhet pasur mëdyshje e dyshim në këtë. Nëse e adhuron Allahun dhe e ngjallë këtë natë duke pasur këtë bindje dhe **“واحتساباً – dhe shpresë”** në shpërblimin e Allahut, do të të falen mëkatet e kaluara. Këtë shpërblim e arrin çdokush i cili e adhuron Allahun në këtë natë, qoftë nëse e di se është nata e Kadrit apo jo. Kjo sepse në këtë hadith Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk po kushtëzon me dijen se kur është ajo, nuk thotë se vetëm ai që e di se është nata e Kadrit dhe e adhuron Allahun në të atëherë do ta arrijë këtë shpërblim.

Nata e Kadrit është në muajin Ramazan, ngase Allahu na ka treguar se Kuranin e ka zbritur në këtë natë: **“Ne e kemi zbritur (Kuranin) në Natën e Kadrit”,** dhe në ajete të tjera ka treguar se Kuranin e ka zbritur në muajin Ramazan: **“Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani”** Bekare 185. Në këtë mënyrë përcaktojmë bindshëm dhe e dimë se nata e kadrit është në muajin Ramazan. Ky sqarim vjen për shkak se ka njerëz të cilët mendojnë se kjo natë është në muaj të tjerë. E vërteta është siç e ka shpjeguar Allahu në Librin e Tij.

Nata e Kadrit ka qenë (ka ekzistuar) edhe në umetet e tjera. E në këtë umet nuk ka përfunduar me vdekjen e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, (kjo natë) vazhdon deri në Ditën e Kiametit. Transmetohet se Ebu Dherri radijAllahu anhu e ka pyetur Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem: *“O i Dërguar i Allahut, më trego për natën e*

*Kadrit se a është në muajin Ramazan apo në muajt e tjerë!" Ka thënë:* ***"Gjithsesi se ajo është në Ramazan."*** *–"Kjo natë a ka qenë vetëm sa kanë qenë gjallë Pejgamberët dhe me vdekjen e tyre ka përfunduar, apo vazhdon deri në Ditën e Kiametit?"* ***–"Ajo vazhdon së qeni*** (për çdo vit) ***deri në Ditën e Kiametit."*** Imam Ahmedi dhe të tjerë. Hadith sahih. Mirëpo, Allahu, me vlerën e shpërblimin e kësaj nate, e ka dalluar këtë umet prej umeteve të tjera, ashtu siç e ka veçuar me vlerën e ditës së xhuma dhe me virtyte e vlera të tjera të shumta. Lavdi i qoftë Allahut!

Nata e Kadrit është në dhjetë netshin e fundit të Ramazanit. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

" تَحَرَّوا ليلةَ القدرِ في العشرِ الأواخر من رمضانَ - ***Kërkojeni Natën e Kadrit në dhjetë netshin e fundit të Ramazanit."*** Buhariu dhe Muslimi.

Më së afërmi është që kjo natë të jetë në netët teke, e jo në çift. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Kërkojeni Natën e Kadrit në netët teke në dhjetë netët e fundit të Ramazanit!"*** Buhariu dhe Muslimi.

Më së afërmi (nga kjo) është të jetë në shtatë netshin e fundit. Ibn Umer radijAllahu anhu tregon: *"Disa prej shokëve të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem kanë parë në ëndërr se Nata e Kadrit është në shtatë netshin e fundit të Ramazanit. Dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem u ka thënë:*

"***Po shoh se ëndrrat tuaja po përputhen me njëra-tjetrën, se ajo*** (nata e Kadrit) ***është në shtatë netshin e fundit. Ai që e kërkon atë, le ta kërkojë në shtatë netshin e fundit."*** Buhariu dhe Muslimi.

Po ashtu transmetohet nga Muslimi se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Kërkojeni Natën e Kadrit në dhjetë netshin e fundit. E nëse dikush tregohet i dobët në shtimin e adhurimeve, mos të lejojë që kjo dobësi ta mundë në shtatë netshin e fundit!"*** E më tej, disa prej dijetarëve thonë se më së afërmi brenda këtyre shtatë netëve të fundit, është që Nata Kadrit të jetë në natën e njëzetë e shtatë, ngase Ubej ibn Kabi radijAllahu anhu ka thënë: *"Pasha Allahun, unë e di cila është kjo natë. Ajo është nata të cilën Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka urdhëruar ta gjallërojmë me namaz nate (dhe lloje tjera të adhurimeve). E kjo është nata e njëzetë e shtatë."* Këtë ether e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.

Ajo që duhet ditur është se Nata e Kadrit, nga kjo që thamë se më së afërmi është në shtatë netshin e fundit dhe pastaj më së afërmi në natën e njëzetë e shtatë, nuk do të thotë se gjithsesi për çdo vit është në natën e njëzetë e shtatë, siç mendojnë disa prej muslimanëve të cilët adhurimet i shtojnë vetëm në natën e njëzetë e shtatë, kurse në netët e tjera tregohen neglizhentë e mospërfillës, mirëpo është më së afërmi që të jetë në këtë natë. Nata e Kadrit nuk është e veçantë për një natë të

caktuar, në të gjitha vitet. Kjo natë zhvendoset nga një natë në një natë tjetër, nëpër vite. Në një vit mund të jetë në natën e njëzetë e një, në vitin tjetër në natën e njëzetë e tretë, në vitin tjetër në natën e njëzetë e pestë, në vitin tjetër në natën e njëzetë e shtatë. Kjo sipas vullnetit, dëshirës dhe Urtësisë së Allahut. Për këtë është argument hadithi në të cilin thuhet:

***"Kërkojeni Natën e Kadrit në nëntë netët e mbetura, ose në shtatë netët e mbetura, ose në pesë netët e mbetura!"*** Buhariu dhe të tjerë.

Ibn Haxheri rahimehullah në Fethul bari thotë: "*Mendimi më i saktë (me argumente) i dijetarëve është se nata e Kadrit është në netët teke të dhjetë netshit të fundit, dhe se ajo zhvendoset (nuk është veç në një natë të caktuar çdoherë).*"

Prej urtësisë së Allahut dhe si mëshirë për robërit e Tij është se Ai e ka lënë të fshehur natën e Kadrit, në mënyrë që ata të shtojnë adhurimet e tyre në kërkim të saj, që ata ta adhurojnë Allahun sa më shumë në dhjetë netshin e fundit të Ramazanit, apo në netët teke të dhjetë netshit të fundit, duke shtuar adhurimin, si: namazin, dhikrin, leximin e Kuranit, lutjen etj. Kështu dhe afrohen sa më shumë tek Allahu, e po ashtu shtojnë dhe shpërblimet. Po ashtu Allahu e ka lënë të fshehur këtë natë për një arsye tjetër, që është: t'i sprovojë njerëzit, të dallojë se kush prej tyre e kërkon këtë natë me seriozitet, me këmbëngulje dhe me dëshirën për shpërblimin e saj dhe

se kush është dembel e neglizhent i cili mundohet që veç me një natë ta arrijë atë shpërblim të madh të Allahut. Ai që ka seriozitet dhe është këmbëngulës në një çështje të cilën e dëshiron dhe e kërkon (ta fitojë), atëherë edhe nëse lodhet në këtë, për shkak të synimit të lartë që ka, kjo lodhje në sytë e tij është diçka e vogël, nuk ka peshë të madhe.

Ka mundësi që Allahu disa prej robërve të Tij t'u dërgojë shenja përmes të cilave u tregon se kur është nata e Kadrit; shenja që i di Allahu. Siç i ka ndodhur Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem në një vit të caktuar të cilit Allahu ia ka treguar në ëndërr shenjat e kësaj nate. Ai salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Nata e Kadrit është ajo natë sabahun e së cilës e fali duke bërë sexhde në ujë e baltë."***

Dhe sahabët kanë parë se kjo ka qenë nata e njëzetë e një (e atij Ramazani) kur ai salAllahu alejhi ue selem e ka falur namazin e sabahut në ujë e baltë. Xhamia e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem ka qenë e mbuluar vetëm me gjethe të palmës së hurmës dhe kur ka rënë shi ajo nuk e ka pritur shiun, është bërë baltë, dhe ai salAllahu alejhi ue selem e ka falur namazin në baltë dhe ujë. Me këtë e kanë kuptuar se në atë natë ka qenë nata e Kadrit. Këtu vërejtëm se nata e Kadrit në një vit të caktuar ka qenë në natën e njëzetë e një të Ramazanit (e jo në natën e njëzetë e shtatë, do të thotë se është zhvendosur në natën e njëzetë e një).

Përfundimisht themi se në këtë natë Allahu i hap dyert e Mëshirës së Tij. Allahu bën që në këtë natë disa prej robërve (të dashurve) të Tij të afrohen edhe më shumë tek Ai, Ai i dëgjon lutjet e tyre dhe u përgjigjet atyre. Në këtë natë cakton shpërblim të madh për ata të cilët ngritën dhe e adhurojnë Allahun gjatë saj, ngase ajo është më e vlefshme sesa 1000 muaj. Andaj duhet dhënë maksimumin tonë dhe duhet të kemi kujdes të mos tregohemi mospërfillës e neglizhentë në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, në mënyrë që të arrijmë vlerën dhe shpërblimin e natës së Kadrit.

Ndeja e njëzetë e tetë:

# Zekati i fitrit

Allahu në fund të muajit Ramazan na ka ligjësuar një prej obligimeve, që është dhënia e zekatit të fitrit, para faljes së namazit të Bajramit. Në këtë ndejë do të flasim për gjykimin mbi zekatin e fitrit, për urtësinë, llojin, sasinë, kohën kur duhet të jepet dhe vendin.

- **Gjykimi mbi zekatul fitr** (zekatin e fitrit)

Zekatul fitr - زكاةَ الفطر është farz (obligim). Allahu, përmes gjuhës së Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, ua ka bërë muslimanëve të obligueshme dhënien e zekatul fitrit. Atë që e ka bërë të obligiueshme Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem për umetin e tij, është njëjtë sikur ta kishte bërë Allahu, vendimi për të është sikur ta kishte urdhëruar vetë Ai. Allahu thotë:

**"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut. Sa për ata që kthejnë kokën mënjanë, Ne nuk të kemi dërguar që të jesh rojtar i tyre."** Nisa 80. Dhe thotë:

**"Këdo që e kundërshton të Dërguarin, pasi i është dhënë udhëzimi dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve** (sahabëve), **Ne e lëmë të ecë andej nga është nisur dhe do ta përcëllojmë në zjarrin e Xhehenemit; eh, sa vendbanim i keq që është ai!"** Nisa 150. Dhe thotë:

**“Çfarëdo që t’ju japë i Dërguari, merreni atë[106], e çfarëdo që t’ju ndalojë, hiqni dorë prej saj.”** Hashr 7.

Zekatul fitri është obligim për çdo kënd prej muslimanëve, të rritur e të vegjël, meshkuj e femra, të lirë dhe skllevër. Argument për këtë është fjala e Abdullah ibn Umerit radijAllahu anhu i cili ka thënë: *“I Dërguari i Allahut e ka bërë obligim (farz) zekatul fitrin kur përfundon Ramazani një sa’a prej hurmave apo prej elbit, për të lirin e skllavin, për mashkullin e femrën, për të madhin e të voglin, prej muslimanëve.”* Buhariu dhe Muslimi. Kurse, për fetusin që është në barkun e nënës nuk është obligim, përveç nëse personi do vullnetarisht ta japë zekatul fitrin për të atëherë nuk ka të keqe. Prijësi i besimtarëve, Uthmani radijAllahu anhu e ka dhënë zekatul fitrin edhe për fetusin që ka qenë në barkun e nënës, jo si gjë obligative, por e preferuar.

Njeriu obligohet që ta japë zekatul fitrin për veten e tij dhe për çdokënd që është nën kujdestarin e përgjegjësinë e tij (gruaja, fëmija), nëse ata nuk kanë mundësinë për ta dhënë për veten e tyre. E nëse kanë mundësinë ta japin vetë, atëherë më mirë dhe më parësore është që ata vetë ta japin për veten e tyre, ngase në origjinë prej tyre kërkohet kjo gjë.

Zekatul fitri nuk bëhet obligim për atë të cilit nuk i mjafton për të nxjerrë zekatul fitrin pasi i llogarit shpenzimet elementare të ditës dhe natës së Bajramit, për veten dhe

[106] Çfarë ju urdhëron zbatojeni.

familjen. Nëse atij nuk i tepron sasi nga ushqimi që e posedon për ta nxjerrë zekatul fitrin, atëherë nuk e ka obligim atë. Nëse i tepron, aq sa është zekatul fitri, pas llogaritjes së shpenzimeve elementare të ditës dhe natës së Bajramit, atëherë e ka obligim atë. E nëse i mbetet sasi nga ushqimi më pak sesa që nxjerrët zekatul fitr, atëherë jep aq sa ka, edhe nëse është më pak sesa një sa'a, sepse Allahu thotë: "**frikësojuni Allahut sa të mundeni"** Tegabun 16, ndërsa Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem: ***"Kur t'ju urdhëroj për diçka, veprojeni sipas mundësive."*** Buhariu dhe Muslimi. D.m.th.: nëse nuk ke mundësi plotësisht, atëherë e vepron pak (sipas mundësisë).

- **Urtësitë e dhënies së zekatul fitrit**

Urtësitë janë shumë të dukshme dhe të qarta:

- ***bamirësia ndaj të varfërve.*** Përmes dhënies së zekatul fitrit u mundësohet të varfërve që në ditën e Bajramit të mos e shtrijnë dorën për lypje, u mundësohet që edhe ata të jenë bashkëpjesëmarrës në gëzimin dhe lumturinë e ditës së Bajramit së bashku me pjesën tjetër të muslimanëve, në mënyrë që kjo ditë të jetë ditë e festës për të gjithë muslimanët.

- ***stolisja me morale të larta e të mira,*** siç është fisnikëria, bujaria, shtimi i dashurisë ndaj të qenit përdëllestar për të tjerët kur kanë nevojë.

***- pastrimi i agjërimit prej të metave e mangësive që kanë ndodhur gjatë agjërimit nga agjëruesi,*** si: nga fjalët e kota, të këqija, të padobishme, apo ndoshta ka vepruar edhe mëkate.

**- shfaqja e mirënjohjes dhe e falënderimit nga agjëruesi ndaj Allahut për mirësitë që ia ka dhënë,** gjithashtu e falënderon Atë që ia ka mundësuar ta përmbyllë agjërimin e muajit të Ramazanit, që ia ka lehtësuar e mundësuar veprimin e veprave të mira në këtë muaj. Ibn Abbasi radijAllahu anhu ka treguar: *"I Dërguari salAllahu alejhi ue selam e ka bërë obligim dhënien e zekatul fitrit si pastrim për agjëruesin, prej fjalëve të kota (të padobishme) e të ndyra, dhe si ushqim për të varfrit. Andaj, kush e jep atë para namazit të Bajramit, Allahu e pranon si zekatul fitr e kush e jep pas namazit të Bajramit, është lëmoshë sikur lëmoshat e tjera."* Ebu Daudi dhe ibn Maxheh.

- **Llojet e ushqimit që nxjerrën si zekatul fitr**

Ajo që është obligim të jepet si zekatul fitr duhet të jetë ushqim për të varfrit, nga ushqimet që i përdorin banorët e vendit, si: hurma, miell, oriz, rrush i thatë etj. Ibn Umeri radijAllahu anhu ka treguar: *"I Dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka bërë obligim zekatul fitrin kur të përfundojë Ramazani një sa'a hurma dhe një sa'a elb."* Në atë kohë elbi ka qenë ushqim me të cilin njerëzit kanë përgatitur bukën për ta ngrënë. Po ashtu Ebu Sejid el Hudriu radijAllahu

anhu ka treguar: “*Në kohën e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem si zekatul fitr kemi nxjerrë një sa’a prej ushqimit, në ditën e Bajramit. Ushqimi ynë atëherë ka qenë elbi, rrushi i thatë, qumështi i tharë* (në formë të djathit) *dhe hurmat.*” Buhariu dhe Muslimi.

Nga kjo kuptojmë se nuk lejohet nxjerrja e zekatul fitrit si ushqim i kafshëve, ngase Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka bërë obligim që të jetë ushqim për njerëzit e varfër, e jo për kafshët. Po ashtu, nuk lejohet nxjerrja e tij si rroba, apo enë, e gjëra të kësaj natyre. Çfarë nuk është ushqim i njerëzve, nuk lejohet të nxjerrët si zekatul fitr. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka caktuar dhe e ka bërë obligim që zekatul fitr të nxjerrët si ushqim, andaj nuk lejohet të tejkalohet ajo që e ka përcaktuar dhe e ka bërë obligim ai salAllahu alejhi ue selem. Gjithashtu nuk lejohet nxjerrja e zekatul fitr si monedhë në vlerën e ushqimit.[107]

Arsyet se pse nuk lejohet nxjerrja e zekatul fitrit në diçka tjetër përveç ushqimit:

- kjo është në kundërshtim me atë që na ka urdhëruar Pejgameri salAllahu alejhi ue selem, i cili ka thënë:

“***Ai që e vepron një gjë që nuk është prej fesë sonë, ajo refuzohet***.” Buhariu dhe Muslimi, dhe:

“***Ai që shpik në fe diçka që nuk është prej saj, i refuzohet.***”

---

[107]Edhe monedhat kanë ekzistuar në atë kohë, (zekatul fitri nuk është nxjerrë në këtë formë), porse Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk ka urdhëruar që të nxirret si para.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka urdhëruar dhënien e ushqimit (si zekatul fitr), e nëse ne e kundërshtojmë urdhrin e tij (duke dhënë diçka tjetër), kjo vepër nuk na pranohet tek Allahu.

- është në kundërshtim me veprën e sahabëve. Ata e kanë nxjerrë atë si ushqim. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Kapuni për sunetin tim dhe të udhëheqësve të drejtë që vijnë pas meje."*** Tirmidhiu, ibn Maxheh dhe të tjerë. Zekatul fitr është adhurim i obliguar i një lloji të caktuar (Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka caktuar se në çfarë lloji të nxjerrët), andaj nuk lejohet të nxjerrët prej një lloji tjetër, përmes të cilit e adhuron Allahun. E dimë se lejohet të jepet lëmoshë nga parat kush ka mundësi, e ndërsa te zekatul fitri është caktuar lloji. Ashtu siç nuk lejohet nxjerrja e dhënia e zetatul fitrit jashtë kohës së tij (të përcaktuar), po ashtu nuk lejohet të jepet prej një lloji tjetër.

- kur Pejgameri salAllahu alejhi ue selem e ka caktuar (se çfarë të nxjerrët) dhe e ka bërë obligim zekatul fitrin, ka caktuar lloje të ndryshme prej ushqimeve, siç pamë hadithin më lartë. Zakonisht këto llojet e ndryshme të ushqimeve kanë dallime në vlera, disa janë më shtrenjtë e disa më lirë, në çdo kohë. Sikur të ishte çështja që të merret në konsideratë vlera e ushqimit, atëherë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem do ta caktonte një lloj të ushqimit për t'u dhënë si zekatul fitr, e pastaj llojet e tjera do t'i llogariste në bazë të vlerës së atij ushqimi,

mirëpo ai nuk ka vepruar kështu, por ka caktuar lloje të ndryshme të ushqimeve për t'u nxjerrë si zekatul fitr.

- me këtë gjë (me nxjerrje të diçkaje tjetër si zekatul fitr, e jo si ushqim) zekatul fitrin e përjashton nga të qenit një simbol i dukshëm e shenjë dalluese e muslimanëve në Ramazan dhe bëhet një lëmoshë e fshehur, që nuk e sheh askush përveç atij që e jep. Kur jepet një sa'a nga një ushqim, një sa'a nga një ushqim tjetër, atëherë kështu bëhet diçka e dukshme, e njohur, që shihet qartë në mesin e myslimanëve, gjë të cilën e dallon çdokush, edhe nëse është fëmijë apo i rritur; shohin matjen, shpërndarjen etj. E do të ishte ndryshe nga kjo nëse secili do ta jepte (si diçka tjetër) në vlerë të ushqimit. Kështu, këtë do ta dinte vetëm ai që e ka dhënë dhe ai që e ka marrë, duke mos pasur të tjerët njohuri.

- **Sasia e zekatul fitrit**

Sa i përket sasisë, jepet një sa'a (me sa'a-në e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem). Pesha e një sa'a (me peshën në terminologjinë islame që është mithkal), është 480 mithkal, prej miellit të mirë, kualitet. Kurse me gram i bie 2040 g prej miellit të mirë, ngase pesha e një mithkal është 4.25 g, nëse shumëzohet me 480 i bie 2040 g. Nëse dikush do ta dijë se sa ka peshuar një sa'a e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, le ta marrë një enë në të cilën i vendos 2040 g miell, e pastaj në masën 2040 g që zë kjo enë, le të

masë edhe ushqimet e tjera me të, si: oriz, hurma etj., e të tjera që janë prej ushqimeve të banorëve të vendit. Përmes saj i matë edhe ushqimet e tjera, aq sa zë 2040 g.

- **Koha kur bëhet obligim nxjerrja e zekatul fitrit**

Kjo është para se të perëndojë dielli në ditën e fundit të Ramazanit, me hyrjen e natës së Bajramit (me hyrjen e namazit të akshamit). Kuptimi i kësaj është se nëse një musliman e ka pasur obligim ta nxjerrë zekatul fitrin dhe është gjallë para se të perëndojë dielli, atëherë e ka obligim ta nxjerrë atë. Nëse dikush vdes pak para se të perëndojë dielli, është obligim që ta nxjerrin për të zekatul fitrin, prej pasurisë së tij, apo e nxjerrin të afërmit e tij prej pasurisë së tyre. E nëse vdes disa çaste a disa minuta pasi ka perënduar, nuk e ka obligim atë. Gjithashtu nëse fëmija lind pas perëndimit të diellit, qoftë nëse janë disa çaste a minuta para, nuk është obligim nxjerrja e zekatul fitrit për të, edhe pse siç thamë është mirë dhe e preferuar të veprohet kjo, siç ka vepruar Uthmani radijAllahu anhu. E nëse lind para perëndimit të diellit, për disa çaste a minuta para, është obligim të jepet zekatul fitri për të.

Argument se pse është caktuar perëndimi i diellit në ditën e fundit të Ramazanit, me hyrjen e natës së Bajramit, si kohë kur bëhet obligim dhënia e zekatul fitrit nga muslimani, është se siç pamë në hadithet më lartë ky lloj i zekatit, pra zekatul fitri, i atribuohet fitrit, në transmetim

ishte: *"I Dërguari i Allahut e ka bërë obligim (farz) zekatul fitrin kur përfundon Ramazani...".* Fitr (فطر) d.m.th. kur mislimani nuk agjëron më (e përfundon Ramazanin). E kur përfundon agjërimi i Ramazanit? Përfundon me hyrjen e natës së Bajramit (kur perëndon dielli në ditën e fundit të muajit Ramazan). Tashmë është fitër, pas kësaj ai ha e nuk e ka obligim agjërimin të nesërmen. Pra, ky zekat i është bashkëngjitur fjalës fitr, e cila tregon atë se kur muslimani e përfundon agjërimin (e Ramazanit). Dhe dijetarët për shkak të kësaj kanë caktuar se perëndimi i diellit është koha që merret si kriter se kur është obligim të nxjerrët zekatul fitri, andaj e kanë lidhur ngushtë këtë vendim me këtë kohë.

Sa i përket kohës se kur duhet dhënë zekatul fitri, janë dy kohë:

- ***Koha e preferuar*** - të jepet në mëngjesin e ditës së Bajramit para se të falet namazi i Bajramit. Ebu Sejid el Hudriu radijAllahu anhu tha në hadithin më lartë: *"Në kohën e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem në ditën e fitrit (Bajramit) e kemi nxjerrë një sa'a prej ushqimit..."* Buhariu dhe Muslimi. Ibn Umeri radijAllahu anhu ka thënë: *"I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka urdhëruar që zekatul fitri të jepet para se të shkohet në musala (vend-falje) për të falë namazin e Bajramit."* Buhariu, Nesaiu, imam Ahmedi. Pra, koha më e preferuar (e mirë) është të jepet para se të dalin njerëzit nga shtëpitë për ta falë namazin e Bajramit. Për këtë, në Islam, gjë e

preferuar dhe më e mirë është që namazi i fitër Barjamit të shtyhet pak më shumë sesa që është e zakonshme, në mënyrë që njerëzit të kenë kohë të mjaftueshme për ta dhënë zekatul fitrin.

- ***Koha e lejuar*** - një ose dy ditë para Bajramit. Nëse zekatul fitri jepet në këtë kohë, pranohet dhe kjo lejohet, por më herët (se kaq) nuk lejohet të jepet. Nafiu tregon: "*Ibn Umeri radijAllahu anhu ka dhënë zekatul fitrin për të madhin dhe të voglin, madje e ka dhënë edhe për fëmijët e mi. Ua ka dhënë atyre të cilët e kanë pranuar atë (kanë qenë nevojtarë), një ose dy ditë para Bajramit.*" Buhariu. Kështu ka qenë veprimi i sahabëve.

Nuk lejohet vonimi i dhënies së zekatul fitrit pasi të falet namazi i Bajramit. Nëse e vonon pa arsye duke e dhënë pas faljes së namazit të Bajramit, nuk pranohet, ngase kjo është në kundërshtim me atë që ka urdhëruar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, siç pamë në hadithet më lartë, prej tyre: Ibn Abbasi radijAllahu anhu ka treguar: "*...ai që e jep atë para namazit të Bajramit, Allahu e pranon si zekatul fitër e kush e jep pas namazit të Bajramit, është lëmoshë sikur lëmoshat e tjera.*" Ebu Daudi dhe ibn Maxheh. Mirëpo, nëse e vonon me arsye sheriatike, nuk ka të keqe të jepet edhe pas namazit të Bajramit, p.sh.: dikë e zë namazi i Bajramit në shkretëtirë apo në mal, dhe nuk e ka askënd afër që t'ia japë zekatul fitrin, apo nuk e ka pasurinë e tij afër vetes që t'ua japë zekatul fitrin të

tjerëve, andaj ky person kur të kthehet në shtëpi nuk prishë punë që ta japë atë edhe pse është falur namazi i Bajramit; dikë e befason dita e Bajramit- kjo është në vendet ku shikohet me sy hëna e muajit të ri- nuk e di se është Bajram dhe e kupton se ka hyr Bajrami apo muaji Shewal vetëm pasi ta falë namazin (e sabahut) apo pak para se të falet duke mos pasur mundësi ta japë zekatul fitrin, këtij i lejohet ta japë atë pas namazit të Bajramit; dikush e ka autorizuar një person për ta dhënë zekatul fitrin për të, porse ky ka harruar dhe nuk e ka dhënë veçse pas namazit të Bajramit, ai ka arsye sheriatike dhe i lejohet e i pranohet edhe nëse e jep pas namazit të Bajramit.

Është obliglim që zekatul fitri t'iu mbërrijë atyre që e meritojnë atë, apo atyre të cilët e marrin përsipër këtë detyrë (përcjelljen, shpërndarjen), siç thamë para faljes së namazit të Bajramit, p.sh.: nëse dikush e bën nijet që t'ia japë një personi të caktuar porse nuk e takon atë, e as nuk e takon personin i cili mund t'ia përcjellë atij, para se të falet namazi i Bajramit, atëherë ai duhet t'ia japë dikujt tjetër që e meriton atë dhe nuk lejohet ta vonojë pas kohës së ligjshme, të cilën e ka caktuar sheriati.

- **Kujt i jepet zekatul fitri?**

- *Të varfërve, nevojtarëve*

Siç pamë nga hadithet më lartë, zekatul fitri i jepet të varfërve apo nevojtarëve, në vendin ku është personi atëherë kur hyn koha (e ligjshme) kur nxjerrët ai, qoftë ky vend atdheu i tij apo një vend tjetër.[108] Nëse koha e nxjerrës së zekatul fitrit e zë personin në një vend tjetër islam,[109] lejohet ta japë tek të varfrit e këtij vendi, sidomos nëse është vend që ka vlerë të madhe siç është Meka e Medina, apo nëse të varfrit e atij vendi janë më të nevojshëm për ta marrë zekatul fitrin sesa të varfrit e vendit të tij. Nëse në një vend nuk ka të varfër e nevojtarë që e meritojnë dhe e marrin zekatul fitrin, apo personi nuk di se kush janë ata,[110] atëherë lejohet të jepet në një vend tjetër ku ka të varfër e nevojtarë që e meritojnë dhe e marrin atë, ose e jep vetë ose e autorizon dikë për këtë.

---

[108] Nëse ka nevojtarë në vendin tënd, nuk bën që zekatul fitri të dërgohet në një vend tjetër. Ai nxirret në vendin ku besimtari e përfundon muajin e Ramazanit, jo ku e ka filluar atë. Nëse ata për të cilët e ka obligim të përkujdeset janë në një vend tjetër, atëherë ai ka dy mundësi: -të japë atë për vete dhe për ata që i ka nën përkujdesje në vendin ku e ka zënë përfundimi i Ramazanit, -t'i autorizojë ata (që i ka nën përkujdesje) në vendin tjetër në të cilin janë që ta japin zekatin e fitrit (për të dhe për vetë ata).

[109] E njëjta gjë vlen edhe për atë që jeton në ndonjë vend jomusliman.

[110] Në rast se personi nuk e di, por ka shoqata bamirëse përgjegjësit të cilave i dinë se ku ndodhën të varfrit në atë vend, atëherë lejohet t'ua dërgojë atyre, e pastaj ata ua shpërndajnë të varfërve që i njohin, qoftë në fshatra apo brenda qytetit, me kusht që ata (shoqatat) të jenë të besueshëm.

- *Borxhlinjve*

Ata që kanë borxhe, të cilët nuk kanë mundësi ta paguajnë atë. Këtyre u jepet zekatul fitri në atë sasi sa kanë nevojë.[111]

Lejohet që një zekatul fitr të shpërndahet te shumë të varfër, në pjesë. Dhe lejohet që zekatul fitri të tubohet prej shumë personave e t'i jepet një të varfri. Kjo ngase Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka caktuar sasinë obligative për zekatul fitrin, mirëpo nuk e ka caktuar numrin e personave apo sasinë për persona. Andaj, je i lirë të zgjedhësh, pra ose e ndan zekatul fitrin duke e dhënë te disa të varfër ose tubohet nga disa persona dhe i jepet një të varfri. Nëse disa muslimanë e masin zekatul fitrin, e mbledhin dhe e vendosin në një thes (a diku tjetër), atëherë lejohet t'i jepet një të varfri apo disa të varfërve, pa e matur rishtas, nuk e kanë më obligim ta peshojnë përsëri dhe t'ia japin çdo të varfri nga një zekatul fitr, porse e japin pa e matur, kjo pranohet dhe lejohet. Mirëpo, është mirë që të njoftohet i varfri para se ta marrë zekatul fitrin se nuk e dimë se sa është sasia, se a është më shumë a më pak, në mënyrë që të mos mashtrohet e të mendojë se kaq qenka sasia dhe pastaj edhe ai ta japë zekatul fitrin, kjo ngase të varfrit i lejohet ta japë zekatul fitrin tek tjetri për veten e tij apo për familjarët e tij prej atij zekatul fitri që i jepet, porse kjo me kusht që t'i caktohet ajo sasi të cilën e ka caktuar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe t'i

[111] Nuk është fjala për ta paguar borxhin. Borxhlinjve për ta paguar borxhin u jepet zekati i pasurisë (jo zekatul fitri).

jepet; apo dikush i besueshëm t'i tregojë të varfrit se kjo sasi (që ia kanë dhënë të tjerët si zekatul fitr) është sasi e saktë dhe të lejohet t'i japësh dikujt tjetër (si zekatul fitr).

Ndeja e njëzetë e nëntë:

# Pendimi

Muajin e Ramazanit duhet ta përmbyllim me pendim, duhet të kthehemi tek Allahu me pendim të sinqertë për mëkatet e bëra, duhet të kthehemi tek Ai sinqerisht me vepra të cilat e kënaqin Atë. Njeriu gjithmonë ka mangësi e gabime të bëra në veprat e tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Çdo bir i Ademit, është gabimtar. Mirëpo, më i miri prej gabimtarëve është ai që pendohet tek Allahu."***

Allahu në Kuran dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në fjalimet e tij, kanë nxitur besimtarët vazhdimisht që të kërkojnë falje tek Allahu, të kthehen tek Ai me pendim të sinqertë. Allahu e urdhëron Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem t'iu thotë njerëzve:

**"...(që ju porosis) të kërkoni falje nga Zoti juaj e të ktheheni tek Ai me pendesë. Ai do t'ju japë të shijoni kënaqësi të bukura deri në afatin e caktuar dhe do t'i japë çdo të miri shpërblimin e merituar. E, nëse ktheni shpinën, unë i frikësohem dënimit tuaj në Ditën e Madhe."** Hud 3. Gjithashtu thotë:

**"Thuaj (o Muhamed!): "Në të vërtetë, unë jam vetëm një njeri si ju. Mua më është shpallur që Zoti juaj është një Zot i Vetëm, andaj ecni në rrugën e drejtë që të çon tek Ai dhe kërkoni falje prej Tij!"** Fussilet 6. Allahu thotë:

**“Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin!”** Nur 31.

Shpëtimin tonë e ndërlidh me pendimin tonë. Dhe thotë:

**“O ju, që keni besuar! Kthehuni tek Allahu me një pendim të sinqertë, që Zoti juaj t’jua shlyejë gabimet e t’ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj...”** Tahrim 8. Dhe thotë:

“**Pa dyshim, Allahu i do ata që pendohen fort (për gjynahet) dhe ata që pastrohen.”** Bekare 222.

Nëse dikush pretendon të arrijë Dashurinë e Allahut, një prej rrugëve për arritjen e saj është kthimi tek Ai me pendim të sinqertë. Ajetet në këtë temë janë të shumta.

Ndërsa, prej haditheve është ai të cilin e përcjell el Egarr ibn Jesar el Muzeni radijAllahu anhu se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“O ju njerëz, kthehuni tek Allahu me pendim dhe kërkoni falje tek Ai. Vetë unë pendohem tek Ai 100 herë brenda ditës!”*** Imam Ahmedi.

Dhe Ebu Hurejra radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Unë kërkoj falje prej Allahut dhe pendohem tek Ai, brenda ditës më shumë se 70 herë.”*** Buhariu, Tirmidhiu dhe të tjerë.

Enes bin Malik radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Allahu gëzohet më shumë kur robi kthehet me pendim tek Ai sesa kur dikush prej jush është duke udhëtar me kafshën e tij në shkretëtirë dhe për një çast i ikë ajo e mbi të ka pasur ushqimin e pijen, kështu i humbet shpresat se do ta gjejë përsëri dhe shkon te një pemë e shtrihet nën hijen e saj me shpresën e humbur se do ta gjejë atë, e duke qenë në këtë gjendje sheh kafshën afër tij, e kap për frerët e nga gëzimi i madh thotë: "O Allah, Ti je robi im e unë jam Zoti yt!" Nga gëzimi i madh gaboi."*** Pra, Allahu më shumë gëzohet kur njeriu kthehet me pendim tek Ai sesa ky person i cili u gëzua në këtë rast që e gjeti kafshën e tij. Allahu gëzohet kur robi i Tij kthehet tek Ai me pendim sepse Ai e do pendimin, Ai do që njeriu të pendohet tek Ai, Ai do që ta falë atë, Ai e do robin e Tij kur kthehet tek Ai pasi ka ikur e është arratisur prej Tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Sikur biri i Ademit të kishte një luginë me ar, do të dëshironte dhe dy të tjera, kurse gojën e tij nuk e mbush asgjë tjetër përveçse dheut. Allahu ia pranon pendimin atij që pendohet sinqerisht tek Ai."*** Buhariu dhe Muslimi.

- **Çfarë është pendimi - توبة ?**

Pendimi (teubeh) është kthimi tek Allahu, pra kthimi tek Allahu me adhurim prej mëkateve të bëra ndaj Tij, sepse Allahu është i Adhuruari i vërtetë dhe realiteti i këtij adhurimi (të qenit rob adhurues i Tij) është nënshtrimi e

përulja ndaj Tij me dashuri e madhërim. Nëse ndodh ndonjëherë që njeriu të braktisë adhurimet, të ikë prej Allahut, duke mos i kryer urdhrat e Tij (e kjo është ikje prej Tij), atëherë pendimi për të është kthimi dhe veprimi i këtyre adhurimeve; pra të qëndrojë para derës së Allahut ashtu siç qëndron njeriu nevojtar, i përulur, i frikësuar dhe me zemër të thyer (që Ai t'ia pranojë pendimin, kërkimin e faljes).

Pendimi është obligim të bëhet menjëherë. Kur njeriu bën mëkat, menjëherë duhet të pendohet. Nuk lejohet të vonohet apo të zvarritet (të lihet për të ardhmen) duke i dhënë shpresa vetes se pas një kohe pendohem. Siç pamë në ajetet e hadithet më lartë, Allahu dhe i Dërguari i Tij, kanë urdhëruar pendimin. Andaj urdhrat e Allahut dhe të Dërguarit të Tij duhet të zbatohen menjëherë duke mos i vonuar. Njeriu nuk e di nëse e vonon pendimin se çfarë mund të ndodhë me të. Ndoshta e befason vdekja e pastaj më nuk ka mundësi të pendohet.

Vazhdueshmëria në bërjen e një mëkati të caktuar apo në bërjen e mëkateve të caktuara, patjetër do ta ketë si rezultat ngurtësimin e zemrës. Kështu ajo do të bëhet si gur, personit do t'i dobësohet besimi dhe do të largohet prej Allahut edhe më shumë. Kjo sepse besimi shtohet me adhurime dhe pakësohet me mëkate. Gjithashtu kjo vazhdueshmëri do ta ketë si rezultat ambientimin (familjarizimin) me mëkatin, kështu do të kapet edhe më shumë pas tij. Kjo sepse Allahu të tillë e ka bërë shpirtin e

njeriut, që nëse ai e bën si gjë të zakonshme një vepër, që e përsëritë, atëherë e ka të vështirë t'i ndahet e të largohet prej saj. Në këtë mënyrë njeriu pastaj e ka të vështirë të largohet, të lirohet e të shpëtojë prej mëkateve të tij, dhe njëkohësisht me këtë ia hap shejtanit derën, që pastaj ai të depërtojë tek ai dhe ta detyrojë sa më shumë të veprojë mëkate të tjera, edhe më të mëdha. Dijetarët kanë thënë: "*Mëkatet janë postë apo rrugë që dërgojnë në mohim (kufër).*" Kur njeriu lëshohet në mëkate, mëkat pas mëkati, gradualisht e dërgojnë hap pas hapi drejt kufrit, devijimit prej fesë, sikur posta që dërgohet vend pas vendi.

Pendimi për të cilin na ka urdhëruar Allahu, siç pamë në ajetet më lartë është التوبةُ النصوح (et teubetun-nesuh) - pendimi i pastër, i dëlirë, i kulluar, i kthjelltë, qëllimi është: të jetë pendim i sinqertë. Për të qenë pendimi i sinqertë tek Allahu, duhet të përfshijë disa kushte. Dijetarët kanë cekur pesë kushte:

### 1. *Të bëhet sinqerisht për Allahun, kushtuar Atij*

Kuptimi i kësaj: gjëja që duhet të të shtyjë për pendim është dashuria ndaj Allahut, madhërimi i Tij, shpresa se Ai do të të shpërblejë për këtë pendim e njëkohësisht dhe frika se Ai mund të të dënojë për mëkatin e bërë. Prandaj, njeriu nuk duhet që përmes pendimit të kërkojë (synojë) diçka prej interesave të kësaj dunjaje, apo të afrohet te njerëzit (të ketë pozitë). Kush ka njërin prej këtyre

qëllimeve, me pendimin e tij, atëherë ai nuk pranohet ngase ai nuk është kthyer me pendim tek Allahu, por është kthyer te dikush tjetër, për të cilin e ka bërë këtë pendim, andaj nuk i pranohet tek Allahu.

2. *Të ndjejë keqardhje, pikëllim, për mëkatet e bëra*

Besimtari duhet të dëshironte që të mos e bënte kurrë mëkatin e bërë, të ndihet keq përballë kësaj, ngase kur njeriu i bie pishman dhe pendohet në këtë mënyrë për mëkatin e kaluar, kjo bën që të kthehet tek Allahu sinqerisht, me përulje, me zemër të thyer dhe do ta urrejë nefsin (shpirtin, veten) që e ka detyruar (shtyrë) ta veprojë atë. Kështu, pendimi i tij është i bazuar dhe i mbështetur në besim, në bindje të plotë dhe në dituri.

3. *Ta ndërpresë menjëherë mëkatin*

Nëse njeriu ka vepruar një mëkat duhet ta ndërpresë në momentin që pendohet. Nëse ky mëkat është braktisje e një urdhri të Allahut, atëherë pendimi i tij është që të fillojë ta zbatojë atë urdhër. Nëse ky urdhër është prej urdhrave të cilat lejohen të bëhen kaza, siç është zekati apo haxhi, atëherë duhet bërë kaza. Pendimi nga mëkati nuk pranohet nga personi nëse ai është i vazhdueshëm në atë mëkat, p.sh.: dikush merr kamatë dhe thotë "jam penduar nga kamata që marr", mirëpo ende vazhdon të veprojë me

kamatë në biznesin a shitblerjen që bën, atëherë ky pendim nuk është i saktë dhe nuk pranohet tek Allahu, e madje dhe më keq ky pendim mund të llogaritet sikur tallje e përqeshje me Allahun e ajetet e Tij, ky pendim e largon më shumë prej Allahut, e jo që e afron tek Ai. Por, nëse ky mëkat është i ndërlidhur me të drejtat e të tjerëve, pendimi për të nuk është i saktë dhe i pranueshëm derisa vepruesi të pastrohet prej marrjes së atyre të drejtave ndaj tyre, p.sh.: nëse dikush i  ka bërë padrejtësi filanit duke ia marrë një pjesë të pasurisë, apo ka mohuar se kjo pasuri është e drejtë e tij, atëherë për të qenë pendimi i pranueshëm, duhet kthyer ajo pasuri te pronari i saj, por nëse ka vdekur atëherë i kthehet trashëgimtarëve të tij, nëse nuk ka fare trashëgimtarë atëherë i jepet buxhetit të shtetit. Mirëpo, nëse personi e di se ia ka marrë dikujt pasurinë dhe nuk e di se kujt, atëherë e jep lëmoshë për hir të Allahut dhe shpërblimi i shkon atij (që i është marrë). Nëse mëkati është diçka jo fizike, si: përgojim, atëherë nëse të përgojuarit i ka mbërritur (në vesh) ky përgojim apo se përgojuesi ka frikë se mund t'i mbërrijë, atëherë i kërkohet falje (hallall), por nëse nuk i ka mbërritur lajmi se e ka përgojuar apo nuk ekziston frika t'i mbërrijë, atëherë në vetmi kërkon falje tek Allahu për të dhe e lavdëron (flet fjalë të mira për të, përmend cilësitë e mira të tij) aty ku e ka përgojuar dhe tek ata që e ka përgojuar, derisa në njëfarë mënyre t'ia marrë mendja se është pastruar dhe ia ka kthyer të drejtën, ngase siç e dimë veprat e mira shlyejnë veprat e këqija.

Pendimi për një mëkat të caktuar, me këto kushte të përmendura më lartë, është i pranuar edhe nëse vepruesi vazhdon me bërjen e mëkateve të tjera. Kjo ngase veprat ndahen, copëzohen, nuk janë të ndërlidhura me njëra-tjetrën, dhe siç e dimë besimi dallon te njerëzit, te disa është më i lartë e te disa më i ulët. Mirëpo, i tilli nuk e meriton të konsiderohet prej atyre që janë penduar sinqerisht tek Allahu në mënyrë të përgjithshme prej të gjitha mëkateve (nuk e meriton përshkrimin absolut ose të pakufizuar të të penduarit), cilësitë e lavdërimet të cilat Allahu ua ka bërë në Kuran të penduarve i tilli nuk i meriton (nuk i takojnë), gjithashtu nuk përfshihet tek ata që pendohen për të gjitha mëkatet për të cilët Allahu ka përgatitur pozita të larta (në xhenet).

### 4. *Të vendosë (bindshëm) për moskthim në mëkat*

Ky është rezultati dhe fryti i një pendimi të sinqertë. Po ashtu kjo është dëshmi për sinqeritetin e penduesit. Nëse njeriu thotë "jam penduar" e në mendje ka mendimin që përsëri ka për t'ju kthyer atij mëkati në të ardhmen duke qenë i vendosur për këtë, apo është në mëdyshje se përsëri ka për ta vepruar në të ardhmen atë, ky pendim nuk është i saktë dhe nuk pranohet. Ky pendim është i përkohshëm. Vepruesi kështu vetëm se e pret mundësinë e rastin e përshtatshëm që t'i kthehet atij mëkati, andaj pendimi i tij është i kufizuar për një kohë të caktuar. Për të qenë pendimi i pranuar tek Allahu duhet të jetë i

pakufizuar në kohë të caktuar, pra duhet penduar tek Allahu që atij mëkati më kurrë nuk do t'i kthehet. Ai që ka në mendje që t'i kthehet përsëri mëkatit, kjo tregon se ai nuk e urren atë mëkat, nuk e urren me zemër se është mëkat që i bëhet Allahut. Përderisa ai nuk ikë prej tij duke e urryer dhe nuk kthehet tek Allahu duke kërkuar faljen e Tij, kjo tregon se në pendimin e tij ka defekt.

5. *Pendimi të bëhet para se të përfundojë koha e pranimit*

Nëse pendimi bëhet pasi të përfundojë koha e pranimit të tij, ai nuk pranohet tek Allahu. E koha e pranimit të pendimit është dy lloje:

a) *e përgjithshme për çdo njeri*. Kjo është lindja e diellit nga perëndimi. Kur të lindë dielli nga perëndimi, atëherë njeriut nuk i bën më dobi pendimi e as besimi i tij. Allahu thotë:

**"Ditën kur të vijnë disa shenja të Zotit tënd, atëherë nuk do t'i bëjë dobi askujt besimi i tij, nëse nuk ka besuar më parë ose nuk ka bërë ndonjë të mirë me besimin e tij."** Enam 158.

Nuk i bën më dobi besimi atij i cili nuk ka besuar më herët, para se të vijnë ato shenja të Zotit. Qëllimi me këto shenja të Zotit është lindja e diellit nga perëndimi, siç ka ardhur në një hadith që e sqaron këtë, të cilin e përcjell Abdullah ibn

Amr ibn As radijAllahu anhu se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Allahu vazhdimisht e pranon pendimin derisa të lindë dielli nga perëndimi. E kur të lindë dielli nga perëndimi, Allahu e vulos çdo zemër me atë që ka në të.***[112] ***Njerëzve u mjafton ajo që kanë vepruar me herët*** (para kësaj)." Imam Ahmedi, e ibn Kethiri thotë se zinxhiri i tij është i mirë. Më nuk ka pendim. Ebu Hurejra radijAllahu anhu përcjell se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Kushdo që pendohet para se të lindë dielli nga perëndimi, Allahu ia pranon pendimin."*** Muslimi.

b) *e veçantë për njeriun*. Kjo është para se të vijë agonia e vdekjes, para se personi ta shohë vdekjen me sy. Pendimi në momentet e vdekjes nuk i bën dobi dhe nuk pranohet nga Allahu. Allahu thotë:

**"Nuk pranohet pendimi i atyre që vazhdimisht bëjnë të këqija e, kur u afrohet vdekja, atëherë thonë: "Unë tani me të vërtetë po pendohem."**Nisa 18.

Abdullah ibn Umeri radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Allahu e pranon pendimin e robit të Tij përderisa nuk bën gargara",*** d.m.th. me shpirtin e tij. Ahmedi dhe Tirmidhiu dhe thotë se është hasen.

---

[112] Qoftë besim apo mohim.

Gargara është zëri që del nga fyti. E përderisa shpirti nuk arrin deri në këtë vend ku del gargara, Allahu e pranon pendimin, e kur arrin aty dhe njeriu e sheh vdekjen e tij, më nuk pranohet pendimi.

Kur mblidhen këto pesë kushte të pendimit dhe e pranon Allahu atë, atëherë Ai e shlyen mëkatin për të cilin është penduar personi, sado që është i madh ai (mëkati). Allahu thotë:

"**Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti."** Zumer 53.

Këtë ajet Allahu e ka zbritur për ata të cilët pendohen sinqerisht tek Ai, që i janë dorëzuar e nënshtruar Atij, pra që janë muslimanë. Dhe thotë:

"**Kush punon vepër të keqe ose e ngarkon veten me gjynahe, pastaj kërkon falje prej Allahut, do të gjejë se Allahu është Falës e Mëshirëplotë."** Nisa 110.

Andaj, duhet të shpejtojmë të pendohemi tek Allahu me pendim të sinqertë, për aq sa kemi ende jetë, para se të na befasojë vdekja, duke mos pasur më mundësi të lirohemi e të shpëtojmë prej mëkateve tona (me pendim).

Ndeja e tridhjetë:

# Përfundimi i muajit Ramazan

Nuk i ka mbetur muajit të Ramazanit dhe shumë kohë nga përfundimi, pasi na erdhi si vizitor prej Allahut. Është afruar koha e ndarjes së tij prej nesh. Ai ose do të jetë dëshmitar për ne ose kundër nesh, në varësi të veprave që kemi vepruar në këtë muaj. Ai që ka vepruar vepra të mira në të, le ta falënderojë Allahun për këtë dhe le ta përgëzojë veten për shpërblimin e madh prej Allahut, sepse Ai nuk e humbet shpërblimin e punëmirëve. E ai që ka vepruar vepra të këqija në të, le të pendohet sinqerisht, ngase Allahu e pranon pendimin deri në momentet e fundit të jetës.

Allahu, në fund të muajit Ramazan, ka ligjësuar disa adhurime për robërit e Tij, përmes të cilave ata shtojnë afrimin tek Ai, u shtohet forca e besimit të tyre dhe shtohen veprat e mira në regjistrin e tyre të veprave në Ditën e Gjykimit. Në fund të këtij muaji Allahu e ka ligjësuar:

- *Zekatin e fitrit* (kemi folur për të në ndejën e njëzetë e tetë).
- *Tekbirin – madhërimin e Allahut.*

Kur të përfundojë muaji Ramazan me perëndimin e diellit të ditës së fundit të tij, është e ligjshme dhe e preferuar shtimi i tekbireve. Allahu thotë:

**"Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë e që ta falënderoni Atë[113]."** Bekare 185.

Forma e këtij tekbiri është të thuash:[114]

الله أكبر الله أكبر لا إِله إِلاَّ الله والله أكبر الله أكبر ولله الحمد

All-llahu ekber All-llahu ekber, La ilahe il-lAll-llah, wAll-llahu ekber All-llahu ekber, we lil-lahil hamd.[115]

Është sunet që tekbiri të bëhet me zë të lartë nga burrat, nëpër xhamia, tregje, rrugë e shtëpi, duke e shfaqur (shpallur) haptazi madhërimin e falënderimin[116] ndaj Allahut; të jemi falënderues që na ka udhëzuar në këtë fe të pastër, e cila është feja e vetme që e pranon Allahu. Ndërsa, femrat e bëjnë tekbirin duke mos e ngritur zërin lartë, ngase në Islam ajo është urdhëruar të jetë sa më e

[113] Falënderues së pari për Islamin (që na ka udhëzuar në të), pastaj që na ka ligjësuar vepra përmes të cilave e pastrojmë veten dhe shtojmë shpërblimet tona tek Allahu.

[114] Kjo është një prej formave të tekbireve që bëhen në natën e Bajramit. Ka edhe forma të tjera.

[115] Domethënia: Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi, nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut, Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi dhe Atij i takon Lavdia e falënderimi. Tekbiri thuhet në gjuhën arabe.

[116] Sepse tekbiri përfshin edhe madhërimin ndaj Allahut, edhe falënderimin ndaj Tij (we lil-lahil hamd – Atij i takon Lavdia e falënderimi).

mbuluar dhe me zë sa më të ulur.[117] A ka pamje më të bukur sesa kur të gjithë burrat e ngrehin zërin me tekbir,[118] duke e madhëruar Allahun dhe duke treguar respekt për Të, në çdo kohë e vend, prej kur përfundon dita e fundit e Ramazanit deri në faljen e namazit të Bajramit, dhe duke treguar falënderim ndaj Allahut që ua mundësoi kryerjen e një adhurimi ndaj Tij (agjërimin)?! A ka pamje më të bukur sesa kur të mbushet hapësira me tesbih,[119] tekbir, [120]tahmid,[121] tehlil,[122] duke shpresuar shpërblimin e Allahut dhe duke pasur frikë dënimin e Tij?!

- *Falja e namazit të Bajramit.*

Me faljen e namazit të Bajramit plotësohet dhe përmbyllet përmendja e Allahut, pra falënderimi ndaj Tij për këtë muaj. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka urdhëruar të gjithë umetin e tij për ta falë namazin e Bajramit,

---

[117] E kjo nuk është shkelje dhe nënçmim për femrën, por për ta ruajtur e mbrojtur nga e keqja dhe cenimi.

[118]Të bëhen tekbiret me xhemat siç bëhet në disa vende, të gjithë me një zë, duke e filluar dhe përfunduar së bashku, kjo nuk ka bazë në sunet dhe është prej bidateve. Por, e bën secili vetë.

[119] Tesbih është thënia SubhanAll-llah, që do të thotë: i madhëruar e i lartësuar është Allahu.

[120] Tekbir është thënia All-llahu ekber, që do të thotë: Allahu është më i Madhi (Madhështori).

[121] Tahmid është thënia Elhamdulil-lah, që do të thotë: lavdia dhe falënderimi i takojnë Allahut.

[122] Tehlil është thënia La ilahe il-lAll-llah, që do të thotë: Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut.

meshkujt e femrat. Urdhrit të tij duhet t'i binden të gjithë. Allahu thotë:

**"O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit dhe mos i çoni dëm veprat tuaja!"** Muhamed 33.

Ai i ka urdhëruar edhe femrat të dalin për ta falë atë, edhe pse dihet se në përgjithësi për femrën më e mira është shtëpia e saj, që aty ta adhurojë Allahun. Mirëpo, këtu bën përjashtim namazi i Bajramit, me ç'rast më mirë është që ajo ta falë me xhematin e muslimanëve. Ky urdhër i Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem është provë dhe argument që e konfirmon edhe më shumë namazin e Bajramit. Ummu Atijeh radijAllahu anha tregon: "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka urdhëruar të dalim në ditën e Bajramit të gjitha femrat, vajzat reja, vajzat e virgjëra dhe ato të cilave u kanë ardhur menstruacionet. Ndërsa, ato që ishin me menstruacione urdhëroheshin të largohen nga vend falja, porse janë urdhëruar të dalin të shohin (dëshmojnë) mirësinë e Allahut dhe lutjen e muslimanëve* (të bëjnë amin kur ata luten e të përfitojnë nga lutjet). *E pyeta: "O i Dërguar i Allahut, disa janë aq të varfra sa nuk kanë xhilbab (për të dalë për namaz)." Ai ka thënë:* ***"Le t'ia japë motra e saj një xhilbab të vet."*** Xhilbabi është veshja e femrës muslimane e cila mbulon tërë trupin e saj, nga koka deri te këmbët.[123]

---

[123] Kjo është argument se gratë në kohën e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem kanë veshur xhilbab. Kjo ka qenë mbulesa e tyre.

Është sunet ngrënia para se të dilet për namaz të (fitër) Bajramit. Më së miri është që të hahen hurma, kur personi është duke dalë nga shtëpia, apo para kësaj, apo duke shkuar për namaz të Bajramit. Është mirë që të hahen në numër tek, si: tri hurma, apo pesë, apo shtatë etj. Enës bin Malik radijAllahu anhu tregon: "Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem nuk ka dal prej shtëpisë së tij për namazin e (fitër) Bajramit pa ngrënë disa hurma, dhe ato i ka ngrënë në numër tek."* Buhariu, Tirmidhiu dhe të tjerë.

Është sunet shkuarja për namaz të Bajramit në këmbë, e jo me automjet, përveç nëse personi ka arsye: e ka larg vendin e faljes, apo është i sëmurë, apo i paaftë etj. Aliu radijAllahu anhu tregon: *"Prej sunetit është shkuarja për namaz të Bajramit në këmbë (duke ecur)."* Tirmidhiu.

Është sunet zbukurimi i burrave kur dalin për namaz të Bajramit, me rrobat më të bukura që kanë, dhe të parfumohen. Abdullah ibn Umeri radijAllahu anhu tregon: "*Umeri radijAllahu anhu ka marrë një xhybe prej mëndafshi, të blerë në treg dhe e ka sjellë tek i Dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i ka thënë: "O i Dërguar i Allahut, blije këtë, që të zbukurohesh kur del për të falë namazin e Bajramit dhe kur vijnë delegacionet për të pranuar Islamin!"* Ai i ka thënë:

***"Kjo është rroba e atyre që nuk kanë hise në ahiret."*** Buhariu dhe Muslimi.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë kështu sepse burri musliman e ka të ndaluar të veshë rroba të mëndafshit, apo të stoliset me ar, këto janë të ndaluara

për meshkujt e këtij umeti, kurse janë të lejuara për femrat. Nga ky hadith kuptojmë se është sunet (dhe kjo ka qenë traditë në kohën e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem e të sahabëve) zbukurimi i burrave kur dalin për faljen e namazit të Bajramit, me rrobat më të mira, me parfumosje etj. Kurse, femrave kjo gjë nuk u lejohet. Ajo nuk duhet të zbukurohet e parfumoset kur del për namaz të Bajramit, nuk duhet të dalë e pa mbuluar, ajo e ka obligim në Islam të mbulohet. E ka të ndaluar t'i heqë rrobat e saj, apo të stolisë rrobat përmes së cilave tërheqë sytë e shikimet e meshkujve. Kjo vlen në përgjithësi, kur del prej shtëpisë e po ashtu kur del edhe për namaz të Bajramit.

Prej suneteve të tjera është falja me përulje e namazit të Bajramit, me zemër prezente, si dhe të shtohet sa më shumë dhikri e lutja tek Allahu, duke shpresuar Mëshirën e Allahut dhe duke pasur frikë dënimin e Tij. Dhe kur del ta falë namazin e Bajramit në vendin ku tubohen të gjithë muslimanët për ta falë atë, me këtë tubim muslimani duhet ta kujtojë Tubimin e madh para Allahut, kur do të ringjallen e do të tubohen të gjithë njerëzit, në një vend, në Ditën e Gjykimit. Kur sheh njerëzit të tubuar në këtë vend (në vendin e faljes), duhet t'ia kujtojë vetes këtë gjë. Gjithashtu, kur sheh të gjithë njerëzit të tubuar në një vend, sheh dhe dallimin mes tyre. Disa Allahu i ka parapëlqyer e dalluar në mesin e të tjerëve, me bërjen e veprave të mira. Përmes kësaj vëren dhe dallimin e madh

që njerëzit do ta kenë në ahiret, duke mos qenë të gjithë të një niveli e shkalle. Allahu thotë:

**“Shiko, si Ne i parapëlqejmë disa ndaj të tjerëve.”** Disa janë me besim më të madh dhe me vepra më të mira sesa të tjerët. **“Kurse bota tjetër, në të vërtetë, do të ketë shkallëzime më të mëdha dhe parapëlqime më të theksuara.”** Isra 21.

Aty do të dallohet se kush ka qenë i sinqertë dhe kush ka bërë më shumë vepra për hir të Allahut (kushtuar Atij).

Muslimani në ditën e Bajramit, kur e përfundon muajin Ramazan, duhet të ndjejë lumturinë e gëzimin për këtë mirësi të Allahut, pra që ia ka mundësuar arritjen e Ramazanit, e që shumë të tjerë kanë vdekur para se të hyjë ai, apo e kanë arritur por nuk e kanë mbushur me vepra të mira, dhe që ia ka lehtësuar bërjen e veprave të mira në këtë muaj, si: namaz, agjërim, lexim të Kuranit, lëmoshë e të tjera. Kjo është më e mirë sesa dunjaja dhe çfarë ka në të. Duhet ta falënderojë Allahun për këtë mirësi. Allahu thotë:

**“Thuaj: “Me dhuntinë e Allahut dhe mëshirën e Tij - vetëm me këto le të gëzohen! Kjo është më e mirë se ajo që grumbullojnë.”** Junus 58.

Agjërimi i Ramazanit dhe falja gjatë netëve të Tij me besim dhe shpresë (në shpërblim e Allahut) është prej shkaqeve përmes të cilave Allahu i falë mëkatet tona, e gjithashtu kjo na mundëson pastrimin e lirimin prej tyre. Andaj, kur

muslimani e përmbyllë agjërimin e Ramazanit e gjithashtu namazin e natës që e ka falur gjatë netëve të tij, e di se përmes kësaj po pastrohet e lirohet prej mëkateve të bëra dhe kjo e shtyn të gëzohet e të lumturohet që Allahu ia ka dhënë një mundësi për t'u pastruar prej tyre. E ai që ka besim të dobët gëzohet kur përfundon Ramazani ngaqë sheh se do të lirohet nga agjërimi sepse i ka ardhur i vështirë, i rëndë, ia ka ngushtuar gjoksin. Ka dallim shumë të madh mes këtyre dy grupeve apo dy gëzimeve. Nuk duhet lejuar veten të jemi në grupin e dytë, por duhet të jemi në grupin e parë.

## Veprat e mira nuk përfundojnë me përfundimin e Ramazanit

Me përfundimin e muajit të Ramazanit, nuk përfundojnë veprat e mira të besimtarit. Veprat e tij përfundojnë vetëm atëherë kur vdes. Allahu i drejtohet Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem:

**"Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!"** Hixhr 99.

Nuk duhet që me përfundimin e Ramazanit t'i përfundojmë dhe veprat e mira që kemi bërë në të. Dhe thotë:

**"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë!"** Ali Imran 102.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Kur robi*** (i Allahut) ***vdes, ndërpritet vepra e tij***.” Buhariu dhe Muslimi.

Kur vdes njeriu, atëherë duhet të përfundojnë veprat. Andaj, duhet ditur që nëse muaji i Ramazanit po përfundon, besimtari nuk duhet ta ndërpresë agjërimin si adhurim.

Agjërimi vazhdon të jetë i ligjshëm edhe pas Ramazanit. Allahu na ka lënë të lirë të agjërojmë gjatë tërë vitit. Ebu Ejub el Ensari radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “*Ai që e agjëron Ramazanin, pastaj ia bashkon gjashtë ditë prej muajit Shewal, është sikur të agjërojë tërë kohën.*” Muslimi. Po ashtu agjërimi i tri ditëve në çdo muaj. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Të agjërohen tri ditë të çdo muaji, prej Ramazanit në Ramazan, është sikur të agjërohet tërë kohën.***” Muslimi.

Ebu Hurejra radijAllahu anhu ka thënë: “*I Dashuri im (Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem) më ka këshilluar me tri vepra (m'i ka lënë amanet)...*”, në mesin e tyre përmend: “*...agjërimin e tri ditëve në çdo muaj.*” Më së mirë është që këto tri ditë të agjërohen kur janë ditët e bardha: dita e trembëdhjetë, e katërmbëdhjetë dhe e pesëmbëdhjetë e muajit. Për këtë tregon hadithi i Ebu Dherrit radijAllahu anhu i cili tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka thënë:

***"O Ebu Dherr, nëse dëshiron të agjërosh tri ditë të muajit, agjëroje ditën e trembëdhjetë, të katërmbëdhjetë dhe të pesëmbëdhjetë."*** Tirmidhiu dhe Nesaiu.

Kur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është pyetur për agjërimin e ditës së Arafatit ka thënë: ***"Ajo i shlyen mëkatet e vitit të kaluar dhe të ardhshëm."*** Muslimi.

Kur është pyetur për agjërimin e ditës së Ashurës ka thënë: ***"I shlyen mëkatet e vitit të kaluar."*** Muslimi.

Kur është pyetur për agjërimin e ditës së hënë ka thënë: "***Ajo është dita kur kam lindur dhe dita kur ka filluar të më zbres Shpallja."*** Muslimi.

Ebu Hurejra radijAllahu anhu tregon: "*Një ditë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është pyetur se cili është agjërimi më i mirë pas Ramazanit dhe ka thënë:*

"***Agjërimi më i mirë pas Ramazanit është agjërimi i muajit të Allahut- muajit Muharrem."*** Muslimi.

Aisha radijAllahu anha tregon: "*Nuk e kam parë Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem të ketë agjëruar tërë muajin përveç muajit të Ramazanit dhe nuk kam parë të ketë agjëruar ndonjë muaj (përveç Ramazanit) më shumë sesa muajin Shaban."* Në një transmetim tjetër thotë: *"E ka agjëruar muajin Shaban pothuajse të tërin, përveç disa ditëve."* Buhariu. Po ashtu ajo thotë: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka kushtuar kujdes vazhdimisht agjërimit të ditës së hënë dhe të enjte."* Nesaiu dhe ibn Maxheh.

Po ashtu Ebu Hurejra radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Veprat e njeriut i shfaqen Allahut në ditën e hënë dhe të enjte. Dhe unë dëshiroj që kur veprat e mia të shfaqen*** (të ngritën lartë) ***të jem agjërueshëm."*** Tirmidhiu dhe ibn Maxheh.

Po ashtu, me përfundimin e muajit të Ramazanit nuk përfundon falja e namazit të natës. Falja e namazit të natës vazhdon çdo natë prej netëve të vitit. Falja e namazit të natës është pohuar edhe si vepër, edhe si thënie e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Mugiratu bin Shu'beh radijAllahu anhu tregon: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka falur namaz nate sa i janë ënjtur këmbët. Ia kanë përmendur këtë dhe ka thënë:*

*"**A të mos jem rob falënderues*** (ndaj Allahut)*?!"*[124] Buhariu dhe Muslimi.

Abdullah ibn Selam radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"O ju njerëz, përhapeni selamin sa më shumë, jepni ushqim, mbajini lidhjet farefisnore dhe faluni natën kur njerëzit janë***

---

[124] Në transmetime të tjera i kanë thënë: *"Edhe pse të janë falur mëkatet e tashme e të kaluara, e bën këtë adhurim?!"*, e ai ka thënë: "***A të mos jem rob falënderues (ndaj Allahut)?!"*** Adhurimi ndaj Allahut nuk përfundon kurrë. Edhe nëse e adhurojmë Allahun tërë jetën, nuk kemi mundësi t'ia japim të drejtën që Ai ka ndaj nesh. Mjafton kjo gjë (falënderimi ndaj Allahut) që ne të shtojmë adhurimet tona.

***në gjumë, do të hyni në xhenet me selam (paqe)!"*** Tirmidhiu.

Ebu Hurejra radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Namazi më i mirë pas namazit farz është ai i natës."*** Muslimi.

Namazi i natës përfshin të gjitha namazet vullnetare (nafile) që falen gjatë natës, e së bashku me të është edhe vitri. Namazi i natës falet dy nga dy rekate, siç ka ardhur në hadithin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, e nëse dikush frikësohet se është afruar koha e sabahut dhe ende nuk e ka përfunduar namazin e natës, atëherë le ta përmbyllë me një rekat vitër. Nëse do, mund ta falë namazin e natës ashtu siç e kemi sqaruar në ndejën e katërt. Ebu Hurjera radijAllahu anhu tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Zoti ynë zbret çdo natë në qiellin e dunjasë kur mbetet pjesa e tretë e fundit e natës e thotë:*** **"Kush është ai që më lutet Mua e Unë t'i përgjigjem lutjes së tij? Kush është ai që kërkon prej Meje e Unë t'i jap atij? Kur është ai që kërkon falje prej Meje e Unë ta fal atë?"** Buhariu dhe Muslimi.

Po ashtu vazhdon falja e suneteve të rregullta, para dhe pas farzeve, që janë gjithsej dymbëdhjetë rekate: katër para farzit të drekës e dy pas tij, dy pas farzit të akshamit, dy pas farzit të jacisë dhe dy rekate para farzit të sabahut.

Ummu Habibe radijAllahu anha tregon se e ka dëgjuar Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem të thotë:

“***Nuk ka musliman që fal për Allahun dymbëdhjetë rekate jashtë namazit farz, veçse Ai do t’ia ndërtojë një shtëpi në xhenet.”*** Në një transmetim tjetër thotë: ***“Atij që fal dymbëdhjetë rekate gjatë ditës e natës*** (jashtë farzeve), ***Allahu do t’ia ndërtojë një shtëpi në xhenet.”*** Muslimi.

Po ashtu vazhdon përmbajtja ndaj dhikrit që thuhet pas pesë namazeve farz. Allahu na ka urdhëruar ta përmendim Atë pas namazit (farz). Për këtë dhikër na ka nxitur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem. Allahu thotë:

**“Pasi të kryeni namazin, përmendeni Allahun duke qëndruar në këmbë, ulur dhe të shtrirë. Kur të jeni jashtë rrezikut, atëherë faleni namazin të plotë, sepse namazi është detyrë për besimtarët në kohë të caktuar.”** Nisa 103.

Kur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka dhënë selam në namazin farz ka thënë tri herë: “***Estagfirull-llah - أستغفر الله***” e pas kësaj ka thënë: “ اللَّهُمَّ أنتَ السلامُ ومنكَ السلامُ تباركتَ يا ذَا الجلالِ والإِكرام – **O Allah, Ti je Selam** (i Patëmeta, Ai që u sjell siguri/shpëtim njerëzve), **prej Teje vjen siguria/selameti, i Madhërishëm je Ti o Zotëruesi i Madhërisë dhe i Bujarisë!”** Po ashtu ka thënë:

“***Atij që thotë pas namazit*** (farz)***33 herë subhanAllah, 33 herë elhamdulilah dhe 33 Allahu ekber, pastaj këtë e përmbyllë me thënien***

***"*** لا إِله إِلاَّ الله وحدَه لا شريكَ لهُ، لهُ الملكِ ولـه الحمدُ وهو على كلِّ شيء قدير'', ***do t'i falen të gjitha mëkatet edhe nëse janë sa shkuma e detit."*** Muslimi dhe Ahmedi.

Duhet të mundohemi të shtojmë adhurimet tona ndaj Allahut e të largohemi nga mëkatet e të këqijat, në mënyrë që të fitojmë jetën e bukur e të lumtur që na ka premtuar në këtë botë dhe shpërblimin e madh në ahiret. Jeta e lumtur në këtë botë dhe shpërblimi i madh në ahiret arrihen përmes veprave të mira e adhurimeve. Sa më shumë që shtojmë prej tyre, aq do të kemi jetë më të lumtur. Allahu na ka premtuar këtë në Kuran:

"**Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira, që ka bërë."** Nahl 97.

E lusim Allahun të na forcojë në besim, në këtë fe! E lusim të na forcojë që të shtojmë veprat e mira! E lusim të na japë jetë të bukur e të lumtur dhe të na bashkojë në ahiret me njerëzit e devotshëm, me Pejgamberët, me dijetarët, dëshmorët e të sinqertit! Lavdia i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve.

## Përmbajtja: